# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 330 • VITI 31 • PRILL 2018 • REXHEB - SHA'BAN 1439 • ÇMIMI 1 €



## *Ramazani muaji i mirësive*

## Komentimi i kaptinës "El-Hashr"

## Ja, kjo është Medreseja...

*Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*

**"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."**

*(El Bekare, 183))*

# Në këtë numër:






**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**
Ahmet Sadriu, mr. Ramadan Shkodra, mr. Azmir Jusufi, Mustafë Hajdari, mr. Ejup Haziri, mr. Vaxhide Bunjaku, mr. Vedat Shabani dhe dr. Valon Myrta.

**Sekretar në redaksi:**
Mr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi

**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani

**Adresa:**
Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**
Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë



"Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë (vetëm nga Allahu), atij do t'i falen mëkatet e mëhershme".

(Buhariu dhe Muslimi)

# Ramazani muaji i mirësive

*Ramazani duhet të shfrytëzohet si një përvojë e papërsëritshme që të përmirësojmë gjendjen tonë jo të mirë morale sepse "Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete." (Er Ra'd: 11).*

*Secili përgjegjës i familjes duhet të kujdeset për familjen e tij veçanërisht në këtë muaj duke i nxitur ata të agjërojnë, të dinë rregullat e tij, të pendohen, të falen, të lexojnë Kuranin dhe të shtojnë veprat e mira. Secili duhet të kultivojë tek ata ndjenjën se bindja ndaj Allahut është rruga e suksesit dhe shpëtimit në dynja dhe Ahiret.*

*Ramazani është muaji i pendimit, i dhikrit dhe adhurimit të Allahut në çdo çast dhe i shtimit të veprave të mira. Në të filloi zbritja e Kuranit fisnik, me të cilin Muhammedi a.s u urdhërua nga Allahu që t'i ftojë njerëzit në fenë e vërtetë – në Islam. Ai është muaji i mirësive dhe i begative, muaji i shpërblimeve dhe dhuratave të pamasa: "Kush e kalon muajin e Ramazanit duke u falur gjatë natës, duke besuar fort dhe duke shpresuar shpërblim të mirë (vetëm nga Allahu), atij do t'i falen mëkatet e mëhershme". (Buhariu dhe Muslimi)*

*Agjërimi është një metodë perfekte për zhvillimin e virtyteve individuale dhe për kontrollin e vetvetes. Ai synon ta pasurojë shpirtin dhe zemrën me sinqeritet, mëshirë, mirësi dhe humanizëm.*

*Pejgamberi a.s. i përgëzonte shokët e tij me ardhjen e muajit fisnik dhe u thoshte: "U erdhi muaji i Ramazanit, muaji i bekuar. Allahu ua ka obliguar agjërimin e tij. Në të hapen dyert e xhenetit, mbyllen dyert e xhehenemit dhe lidhen shejtanët. Në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj, kush privohet nga e mira e saj është privuar (prej shumë të mirave)". Sigurisht se besimtari gëzohet me hapjen e dyerve të xhenetit, mbylljen e dyerve të xhehenemit dhe me lidhjen e shejtanëve.*

*Muaji i Ramazanit është kohë e pendimit të sinqertë, e pastrimit të zemrave, e ngjitjes dhe lartësimit të shpirtrave drejt pastërtisë dhe dëlirësisë, larg materies dhe nefsit, duke dalë në fund me gabime të falura, pa mëkate, sikurse kemi lindur të pastër e pa gjynahe. Ramazani është koha e adhurimit ku njeriu i tëri i përkushtohet Allahut dhe kur reduktohet roli i stomakut. Ai nuk është muaji i ngrënies dhe pijes pa masë. I Dërguari i Allahut na këshillon që të mos e teprojmë me ushqim dhe pije dhe kjo vlen edhe gjatë kohës së iftarit: "Njeriu kurrë nuk mbush enë më të keqe se stomakun e tij… një pjesë të stomakut le ta mbushë me ushqim, një pjesë me ujë dhe një pjesë le ta lërë të zbrazet që të marrë frymë lirshëm." (Tirmidhi dhe Ibn Maxhe).*

*Agjëruesi nuk duhet të përgojojë, të mashtrojë, të gënjejë, sepse veshi, syri, gjuha, mendja dhe zemra e tij duhet të agjërojë nga çdo gjë që shkakton zemërimin e Allahut. Agjëruesi duhet të jetë i përmbajtur dhe të mos flasë fjalë të papëlqyeshme, të mos bëjë vepra të ndaluara dhe të tregojë respekt ndaj agjërimit të tij. Dhe nëse ndodh që dikush ta ofendojë atë, ai nuk i përgjigjet atij në të njëjtën mënyrë. Pejgamberi a.s. thotë: "Agjërimi mbron nga morali i keq, sepse ai që agjëron nuk flet gjëra të turpshme dhe nuk bërtet. Nëse e shan dikush ose e sulmon, lë të thotë: "Unë agjëroj, unë agjëroj"." (Buhari dhe Muslimi).*

*Muhammedi a.s ka thënë: "Edhe agjërimi, edhe Kurani, Ditën e Ringjalljes do të ndërmjetësojnë për besimtarin. Agjërimi do të thotë: O Zot! Unë agjëruesin e pengova ditën nga të ngrënët, të pirët dhe nevojat e tjera të natyrshme. Pranoma ndërmjetësimin për faljen e tij!" Edhe Kurani do të thotë: "O Zot! Unë lexuesin e pengova natën nga gjumi dhe pushimi: Jepmë leje të ndërhyj për faljen e tij!"*

*Agjërimi është mëshirë e Allahut që ua ka dhuruar robërve të Vet, duke i udhëzuar ata në atë që është e dobishme për trupin dhe shëndetin e tyre, në mënyrë që të arrijnë jetë të lumtur dhe të denjë në këtë botë dhe shpërblimin në botën tjetër.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Tradita e leximit dhe mësimit të Kuranit në vendet tona është shekullore

*Të nderuar lexues dhe dëgjues të Fjalës së Allahut,*

*Të nderuar garues dhe mysafirë nga Shqipëria, Turqia, Maqedonia, Bullgaria, Kroacia, Mali i Zi dhe Sanxhaku,*

*Të nderuar përfaqësues nga Arabia Saudite,*

*Të nderuar përfaqësues të institucioneve të BIK-ut,*

*Të nderuar pedagogë dhe ju nxënës të Medresesë,*

*Të nderuar përfaqësues të këshillave vendorë të BIK-ut,*

*Të nderuar të pranishëm,*

*Vëllezër e motra!*




Kam kënaqësinë, nderin e respektin e veçantë që, sonte në këtë amfiteatër të bukur të Medresesë "Alaudin", me rastin e mbajtjes së garave të para të Kuranit në nivel ballkanik, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe në emrin tim t'ju dëshiroj mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm në këtë objekt, i cili, pavarësisht furtunave që e goditën gjatë shekullit që shkoi, dha kontribut shumë të madh në kultivimin e ndjenjës së leximit dhe mësimit përmendësh të Kuranit, fjalës së Allahut xh.sh., e mbajti gjallë atë edhe atëherë kur ishte shumë vështirë të mbahej gjatë sistemit të dhunshëm komunisto - ateist. Kjo Medrese me personelin e saj dhe ky amfiteatër dhanë shumë për lirinë e vendit tonë dhe bërjen e shtetit.

*Të nderuar të pranishëm!*

Kurani është dritë e Zotit, Krijuesit të këtij universi, është mëshira më e madhe e cila iu dhurua ymetit. Kuranin Allahu xh.sh. e bëri program të përgjithshëm e gjithëpërfshirës të jetës sonë, leximin e tij e bëri adhurim, me leximin e tij fitojmë shpërblimet më të mëdha e të llojllojshme, nëse njeriu i qëndron besnik leximit të Kuranit në vazhdimësi.

Dhe jo rastësisht Allahu xh.sh. e fillon edhe ajetin e parë të shpalljes së fundit me fjalën: "*Ikre* - Lexo", për të vazhduar e bërë me dije njeriut se është Ai i Cili njeriut i fali mundësi e veçori të cilat e veçojnë nga krijesat e tjera, se Ai i mësoi atë që nuk diti, se Ai i mësoi përdorimin e lapsit, Allahu thotë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo! Se Zoti yt është më bujari!. Ai që e mësoi (njeriun) të shkruajë me penë". (El-Alek: 1-4)

Assesi nuk mund t'i rrumbullakojmë të mirat dhe shpërblimet e shumta që sjell leximi i Kuranit, jona mbetet që të ripërtërijmë dhe rifreskojmë marrëdhëniet tona me librin e Allahut xh.sh. nëpërmjet leximit, i cili në vazhdimësi pastron mendjen, zemrën dhe shpirtin e njeriut, ruan kënaqësinë në zemrën e besimtarit, e cila e fuqizon edhe më shumë për devotshmëri dhe për adhurim ndaj Allahut xh.sh.

Kurani është një fuqi ringjalljeje në kujtesë, e përsëritshme në mendjen e njeriut, këtë mundësi Allahu xh.sh., ia dhuron atij që e mëson leximin e Kuranit dhe e mëson përmendësh atë. Kurani është mirësia më e madhe me të cilën njeriu mysliman e rikujton Allahun, është mrekulli e përjetshme, e cila provokon dhe sfidon mendjen e njeriut në vazhdimësi, sa më shumë të lexohet, aq më shumë shtohet dashuria ndaj tij. Leximi i Kuranit mbush apo ushqen trurin e njeriut, ky lexim i ofron dashuri dhe ndjenjë gëzimi të vazhdueshme për Zotin xh.sh., dhe për tërë atë që Ai ka urdhëruar në raport me jetën dhe universin.

Duhet ditur se leximi i Kuranit është edhe mënyra më madhështore e përmendjes së Allahut xh.sh. dhe e adhurimit ndaj Tij, ngase përmendja e Allahut xh.sh. bëhet në vazhdimësi gjatë leximit të Kuranit, derisa

largimi nga leximi i Kuranit mund të konsiderohet edhe largim nga vetë Kurani. Nisur nga kjo, shohim se Muhamedi a.s.ka urdhëruar dhe obliguar shokët e tij që ta shkruanin dhe ta mësonin përmendësh atë që shpallej nga Kurani. Edhe vetë Muhamedi a.s. gjatë jetës së tij prej të dërguari ishte i përkushtuar që çdo ditë të lexonte Kuran.

Që në kohën e Muhammedit a.s. kishte nga sahabët që ishin hafizë të Kuranit. Por, Pejgamberi a.s. kishte kërkuar nga shokët e tij, madje jo vetëm ta mësonin Kuranin, por t'ua mësonin edhe të tjerëve.

Pejgamberi a.s. thotë: "Më i miri prej jush është ai që mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve"

Leximi i një shkronje nga Kurani ka vlerën e dhjetë shpërblimeve, Allahu xh.sh. shumëfishon shpërblimin për atë që dëshiron, ngase Kurani erdhi mëshirë e këshillë e përgjithshme për njerëzimin mbarë, është kryemrekulli e të gjitha mrekullive të mëhershme te pejgamberët e tjerë.

Pejgamberi a.s. thotë: "Kush lexon një shkronjë nga Kurani shpërblehet për të, shpërblimi i leximit është dhjetëfish për çdo shkronjë. Nuk them që tërësia *"Elif, lam-mim"* konsiderohet vetëm një shkronjë, por *Elifun* – shkronjë, *Lamun* – shkronjë dhe *Mimun* – shkronjë".

Që në të gjallë të Muhammedit a.s. ka pasur nga sahabët që kanë qenë hafizë të Kuranit, si p.sh. Ubej ibn Ka'b, Zejd ibn Thabit, Muadh ibn Xhebel, Sa'ad ibn Ubade, Ebu Derda, Ebu Bekri, Osmani, Aliu (r.a.) etj. Megjithatë, i pari hafiz i Kuranit - i pakrahasueshëm në asnjë aspekt me të tjerët - ka qenë vetë Muhamedi a.s., i cili ka ditur përmendësh tërë Kuranin dhe për çdo Ramazan e ka përsëritur para Xhibrilit a.s., d.m.th. para engjëllit, që nga Allahu i pati sjellë Kuranin.

Lirisht mund të thuhet se sot nuk ka vend në botë ku jetojnë myslimanë e të mos ketë hafizë të Kuranit. Edhe në trojet tona, krahas përhapjes së Islamit, pati filluar të mësohej Kurani. Me kohë numri i hafizëve edhe te ne është rritur. Sa më i madh që ishte një vend dhe sa më shumë institucione fetare arsimore që kishte (mejtepe, medrese, etj.), aq më i madh ishte edhe numri i atyre që e mësonin Kuranin. Udhëpërshkruesi i njohur osman, Evlija Çelebiu, kur ka vizituar vendet tona, ka lënë të dhëna për shumë medrese, të cilat kanë qenë veçan për mësimin dhe studimin e Kuranit, të njohura si "Darul-Kurra", si në Prishtinë, Shkup, Berat, Gjirokastër etj.

Gjatë historisë sonë në institucionet tona edukative-arsimore duke nisur nga xhamitë, mejtepet, medresetë, në vazhdimësi i është kushtuar kujdes i veçantë mësimit të drejtë, të saktë dhe të bukur të leximit të Kuranit. Në këtë drejtim ulemaja jonë përveçqë ka përgatitur talebet që kanë lexuar mirë Kuranin, kanë nxjerrë edhe hafizë.

Tradita e mësimit dhe leximit të drejtë e të saktë të Kuranit ka ekzistuar te ne në mënyrë të organizuar e institucionale dhe ajo ka vazhduar dhe vazhdon deri më sot dhe do të vazhdojë edhe në të ardhmen. Këtë e garanton, përveç të tjerash, edhe respekti që lexuesve të mirë të Kuranit u ka dhënë shoqëria jonë, ata kanë një vend të merituar në shoqëri.

Prandaj, të dashur nxënës dhe ju pjesëmarrës të garave, me shumë bindje ju them se ju si edhe kolegët tuaj anekënd botës, jeni dëshmi-provë e garancisë hyjnore për vazhdimësinë e leximit të Fjalës së Allahut xh.sh. Ju jeni të privilegjuar nga moshatarët tuaj, sepse krahas mësimeve të shkencave të tjera, ju qysh në rininë tuaj të hershme absorboni në zemrat dhe shpirtrat tuaj nektarin e pastër të marrë nga leximi e mësimi përmendësh i Kuranit, dhe me këtë jetoni e garoni kudo ku gjendeni.

*Të nderuar vëllezër e motra!*

Siç u tha, tradita e leximit dhe mësimit të Kuranit në vendet tona është shekullore, mirëpo duhet thënë që popujt e vendeve tona u përballën me sisteme jodashamirëse ndaj fesë e besimit, e që siç dihet, u mbyllen thuajse të gjitha medresetë, duke dashur që të godasin e të shuajnë ndjenjën e besimit. Mirëpo, me gjithë vështirësitë, presionet dhe propagandën ideologjike me të cilat u përballën shoqëritë tona, nuk hoqëm dorë nga besimi, nuk hoqëm dorë nga Kurani e leximi i tij. Deshi i madhi Zot dhe atij sistemi i erdhi fundi dhe tani në të gjitha trojet tona, në të gjitha vendet e Ballkanit janë rikthyer Medresetë në të cilat mësohet leximi i Kuranit, dhe si rezultat i punës së medreseve në vendet e Ballkanit përveçqë kemi së pari lexues të devotshëm të Kuranit, kemi edhe studiues të niveleve të ndryshme, por ajo që dua të theksoj me këtë rast është se nga brezi i ri kemi bazë e potencial të mjaftueshëm për të organizuar edhe konkurse garuese në leximin e Kuranit.

*Të nderuar garues dhe ju pjesëmarrës!*

S'ka dyshim se leximi i Kuranit siç e cekëm më lart është prej veprave më të vlerësuara, e cila e afron në vazhdimësi robin afër Allahut xh.sh., me përmendje dhe adhurim.

Allahu xh.sh. thotë: "...Pra ta dini se me të përmendur Allahun zemrat stabilizohen". (Er-Rrad, 28.)

Pa dashur ta zgjas më tepër, por duke ju uruar shëndet dhe suksese në këto gara, po përmend edhe këtë ajet ku Allahu xh.sh. thotë: "... E për shpërblim të tillë le të garojnë ata që lakmojnë të mirën" (El-Mutafifin, 26).

Dhe në fund fare, më lejoni të them edhe një gjë: do të isha mosmirënjohës sikur të mos falënderoja me këtë rast Organizatën Botërore për Kuran dhe Sunet me seli në Xhide, të udhëhequr nga lexuesi dhe alimi i mirënjohur, Abdullah Besfori, si dhe Dijanetin e Turqisë me dr. Ali Erbashin në krye, për ndihmën e ofruar për mbajtjen e këtyre garave.

Edhe një herë, ju uroj shëndet, suksese dhe mbarësi dhe të kaloni çaste të mira nën Hijen e Fjalëve të Allahut xh.sh..

*Prishtinë, 20 prill 2018*

*Myftiu i Kosovës,*

***Mr. Naim ef. Tërnava***

**Fjala e mbajtur me rastin e hapjes së garave të Kuranit në nivel ballkanik, mbajtur në Prishtinë më 22-20 prill 2017.*

# Medreseja një burim i pashtershëm i përgatitjes së gjeneratave të reja

Në fillim më lejoni të ju uroj të gjithëve mirëseardhje

Mirë se erdhët në Medresenë e Mesme Alauddin, në këtë amfiteatër që ka shumë histori, në këto ambiente të bekuara me prezencën tuaj dhe të këtyre fytyrave të ndritura–nxënësve të medreseve të ndryshme nga vendet e Ballkanit. Nga sot kjo ditë do të shkruhet në analet e historisë së shkollës dhe vendit tonë.

Jam i nderuar që po ju drejtohem sot në emrin e kësaj vatre të arsimit fetar e kombëtar, që ndër vite ka kushtuar vëmendje të veçantë ndaj Kuranit; nga këtu morën bazën dhe kanë dalë shumë hafizë, lexues të mirë të Kuranit, studiues dhe komentues të Kuranit. Me plot të drejtë kjo medrese llogaritet të jetë një burim i pashtershëm i përgatitjes së gjeneratave të reja në leximin e fjalës së Zotit, Kuranit fisnik.

Edhe pak muaj na kanë mbetur që medreseja jonë t'i mbushë plot 67 vjet qëkurse filloi punën, gjegjësisht 7 dekada në hizmet të mësimit dhe leximit të drejtë të Kuranit. Deri në vitin 1985 ishte e vetmja medrese shqipe ku mësohej leximi i drejtë i Kuranit në krejt botën. Ishin hoxhallarët tanë, që me shumë sakrificë mbollën frytin e dashurisë së leximit të Kuranit te gjeneratat e para. Ishte hafiz Muharrem Adili, ndër të parët në atë kohë, që u mor me mësimin e leximit të drejtë të Kuranit, e pak më vonë edhe hafiz Ismail Hakia.



Madje ky i fundit kishte marrë pjesë edhe në garat e Kuranit, që në atë kohë ishin mbajtur në Malajzi. Më vonë në këtë fushë dhanë kontributin e tyre edhe shumë hoxhallarë të tjerë, e unë po i përmend vetëm ata që më nuk janë në mesin tonë, si: hoxhë Hasan Nahin, Sadri Prestreshin, Tefik Gashin etj.

Falë ndihmës së Zotit dhe pastaj falë punës së palodhshme të shumë prej hoxhallarëve tanë, por edhe të një numri që sot janë me ne, sot medreseja Alauddin brenda planprogramit të vet, si lëndë bazike, ka edhe mësimin dhe leximin e drejtë të Kuranit, me një fond prej 5 orëve në javë. Puna e palodhshme e mësimdhënësve tanë në përgjithësi, e në veçanti të atyre të Kuranit, ka bërë që një numër jo i vogël i ish nxënësve tanë sot me leximin e tyre të bukur të marrin pjesë dhe ta përfaqësojnë vendin tonë në shumë ngjarja të ndryshme islame në vende të ndryshme nëpër botë.

Nga këtu edhe praktikisht po realizohet premtimi i Allahut, kur ia kishte shpallur Muhamedit a.s.: "Vërtet Ne e zbritëm Kuranin, dhe ne do ta ruajmë atë!"

*Vëllezër e motra!*

Duke u mbështetur në porosinë kuranore "*bashkëpunoni në punë të mira dhe të mbara..*" , edhe ky organizim i sivjetmë, që llogaritet i pari i këtij lloji – niveli në historinë e medresesë Alauddin, është në vazhdën e bashkëpunimit të mirë e të ndërsjellë ndërmjet medreseve të mesme të Ballkanit. Pa dyshim se përgjigjja pozitive e medreseve nga vendet si: Shqipëria, Maqedonia, Turqia, Kroacia, Bullgaria, Mali i Zi dhe Sanxhaku, e ka bërë edhe më madhështore këtë garë. Unë këtë takim tonin, mes mësimdhënësve, njohjes mes nxënësve nga medresetë e ndryshme, e konsideroj si ngjarje

të suksesshme, dhe me plot shpresë vepër të mirë të regjistruar te Zoti i Gjithëmëshirshëm. Dua t'ju siguroj se do të punohet edhe më shumë që kjo ngjarje të jetë tradicionale dhe të organizohet edhe në vitet në vazhdim.

*Të nderuar të pranishëm!*

Dëshiroj të theksoj se organizimi i kësaj gare të Kuranit vjen si rezultat i kujdesit prej gjithë neve ndaj Kuranit fisnik, në suaza të mirëkuptimit kulturor dhe civilizues me të tjerët, që t'i shpalosim drejt mësimet e Kuranit për fëmijët tanë, larg ekstremizmit, dhunës, manipulimit, të keqes e çrregullimit në shoqëri. Kurani është libër udhëzues, është dritë dhe mëshirë, sistem rregullash hyjnore i jetës së njeriut. Të kuptuarit e drejtë të tij dhe të punuarit me të, në rend të parë, është obligim, e pastaj edhe nder e krenari. Ai sjell prosperitet, stabilitet në shoqëri, mirëpo edhe është shpëtim në të dy botët. Këtë na e mësoi edhe i Dërguari ynë, Muhamedi a.s., i cili ka thënë: "Allahu me këtë libër ngre popuj dhe ul popuj të tjerë"

Prandaj, sa i përket garës, sivjet jemi kujdesur që këto gara të zhvillohen në katër kategori, në nivel të medreseve, për të dy gjinitë, e ato janë:

Gara në hifz 5 xhuza

Gara në hifz në 3 xhuza

Gara ne hifz në xhuzim Amme

Lexim i bukur i Kuranit.

Janë gjithsej 40 garues, nga tetë (8) vende të Ballkanit, që në dy ditët në vazhdim do të testojnë mbamendjen dhe leximin e bukur të tyre, përballë një komisioni profesional në përbërje të:

1. Hfz. Safet Hoxha – Kosovë
2. Hfz. Osman Egin - Turqi
3. Abdullah Almuhib – Arabia Saudite
4. Hfz. Shafi Osmani - Maqedonia
5. Hfz. Irfan Malic - Novi Pazar

Dua të falënderoj hafizët (komisionin) për gatishmërinë e tyre që të jenë me ne në këto ditë, dhe u dëshiroj suksese në punën dhe vlerësimet e tyre.

Në fund, duke u bazuar në këshillën pejgamberike, se *"Ai që nuk falënderon njerëzit, nuk e ka falënderuar as Zotin"*, dëshiroj t'i falënderoj të gjithë ata që kanë ndihmuar në organizimin e kësaj ngjarjeje. Në veçanti falënderoj organizatën islame "Rabita", dhe "Diyanet"-in e Republikës së Turqisë. Kurse garuesve u dëshiroj suksese dhe qëndrim të mirë në konakun tonë dhe tuajin përgjatë këtyre tri ditëve! Lus Allahun që të na ndihmojë të gjithëve që të vazhdojmë të jemi në shërbim të Kuranit, në shërbim të vendit dhe fesë sonë, dhe gjithë umetit islam, e pse jo edhe gjithë njerëzimit, nga Lindja e në Perëndim!

***Mr. Jakup Çunaku,***
*drejtor i M.M. "Alauddin"*

**Fjala e mbajtur me rastin e hapjes së garave të Kuranit në nivelin ballkanik mbajtur në Prishtinë më 20-22 prill 2017.*



**Sabri Bajgora**

# Komentimi i kaptinës “El-Hashr”

Kjo sure i ka gjithsej 24 ajete, 445 fjalë dhe 1913 shkronja. Ka zbritur pas sures “El-Bejjinetu” dhe para sures “En-Nasr”. Në radhitjen e Mushafit mban numrin e 59-të, kurse në radhitjen e zbritjes është e 98-ta.

Kaptina “El-Hashr, sipas mendimit unanim të dijetarëve është zbritje medinase.

Transmetojnë Ibn Durejsi, Nehasi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi të ketë thënë: “Ka zbritur kaptina “El-Hashr” në Medinë”. Ibn Merduvije të njëjtin transmetim e përcjell edhe nga Ibn Zubejri.

Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi nga Seid ibn Xhubejri të ketë thënë: I thashë Ibn Abasit, po surja “El-Hashr? Tha: Por thuaj “Surja Beni-n-Nadir”, që do të thotëse kjo sure ka zbritur në lidhje me fisin e lartpërmendur i cili ka jetuar në Medinë.[1]

Kjo sure i ka gjithsej 24 ajete, 445 fjalë dhe 1913 shkronja.[2] Ka zbritur pas sures “El-Bejjinetu” dhe para sures “En-Nasr”. Në radhitjen e Mushafit mban numrin e 59-të, kurse në radhitjen e zbritjes është e 98-ta.[3]

## Emërtimi i kësaj kaptine

1. Emërtimi “El-Hashr”, është emërtimi më i njohur i kësaj sureje, me të cilin është njohur qysh nga koha e Resulullahit s.a.v.s.. Po ashtu ky emërtim ka qenë i njohur edhe ndër sahabët, ashtu siç pamë nga thëniet e Ibn Abasit dhe Ibn Zubejrit se surja “El-Hashr”, ka zbritur në Medinë.

Arsyeja e këtij emërtimi është fjala “El-Hashr” e përdorur në ajetin e dytë të kësaj sureje: “Ai është që në dëbimin e parë i nxori prej shtëpive të tyre ata nga ithtarët e librit, të cilët nuk besuan…”, dhe nënkupton dëbimin e fisit ‘Beni-n-Nadir’, nga paralagjet e Medinës, për shkak të armiqësisë së treguar ndaj myslimanëve.[4]

> **Kaptina “El-Hashr” bën pjesë në suret e quajtura “El-Musebbihat”, meqë hapen me madhërim-lartësim (tesbih) për Allahun.**

2. Emërtimi i dytëi kësaj sureje është“Beni-n-Nadir”. Me këtë emërtim e ka quajtur Ibn Abasi, kur Seid ibn Xhubejri e pati pyetur rreth sures “El-Hashr”, ndërsa ai i kishte thënë: Por thuaj surja“Beni-n-Nadir”. Mbase qëllimi i Ibn Abasit kur e ka quajtur “Surja Beni-n-Nadir”, që nënkupton dëbimin e këtij fisi çifut nga Medina, ka qenë që të mos e ngatërrojë fjalën “hashr” të përmendur në ajetin 44 të sures“Kaf”, e që nënkupton tubimin e Ditës së Gjykimit, me dëbimin në fjalë. Me emërtimin “Surja Beni-n-Nadir” e kanë quajtur Imam Sujutiu, Ibn Atije, Ibnul Xhevzij, Bukai dhe të tjerë.[5]

## Vlera e kësaj kaptine

- Surja “El-Hashr” bën pjesë në grupin e sureve “El-Mufassal”. Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vathilete ibnul Eska’ë El-Lejthi, të ketë thënë: “Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: “Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja, (suret nga “El-Bekare” e deri te “El-Enfal” ose “Et-Tevbe”); më janë dhënë në vend të Zeburit, “El-Mi’ine” - njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); më janë dhënë në vend të Inxhilit, “El-Methanij” - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam nderuar (ndaj të Dërguarve të tjerë) me suret “El-Mufassal” (nga surja “Kaf”, e është thënë nga “El-Huxhurat” e deri te “En-Nas”).”[6]

- Kaptina “El-Hashr” po ashtu bën pjesë edhe në suret e quajtura “El-Musebbihat”, meqë hapen me madhërim-lartësim (tesbih) për Allahun. Transmetohet nga Irbad ibn Sarije të ketë thënë: “I Dërguari i Allahut i këndonte “musebbihatet” para se të binte për të fjetur dhe thoshte: “Në këto sure gjendet një ajet që është më i vlefshëm se një mijë ajete të tjera”. Dijetarët rreth fjalëve të Irbadit: “I Dërguari i Allahut i këndonte “musebbihatet”, sqarojnë se “musebbihatet” janë suret që fillojnë me fjalë: “subhane”, “sebbeha”, jusebbihu” ose “sebbih”, dhe janë gjithsej 7 sure: “Subhane-l-Ledhi esra (El-Isra’ë), “El-Hadid”, “El-Hashr”, “Es-Saff”, “El-Xhumuatu”, “Et-Tega-

bun" dhe "El-A'ëla"[7]

- Transmetohet nga Abdullah Ibn Omeri r.a. të ketë thënë: "Erdhi një njeri tek Resulullahi s.a.v.s. dhe i tha: Më lexo (mëso) diçka (nga Kurani) o i Dërguari i Allahut? Ai tha: "Lexoji tri nga suret që fillojnë me "Elif, Lam, Ra"[8]. Ai tha: Jam plak, trupi më është rrëzbitur, zemra më është ligështuar kurse gjuha më është rënduar. Atëherë i Dërguari i Allahut i tha: "Lexoji tri nga suret që fillojnë me "Ha-Mim"[9]. Ai i tha të njëjtat fjalë si më parë. Atëherë Resulullahi s.a.v.s. i tha: "Atëherë lexoji tri nga "Musebbihatet"[10]. Por ai njeri i përsëriti sërish fjalët e mëparshme, duke shtuar: O i Dërguar i Allahut, më lexo ndonjë sure gjithëpërfshirëse, kurse Resulullahu s.a.v.s. ia lexoi suren "Idha zulziletil erdu zilzaleha…" derisa e përfundoi. Atëherë ai njeriu tha: Pasha Atë që të ka dërguar me të vërtetën, unë nuk do të shtoj diç më tepër nga kjo kurrë, e pastaj ktheu shpinën dhe shkoi. I Dërguari i Allahut tha: "Ky njeri shtatshkurtër, shpëtoi, ky njeri shtatshkurtër shpëtoi.[11]

- Transmetohet nga Ma'kil bin Jesari të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: Atij që,

> "Ai që i lexon tri ajetet e fundi të sures "El-Hashr", kur të zgjohet dhe po atë ditë vdes, do të vuloset me vulën e shehidëve, e nëse i lexon kur të ngryset, dhe vdes atë natë, do të vuloset me vulën e shehidëve.

kur të zgjohet thotë tri herë: Eudhu bil-lahi-s-Semi'i-l alimi minesh-shejtani-rr- rraxhim-Kërkoj mbrojtjen e Allahut, i Cili dëgjon gjithçka dhe është i gjithëdijshëm, prej shejtanin të mallkuar, dhe i lexon tri ajetet e fundit të sures "El-Hashr": "Ai është Allahu që nuk ka zot tjetër; vetëm Ai, që e di të fshehtën dhe të dukshmen, Ai është Mëshiruesi, Mëshirëbërësi! Ai është Allahu që nuk ka zot tjetër përveç Tij, sundues i përgjithshëm, i pastër (prej të metave që i vishen), shpëtimtar (që i shpëton njerëzit prej ndëshkimit të padrejtë), sigurues (që i siguroi njerëzit me premtimin e vet dhe pejgamberët me mrekulli) mbikëqyrës (që mbikëqyr dhe përcjell çdo send), i plotfuqishëm, mbizotërues, i madhërishëm. I lartësuar është Allahu nga çka i shoqërojnë! Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të Tij janë emrat më të bukur. Atë (Allahun) e .madhëron çka ka në qiej e në tokë dhe Ai është ngadhënjyesi, i urti![12];Allahu do t'ia caktojë përcjelljen e 70 mijë engjëjve, të cilët do të luten për të derisa të ngryset. Nëse vdes në atë ditë, do të vdesë si shehid-dëshmor, dhe ai që i thotë këto fjalë kur të ngryset-errësohet, do të jetë në të njëjtën pozitë.[13]

- Transmetohet nga Abdurrahman ibn Ebi Lejla e ky nga Ubejj bin Ka'bi të ketë thënë: Isha ulur tek i Dërguari i Allahut s.a.v.s. kur i erdhi një beduin e i tha: E kam një vëlla që po lëngon nga dhimbjet. "Po nga çfarë dhimbje lëngon saktësisht vëllai yt" - e pyeti i Dërguari i Allahut.

Ka një lloj çmendine, tha ai. – "Atëherë ma sillni atë këtu", - i tha Pejgamberi a.s. Atëherë ai



shkoi dhe e solli atë dhe e uli para Pejgamberit a.s.. Unë, thotë Ubejji, e dëgjova të Dërguarin e Allahut duke kërkuar mbrojtjen e Allahut me: "Fatihanë", 4 ajetet e para të sures "El-Bekare", dy ajete nga mesi i saj: "Ve Ilahukum ilahun vahid" - (El-Bekare, 163) dhe Ajetul kursinë (El-Bekare, 255), pastaj 3 ajetet e fundit të sures "El-Bekare", një ajet të sures "Ali Imran", më duket se ka qenë ajeti 18 i saj: "Shehidallahu ennehu la ilahe il-la huve", një ajet nga surja"El-A'raf",atë të 54-t:"Inne rabbekumullahu el-ledhi haleka", ajetin 117 të sures "El-Mu'minune": "Ve men jed'u mea Allahi ilahen ahar, la burhane lehu bihi"; ajetin 3 të sures "El-Xhinn": "Ve ennehu teala xheddu rabbina, ma ittehadhe sahibeten ve la veleda"; dhjetë ajetet e para të sures "Es-Saffat", tri ajetet e fundit të sures "El-Hashr","Kul huvallahu ehad" dhe dy "Muavvidhetejnët". Pas këndimit të këtyre ajeteve, beduini u ngrit dhe u shërua, dhe më nuk lëngonte nga asgjë.[14]

- Është përcjell nga Haseni të ketë thënë: "Ai që i lexon tri ajetet e fundi të sures "El-Hashr", kur të zgjohet dhe po atë ditë vdes, do të vuloset me vulën e shehidëve, e nëse i lexon kur të ngryset, dhe vdes atë natë, do të vuloset me vulën e shehidëve."[15]

## Lidhja e kësaj kaptine me atë paraprake

- Në suren paraprake "El-Muxhadele", Allahu xh.sh. tregon për ngadhënjimin që Ai do t'ua japë të dërguarve të Tij: "S'ka dyshim se ata që e kundërshtojnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, të tillët janë ndër më të poshtëruarit. Allahu ka përcaktuar (shkruar në Levhi Mahfudh): Unë dhe të dërguarit e Mi patjetër do të ngadhënjejmë! Allahu është i fortë, ngadhënjyes" – (El-Muxhadele 20-21), tash në fillimin e sures "El-Hashr", na tregon për ngadhënjimin e myslimanëve ndaj fisit çifut "Beni-n-Nadir", të cilët kishin thyer besën dhe marrëveshjen me myslimanët dhe Pejgamberin a.s.: "po Allahu u erdhi atyre nga nuk e kishin menduar dhe në zemrat e tyre hodhi frikën" – (El-Hashr, 2).

- Përderisa surja paraprake "El-Muxhadele" shpërfaqi gjendjen e hipokritëve dhe çifutëve dhe miqësinë e ndërsjellë mes tyre, tash në këtë sure sqarohet dëbimi kolektiv i fisit "Beni-n-Nadir", për shkak të tradhtisë së tyre ndaj myslimanëve.

- Në suren "El-Muxhadele" u lavdëruan ata besimtarë që nuk u miqësuan me ata që kundërshtuan Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ndonëse ishin të afërmit e tyre, babë, bij a vëllezër nga gjaku. Kjo gjë ndodhi pikërisht në luftën e Bedrit për se flet ajeti 22 i kësaj sureje: "Nuk gjen popull që e beson Allahun dhe ditën e gjykimit e që ta dojë atë që e kundërshton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, edhe sikur të jenë ata (kundërshtarët) prindërit e tyre ose fëmijët e tyre, ose vëllezërit e tyre, ose farefisi i tyre..."ndërkohë që tash në këtë sure, Allahu xh.sh. sqaroi se besimtarët janë vëllezër, miq dhe të afërt vetëm me njëri-tjetrin: "Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!".- (El-Hashr, 10).

> Karakteristikë e kësaj sureje është se fillim i saj nis me tesbih-madhërim: "Allahun e madhëron me tesbih gjithçka ka në tokë, e Ai është i Fuqishmi, i Urti" – (El-Hashr, 1), ashtu siç edhe përfundon me tesbih-madhërim: "Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të Tij janë emrat më të bukur. Atë e lartëson çka ka në qiej e në tokë dhe Ai është i Fuqishmi, i Urti! (El-Hashr, 24)

## Lidhja e fillimit të kësaj kaptine me përfundimin e saj

Karakteristikë e kësaj sureje është se fillim i saj nis me tesbih-madhërim: "Allahun e madhëron me tesbih gjithçka ka në tokë, e Ai është i Fuqishmi, i Urti" – (El-Hashr, 1), ashtu siç edhe përfundon me tesbih-madhërim: "Ai është Allahu, Krijuesi, Shpikësi, Formësuesi. Të Tij janë emrat më të bukur. Atë e lartëson çka ka në qiej e në tokë dhe Ai është i Fuqishmi, i Urti!– (El-Hashr, 24)

Madje, siç shihet, ajeti i parë i kësaj sureje përmbyllet me përmendjen e dy emrave të bukur të Allahut: "Azizun-Hakim", ashtu siç edhe përfundon kjo sure me këta dy emra të bukur të Allahut:"Azizun-Hakim".

Përmendja e këtyre dy emrave fsheh prapa vetes urtësi të madhe, sepse Allahu xh.sh. e drejton këtë ekzistencë me madhështinë, fuqinë dhe urtësinë e Tij.

## Shkaku i zbritjes së kësaj kaptine

Shumica dërrmuese e mufessirëve, janë të mendimit se kjo sure, në tërësi, ka zbritur me rastin e dëbimit kolektiv të fisit hebre Beni-n-Nadir, nga paralagjja e Medinës.

- Transmeton Imam Buhariu nga Ibn Abasi të ketë thënë: "... Surja "El-Enfal" ka zbritur për luftën e Bedrit, kurse surja "El-Hashr" ka zbritur për (dëbimin e fisit) Beni-n-Nadir".[16]

- Transmetojnë Hakimi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Aishja r.a. të ketë thënë: "Beteja kundër Beni-n-Nadir, një prej fiseve hebreje ka ndodhur pikërisht gjashtë muaj pas luftës së Bedrit. Shtëpitë dhe hurmat e tyre ishin kah ana e Medinës. I Dërguari i Allahut i rrethoi derisa u detyruan të dorëzoheshin, pa kushte. Resulullahi s.a.v.s. i lejoi të merrnin me vete aq sa mund të bartë një deve, por jo edhe armët e tyre, prandaj në lidhje me ta, Allahu xh.sh. zbriti suren: *"Sebbeha lil-lahi ma fi-s-semavati ve ma fil erd.... "*.[17]

- Edhe lidhur me ajetin e 9-të kemi shkak të zbritjes, për të cilin do të flasim më gjerësisht gjatë komentimit të ajetit në fjalë.

## Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine

Kjo kaptinë kuranore, në fokus të shtjellimit të saj, ka dy tematika qendrore:

1. Ngjarjen e dëbimit të fisit hebre "Beni-n-Nëdir" nga rrethina e Medinës, për shkak të tradhtisë së tyre ndaj myslimanëve, me të cilët kishin marrëveshje, dhe

2. Sqarimin e Madhështisë së Allahut, nëpërmjet emrave dhe cilësive të Tij.

Në anën tjetër, edhe kjo kaptinë si dhe shumë kaptina të tjera kuranore që janë zbritje medinase, merret me sqarimin e disa dispozitave sheriatike, të cilat kanë të bëjnë me marrëveshjet, pasojat e thyerjes dhe mosrespektimit të tyre, flet për ndarjen e presë së luftës, urdhëresën për devotshmëri, lidhjen në mes hipokritëve dhe hebrenjve atëbotë etj..

- Kjo kaptinë fillon më madhërimin e Allahut dhe zhveshjen e Tij nga çdo mangësi, duke sqaruar se çdo gjë në këtë ekzistencë i bën tesbih-madhërim Atij, qoftë njeri, xhin, kafshë, insekt, bimësi apo gjë e ngurtë. (Shih ajetin: 1).

- Kaptina vazhdon me njoftimin për dëbimin e fisit 'Beni-n-Nadir' nga kështjellat e tyre, në afërsi të Medinës, për shkak të thyerjes së besës dhe marrëveshjes që kishin me të Dërguarin e Allahut. (Shih ajetet: 2-4).

- Preja e luftës që lanë pas hebrenjtë, si ndëshkim për thyerjen e marrëveshjes, u nda proporcionalisht nga i Dërguari a.s., duke u kujdesur për çdo kategori shoqërore, për jetimët, për ata që ishin të varfër dhe për udhëtarët e rrugës. Madje në vazhdim të ajeteve, shohim lavdërimin që ua bën Allahu muhaxhirëve, të cilët, ndonëse të varfër, meqë kishin emigruar nga Meka, megjithatë, nuk ishin të interesuar për pasuri, por për lartësimin e fjalës së Allahut dhe për kënaqësinë e Tij. Pas tyre, Allahu i Madhërishëm i lavdëron edhe ensarët, të cilët, me zemra të hapura, i pritën muhaxhirët duke e ndarë pasurinë e tyre me ta. Ensarët në lutjet e tyre gjithmonë luteshin për muhaxhirët, të cilët i kishin paraprirë këtyre me besim të pastër. (Shih ajetet: 5-10).

- Në vazhdim të sures, shohim se Allahu xh.sh. ka bërë një shëmbëllim krahasues ndërmjet sjelljeve të hipokritëve (dyfytyrëshve) dhe atyre të hebrenjve, të cilët ishin besatuar mes vete për prapësi e ligësi ndaj myslimanëve. Allahu ua qet në pah "moralin" e tyre të prishur teksa nuk kishin guxim asnjëra palë t'u dilte përballë myslimanëve. Madje i Lartmadhërishmi i krahason hipokritët me shejtanin e mallkuar, i cili e nxit dhe e cyt njeriun në të këqija e në fund heq dorë prej tij duke u tallur me të. (Shih ajetet: 11-17).

- Pas këtyre ajeteve, Allahu i Gjithëmëshirshëm i urdhëron besimtarët për devotshmëri, sepse vetëm me pastërti shpirtërore mund të përballohen tmerret e Ditës së Kiametit. Pastaj në ajetet vijuese shpërfaqet dallimi i qartë ndërmjet banorëve të Xhenetit dhe atyre të Xhehenemit, si dhe vendqëndrimi i tyre në botën e amshimit.

- Kjo kaptinë përfundon duke sqaruar edhe njëherë madhështinë e Kuranit famëlartë, si zbritje e të Plotfuqishmit, duke përmendur më pas edhe disa emra të bukur të Allahut që flasin për dijen, mëshirën, urtësinë dhe madhështinë e tij si Krijues, të Cilit i nënshtrohet çdo krijesë në këtë ekzistencë. (Shih ajetet: 18-24). - vijon -

*(1) Fet'hul Kadir, vëll. V, fq. 285. (2) Besairu dhevi-t-temjizi, vëll. I, fq. 458. (3) Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. XXVIII, fq. 63. (4) Dr. Muhamed ibn Abdurrahman esh-Shajië, Esmau suveri-l Kurani-l Kerim, Rijad, 2011, f.157. (5) Dr. Munire ed-Devserij Esmau Suveri-l Kurani ve fedailuha, fq. 432. (6) Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabi-l Iman (2/465); Albani e ka kategorizuar si hadith "hasen" në Sahihu-t-tergib (1457); si hadith "sahih" me të gjitha rrugët e transmetimit në Silsile es-sahiha (1480) dhe në Sahihul Xhamiu (1059). (7) Hadithi është i kategorisë "hasen fil fedai-l". Imam Ahmedi (4/128); Tirmidhiu 2921) duke thënë në lidhje me këtë transmetim: "hasen garib" (8) Suret që filojnë me (Elif Lam Ra) janë pesë: Junus, Hud, Jusuf, Ibrahim dhe Hixhr.(9)Suret që fillojnë me (Ha Mim) janë shtatë: Gafir, Fussilet, Esh-Shura, Ez-Zuhruf. Ed-Duhan, El-Xhathije dhe El-Ahkaf. (10) 'Musebbihatet' apo suret që fillojnë me fjalët "subhane", "sebbeha", "jusebbihu" ose "sebbih", janë shtatë: El-Isra'ë, El-Hadid, El-Hashr, Es-Saff, El-Xhumuatu, Et-Tegabun dhe El-A'ëla. (11) Hadith 'hasen'. Transmeton Imam Ahmedi (2/169), Ebu Davudi (1399), Hakimi (2/532); Shih: "Kitabu-l Xhamiu…" f. 306. (12) Ajetet: (22-24). (13) Transmeton Tirmidhiu në kreun "Fedaili-l Kuran" nr. i hadithit (2922), me vlerësimin "hasen garib". Imam Ahmedi (5/26); Shih: El-Kitabu-l Xhamiu, f. 234. (14) Hadithi është i kategorisë "hasen fil fedail". E transmeton Imam Ahmedi në Musned (5/128); Ibn Maxhe (3049); Hakimi në El-Mustedrek (4/413). (15) Transmeton Darimiu numri i hadithit (3421). (16) Buhariu, nr. (4882);Shih: Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 258. (17) Isa bin Abdul-Muhsin el Humejdan, Es-Sahih min esbabi-n-nuzul, Bejrut 1999, f. 309.*

**Amër Halid**

# Si ta presim mikun e dashur, Ramazanin

Në këtë artikull do të bëhet fjalë për Ramazanin dhe gjërat që ne do t'i bëjmë përgjatë tij, si dhe për shpërblimet që ne do t'i fitojmë në mënyrë që t'i eliminojmë brengat dhe frikën.

Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit.

Le të jetë salavati dhe selami për pejgamberin tonë të dashur, Muhamedin a.s. Në këtë artikull do të bëhet fjalë për Ramazanin dhe gjërat që ne do t'i bëjmë përgjatë tij, si dhe për shpërblimet që ne do t'i fitojmë në mënyrë që t'i eliminojmë brengat dhe frikën.

Mirë se vini dhe me fat ju qoftë festa. I lutemi Allahut të Plotfuqishëm që të na mundësojë hyrjen tonë në Ramazan dhe të na udhëzojë në rrugën e së mirës.

A jeni gati për muajin Ramazan? A jeni gati edhe për një vit tjetër të dhënies dhe afrimit me Allahun e Plotfuqishëm?

A jeni tashmë të vendosur në qëllimet tuaja, apo ato janë ende të dobëta dhe të paqarta në zemrat tuaja?

Cili është Ramazani më i bukur që e keni kaluar në jetën tuaj?

A është ky i vitit të fundit?

Në këtë artikull do të bëhet fjalë për Ramazanin dhe gjërat që ne do t'i bëjmë përgjatë tij, si dhe për shpërblimet që ne do t'i fitojmë në mënyrë që t'i eliminojmë brengat dhe frikën.

Po fillojmë me hadithin e Pejgamberit (s.a.v.s) të cilin e ka thënë në ditën e parë të muajit Ramazan dhe natën e fundit të muajit shaban. Hadithin e transmeton Selman el-Farisiu, i cili thotë: "Pejgamberi (s.a.v.s) në ditën e fundit të muajit shaban e mbajti hutben vijuese: "O ju njerëz, po ju vjen një muaj i madh dhe i bekuar, muaji në të cilin gjendet një natë më e mirë se një mijë muaj të tjerë, muaji agjërimin e të cilit Allahu e ka bërë të obligueshëm (farz), kurse namazet e natës në të vullnetare. Kush e kryen një vepër të mirë në këtë muaj, është e njëjtë me atë që ka kryer një detyrë të obligueshme (farz) jashtë këtij muaji, ndërsa kush e kryen një farz në këtë muaj është i barabartë me atë që ka kryer 70 farze në ndonjë muaj tjetër.

Ky është muaj i durimit, kurse shpërblimi për durim është Xheneti. Ramazani është muaj i bamirësisë, muaj në të cilin shtohet furnizimi i besimtarit të sinqertë. Kush e fton tjetrin në iftar do t'i falen mëkatet, do të jetë i mbrojtur nga zjarri i Xhehenemit dhe do ta ketë shpërblimin të barabartë me shpërblimin e agjëruesit të cilin e ka ftuar në iftar pa kurrfarë pakësimi të shpërblimeve të veta." (Sahihu Ibni Huzejme, 3/191; Muhtesar, 25.)

A po shihni se kujt po i afrohemi? A po e kuptoni vlerën e asaj për të cilën po flasim? A mund ta imagjinoni këtë fillim?

Hadithi i dytë thotë: "Në Ramazan hapen dyert e Xhenetit, mbyllen dyert e Xhehenemit dhe prangosen shejtanët." Kjo me të vërtetë ka ndodhur sonte. A po e dëgjoni hapjen e dyerve të Xhenetit? A po e ndieni aromën e Xhenetit? Ky është Ramazani, andaj ju qoftë me fat. Hidhni brengat dhe vendosni t'i kalojmë këto 30 duke u përpjekur që t'i afrohemi Allahut të Plotfuqishëm.

Ibn Abbasi (r.a.) ka thënë: "Me të vërtetë Xheneti stoliset çdo vit gjatë Ramazanit dhe kur ai vjen, Xheneti thotë: O Allah, bëj që robërit e Tu në këtë muaj të jenë banorë të mi." Sikur Xheneti mallëngjehet për stoli të reja. Tani, le të shikojmë se cilat janë shpërblimet të cilat i fitojmë në këtë muaj.

Shpërblimet e Ramazanit ndahen në 5 kategori, të cilat i kemi përcaktuar në bazë të Kuranit dhe Hadithit. Secila kategori është aq e madhe, saqë kur dëgjoni për të, mendoni se vetëm ajo është e mjaftueshme, por kur dëgjoni se çka përmban në vete kategoria tjetër, atëherë thoni: "Kjo është ajo që dua unë dhe të cilën do të përpiqem që ta meritoj."

**Agjërimi nuk duhet të ndodhë për adet, ose sepse të gjithë në mjedisin tuaj agjërojnë, kështu që ju nuk dëshironi të ndaheni prej tyre. Agjërimi duhet të kryhet për ta kënaqur Allahun.**

## Shpërblimet:

1. Falja e mëkateve; 2. Shpëtimi nga Zjarri; 3. Thesari i veprave të mira; 4. Pranimi i lutjeve dhe 5. Nata e Kadrit (nata e 27-të)

## Falja e mëkateve

A mund të imagjinoni që të gjitha mëkatet tuaja, të cilat i keni kryer në të kaluarën, të fshihen, pavarësisht nga pesha e tyre? Pikërisht kjo ndodh në Ramazan, në bazë të hadithit të Muhamedit (s.a.v.s), ku thotë: "Ai i cili e agjëron muajin Ramazan me besim dhe shpresë tek shpërblimi i Allahut, do t'i falen mëkatet e kaluara."

Fjala "me besim" këtu tregon se agjërimi nuk duhet të ndodhë për adet, ose sepse të gjithë në mjedisin tuaj agjërojnë, kështu që ju nuk dëshironi të ndaheni prej tyre. Agjërimi duhet të kryhet për ta kënaqur Allahun. Nga ana tjetër, "agjërimi për të fituar shpërblim" do të thotë se ne agjërojmë me dëshirën për të fituar sevape. Prandaj, nëse duam të na falen mëkatet tona, duhet t'i respektojmë këto dy kushte.

Por dikush mund të pyesë: «Si është e mundur që ta mbaj në nivel të njëjtë sinqeritetin në qëllimet e mia gjatë 30 ditëve?" Hadithi i mëparshëm na jep udhëzim se si të përgjigjemi. Nëse jeni në gjendje të falni namazin e teravisë për 30 ditë, të përqendruar me dëshirë për të fituar sevape, dhe nuk e kryeni vetëm për adet, ju jeni në rrugë të mirë që t'ju falen mëkatet.

Dikush tjetër, përsëri, mund të thotë: "Po çka ndodh nëse unë nuk zgjohen gjatë natës, sepse nuk më ka dalë gjumi?" Pejgamberi (s.a.v.s) na tregon se ka edhe një shans të tretë për faljen e mëkateve, kur në hadith të tij thotë: "Kush e kalon Natën e Kadrit në ibadet, me besim dhe shpresë tek shpërblimi i Allahut, do t'i falen mëkatet e kaluara."

## Shpëtimi nga zjarri

Po supozojmë se këtë vit ju janë falur mëkatet, dhe nuk do ta pritni Ramazanin e ardhshëm. Mëkatet që keni kryer pas Ramazanit do të mbeten. Prandaj, në hadithin e Pejgamberit (s.a.v.s) e gjejmë mundësinë edhe për një shpërblim të madh, që është shpëtimi nga Zjarri. Ka thënë Muhamedi (s.a.v.s): "Çdo natë në Ramazan Allahu shpëton nga Zjarri disa prej robërve të Tij."

Në të vërtetë, melekët çdo natë i shkruajnë emrat e atyre të cilëve do t'u ndahet ky shpëtim, andaj, a mos është tashmë dikush në mesin e tyre? A mos është shkruar ndoshta emri i dikujt dje? A kanë gjetur të gjithë shpëtim? Kush janë ata të zgjedhurit emrat e të cilëve janë shkruar?

Allahu shikon në zemrat e robërve të Tij dhe i zgjedh ata që janë të përkushtuar e të pastër, ata që nuk kursehen në dëshirë për ta kënaqur Allahun dhe për t'i pëlqyer Atij. Njerëzit e tillë jo domosdoshmërisht duhet të jenë shumë të arsimuar. Ndoshta ajo është një vajzë 17-vjeçare, e cila ende nuk ka arritur për të bërë shumë, ose ai është një njeri me shumë mëkate, por me qëllim të vendosur që të bëhet person më i mirë këtë vit.

A mund ta supozoni emri i kujt po regjistrohet në këtë moment? Këtë e di vetëm Allahu. Ai shikon në zemrat e besimtarëve të Tij dhe e di se cili prej tyre e meriton këtë shpërblim. Duhet ta dini se Allahu i Mëshirshëm në këtë mënyrë i fal mëkatet e kaluara dhe ju premton të zgjedhurve të Tij se ata nuk do t'i prekë Zjarri, sepse kur Ai të ju zgjedhë ju, atëherë ju nuk do të jeni më në rrezik. Vetëm imagjinoni se sa njerëz shpëtojnë çdo natë nga Zjarri në Egjipt, Marok, Arabinë Saudite, Evropë, Amerikë ...

Ndoshta ju mund të thoni: "Por unë me siguri përsëri do të bëj mëkate pas Ramazanit, atëherë si mund të më garantohet shpëtimi nga Zjarri?" Unë për këtë ju jap këtë përgjigje: "Natyrisht, se do të bëni mëkate, por falja bën që e mira juaj ta dominojë të keqen, dhe që bindja juaj ta dominojë mosbindjen, pastaj edhe mëkatet tuaja nuk do të jenë në vetvete aq të këqija siç ishin para se të faleshin."

A nuk po e shihni madhësinë e kësaj begatie?! A po shihni tani vlerën e vërtetë të asaj për çka që po flasim këtu? Zgjohuni! Këto gjëra janë me rëndësi të madhe.

## Thesari i veprave të mira

Ndoshta ju mund të jeni nga ata që Allahu do t'i falë dhe do t'i shpëtojë nga Zjarri, por kjo nuk do të thotë se ju do të arrini një shkallë të lartë në Xhenet. Për ta arritur atë, ju ofrohet mundësia e tretë, fitimi i thesarit të veprave të mira: "Kush kryen një vepër të mirë në këtë muaj, është e njëjtë me atë që ka kryer një detyrë të obligueshme (farz), jashtë këtij muaji, ndërsa kush kryen një detyrë të obligueshme (farz) në këtë muaj, është i barabartë me atë që ka kryer 70 farze në ndonjë muaj tjetër."

Provoni, me ndihmën e matematikës, të bëni një llogaritje. Për shembull, falja e namazit të drekës vlen 10 sevape, kurse me xhemat 27 herë më shumë, pra 270 sevape. Nëse të njëjtin namaz e falim me xhemat gjatë gjithë muajit Ramazan, ai do të na sjellë 70 herë më shumë sevape. Pastaj, nëse i falim të gjitha pesë namazet ditore në të njëjtën mënyrë, sevapi ynë do të jetë si vijon: 270 * 70 * 5 = 94.500,



që është gati i njëjtë si shpërblimi për një namaz të falur në Qabe (100.000 sevape)! Pastaj, nëse e shumëzojmë këtë numër me 30 ditë në Ramazan?

Po sa sevape fitojmë nga leximi i Kuranit?

Çdo harf (shkronjë) vlen 10 sevape. Muhamedi (s.a.v.s) ka thënë: „Unë nuk them se elif lam mim është një harf, por elifi është harf, lami është harf dhe mimi është harf.“ Pra, vetëm leximi i kësaj sjell 30 sevape. Po leximi i bismilahit, sa sevape sjell? Bismilahi përmban 19 harfe dhe vlen 190 sevape. Shumëzoni këtë me 70.

Po nëse e lexoni një hatme? Duhet ditur se një xhuz (Kurani ka 30 xhuza) përmban rreth 7.000 harfe dhe vlen rreth 70.000 sevape. Shumëzoni me 70 dhe lehtësisht mund të llogaritet se leximi i një xhuzi në Ramazan është me vlerë rreth 4.900.000 sevape. Për këtë ju nevojiten rreth 45 minuta në ditë. Vazhdoni të shumëzoni dhe gëzohuni që keni mundësinë ta fitoni një thesar të cilin mund ta merrni pa asnjë kompensim.

Po agjërimi, sa sevape sjell?

Askush nuk e di këtë, por është e sigurt se numri është edhe më i madh se të gjitha të lartpërmendurat.

Në Hadith thuhet: “Çdo vepër e birit të Ademit (njeriut) është për të, përveç agjërimit. Ai është për Mua dhe Unë shpërblej për të.” Me fjalë të tjera, për të gjitha veprimet që njerëzit i kryejnë, shpërblimi është i njohur, me përjashtim të agjërimit, ai është një surprizë që do t›ju presë në Ditën e Gjykimit. Derisa mendoni për këtë, ta dini se aroma që del nga goja e agjëruesit, tek Allahu është më e preferuar sesa aroma më e bukur.

Pse Allahu na i jep të gjitha këto? Sepse është i mëshirshëm, sepse dëshiron që ne të na shpjerë në Xhenet dhe dëshiron ta nxjerrë nga ne forcën të cilën e posedojmë. Andaj, nëse Allahu ju ofron një shans, pranojeni atë dhe thoni: “O Allah, unë jam Yti.“

## Pranimi i lutjes

Për pranimin e lutjes kemi më shumë nevojë. Ka thënë Pejgamberi (s.a.v.s): “Lutja e agjëruesit nuk refuzohet.“ Kushtojini vëmendje përdorimit të fjalës: “Nuk refuzohet!“

Në përputhje me këtë, nëse i vini re ajetet e përmendura në suren el-Bekare, të cilat kanë të bëjnë me agjërimin, do të shihni se aty thuhet kështu:

„Kur robërit e Mi të pyesin për Mua, (thuaju): Unë jam afër, i përgjigjem lutjeve të lutësit, kur ai të më lutet Mua. Prandaj le ta plotësojnë thirrjen Time (për agjërim e detyra të tjera) dhe le të më besojnë Mua (mos të shmangen nga besimi), për të qenë në rrugën e drejtë.“ (el Bekare, 186)

Pse ky ajet është përmendur pikërisht këtu? Sepse midis lutjes dhe Ramazanit ka një lidhje të fortë. Në fund të ajetit, Allahu i Plotfuqishëm thotë: “Kur ai të më lutet Mua.“ Kjo do të thotë se ne duhet të agjërojmë me agjërim të sinqertë dhe duhet në të që të jemi të përkushtuar dhe seriozë, në mënyrë që Allahu ta pranojë lutjen tonë.

Çdo vit unë e kam zakon ta jap një këshillë të cilën edhe këtu do ta përsëris: zgjidhni për vete pesë lutje për ato gjëra që ju duhen më së shumti dhe përqendrohuni në to gjatë tërë muajit. Theksoni ato vazhdimisht, në çdo sexhde, në çdo orë të iftarit, sa herë që ngriheni në syfyr dhe në çdo namaz të teravisë. Thuhet se shokët e Pejgamberit (s.a.v.s) për vete zgjidhnin lutje të cilat i përsëritnin gjatë muajit Ramazan dhe kurrë nuk u vinte Ramazani tjetër pa iu plotësuar lutjet e Ramazanit të vitit paraprak.. Edhe përvoja ime personale e konfirmon këtë. Me të vërtetë, unë çdo lutje që kam bërë në këtë muaj, më është plotësuar, sepse ky është muaji kur lutjet pranohen. Paramendoni nëse ne të gjithë do t’i ngrinim duart tona së bashku dhe në të njëjtën kohë të kërkonim shpëtimin nga Zjarri, ose që umeti islam të ngrihet nga dobësia dhe të ecë përpara. Imagjinoni ardhjen e Ramazanit vijues dhe kjo të ndodhë në saje të lutjeve tona!

Dje kam marrë një telefonatë nga një grua, e cila më kërkonte t’u them njerëzve që të luten për djalin e saj, i cili po vuante nga një sëmundje e pashërueshme. Ajo e di se lutja e Ramazanit mund ta shërojë fëmijën e saj.

## Nata e Kadrit

Ajo është një natë me më shumë vlerë se një mijë muaj. Një mijë muaj janë 84 vjet, ose një jetëgjatësi mesatare. A po shihni çka do të thotë kjo? Nëse këtë natë ia kushtoni ibadetit, është sikur ta keni kaluar gjithë jetën tuaj vazhdimisht duke adhuruar Allahun e Plotfuqishëm.

Dy rekate në këtë natë, janë sikur të jeni falur 84 vjet. Sa sevape janë këtu?! Një lot në këtë natë është si një det me vajtime në bindje dhe frikë nga Allahu i Plotfuqishëm, një det, i cili do të vendoset në peshoren e veprave tuaja. Nëse e merrni nënën për dore në këtë natë, është sikur të kishit qenë të mirë ndaj saj për 84 vjet, kurse sadakaja që jepni atë natë, është sikur të kishit dhënë për çdo ditë gjatë asaj periudhe.

E pra, nëse ena e veprave të mira në peshoren tuaj para kësaj nate ishte e dobët, bindja e sinqertë në atë natë, do të bëjë që ajo enë ta mbipeshojë dhe mbi të do të krijohet një mal nga sevapet dhe veprat tuaja të mira. Kjo është mëshira e Zotit tonë ndaj nesh, të cilën e bën për të na shpënë në Xhenet.

Megjithatë, këto shpërblime nuk do t'i fitojnë ata që agjërojnë vetëm me stomak (me uri); sepse ekzistojnë trI lloje të agjërimit. Njëri është abstenimi nga ushqimi dhe pijet. I dyti është kur agjërojnë edhe pjesët e trupit tonë; që do të thotë se trupi ynë përmbahet nga kryerja e mëkateve gjatë gjithë muajit. Çdo ditë të Ramazanit duhet të përmbahemi nga pirja e duhanit, nga marrja e ryshfetit, nga shikimi i programeve haram, nga thashethemet, nga gënjeshtra, nga shkuarja në ndonjë vend haram apo nga fyerja dikë. Pejgamberi (s.a.v.s) ka thënë: "Kush nuk braktis dëshminë e rrejshme dhe veprimin sipas saj, ai nuk do të ketë shpërblim nga agjërimi, ngase Allahu nuk ka nevojë për askënd prej jush që ta braktisë ushqimin dhe pijen e tij (Do të thotë Allahu nuk do ta pranojë agjërimin e tij)."

Prandaj, le të jetë agjërimi juaj këtë vit i sinqertë. Agjëroni me tërë trupin tuaj, agjëroni me zemrën tuaj. Agjërimi më i mirë është kur zemra agjëron, dhe ky është lloji i tretë i agjërimit. Agjërimi vetëm me stomak nuk do t'i shpëtojë njerëzit nga Zjarri (por, vetëm Allahu e di me siguri). Megjithatë, më i miri është agjërimi i zemrës, dhe në zemrën e një agjëruesi të tillë nuk ka asgjë tjetër veç Allahut, gjatë gjithë muajit. "Unë jam vetëm Yti, o Allah!", thonë këta agjërues.

A mund ta arrini këtë gjendje? A mund të agjëroni me zemër të gjitha 30 ditët?

Kjo do të thotë të flasësh për Allahun, të flasësh për hir të Allahut, të heshtësh për hir të Allahut. Kjo do të thotë se jeta jonë duhet të jetë rreth, me dhe për Allahun. Kjo, përsëri, nuk do të thotë që nuk do t'i kryeni detyrat e përditshme, por që e gjithë qenia juaj do t'i kushtohet kënaqësisë së Allahut.

Ejani për këtë Ramazan ta vendosim një moto. Sa herë që Pejgamberi (s.a.v.s) donte të punonte për një temë serioze, ai vendoste një moto për sahabët dhe i inkurajonte ata të mendonin dhe të punonin për atë moto. Unë do t'ju sugjeroj disa moto nga të cilat ju mund ta zgjidhni një për veten tuaj.

Shqyrtoni moton e Musait (a.s.): "(Musai) tha: "Ja, ata, shkojnë pas gjurmëve të mia e unë nxitova te Ti, o Zoti im, për të fituar kënaqësinë Tënde". (Taha, 84). Ose moton e Ibrahimit (a.s.): "(Ibrahimi) tha: "Unë po shkoj te Zoti im. Ai do të më udhëzojë." (es-Saffat, 99). Ose moton e Pejgamberit tonë (s.a.v.s): "Unë të përgjigjem dhe të shërbej Ty o Zot. Çdo e mirë është prej Teje, kurse e keqja për Ty është e huaj!". Ose, le të jetë motoja jonë ky ajet: "Nxitoni kah falja e mëkateve nga Zoti juaj." (Alu Imran, 133).

Moto mund të jetë dhe kjo: "Unë do të bëhem më i afërt me Allahun." Ejani që ne për veten tonë ta zgjedhim bashkërisht këtë moto: "Unë do t'i përgjigjem Allahut si kurrë më parë."

Ejani ta shkruajmë këtë moto dhe le të jetë kjo moto e përbashkët për ne. Tani kur ne e dimë se çfarë shpërblime ka në Ramazan, ejani t'i planifikojmë veprimet tona në Ramazan për këtë vit. Ejani të merremi vesh për 6 gjëra. E para, të merremi vesh për një orar, të cilit do t'i përmbahemi të gjithë ne, pavarësisht nga rrethanat. Ejani t'i afrohemi Allahut si një bllok. Orari ynë do të përbëhet nga 6 kolona dhe 30 rreshta. Çdo ditë të Ramazanit, në kolonë mund ta shkruani këtë shenjë √ ose këtë x. Paramendoni sa do të jeni të lumtur kur të arrini të realizoni gjithçka që keni caktuar në orarin tuaj. Paramendoni shpërblimin tonë nëse ne të gjithë bashkohemi dhe punojmë së bashku. Çfarë shpërblimi! Nuk do të punojmë vetëm, por së bashku para Allahut, pastaj edhe Ai do të krenohet me ne në prani të melekëve të Tij.

Këto gjashtë gjëra (në orar) janë formula e Pejgamberit (s.a.v.s). Këto janë gjërat më të rëndësishme në të cilat Pejgamberi (s.a.v.s) është fokusuar në Ramazan. Këto janë:

Falja e të gjitha namazeve ditore me xhemat (pa marrë parasysh a jeni mashkull apo femër), tërë muajin;

Dhënia e sadakës për çdo ditë. Pejgamberi ynë (s.a.v.s) ishte shumë bujar, por edhe më shumë ishte në Ramazan. Ata e krahasuan atë me erën e cila nuk lë asgjë prapa, sepse ai jepte gjithçka që kishte dhe nuk linte asgjë për vete. Prandaj imitoni Pejgamberin tuaj dhe caktoni sasinë e parave që do t'i jepni në Ramazan.

Puna për përmirësimin e marrëdhënieve familjare dhe respekti i prindërve çdo ditë. Puthni dorën e prindërve tuaj, thërrisni të afërmit tuaj, ose pajtohuni me dikë me të cilin keni qenë në grindje. Bëjeni atë për hir të mëshirës së Allahut;

Bërja e lutjes për çdo ditë. Ne do të përqendrohemi në dy lutje kryesore, pastaj secili prej nesh mund ta shtojë lutjen e tij. Do të lutemi që Allahu të na shpëtojë nga Zjarri dhe që rilindja e umetit tonë të realizohet përmes nesh. Kjo është shpresa jonë; Ramazani në këtë vit mund të jetë pikë kthese në histori.

Leximi i gjithë Kuranit në namaze.

Kryerja e ndonjë vepre të mirë çdo ditë.

Ramazani është muaj i punëve të vështira. Të gjitha fitoret tona kanë ndodhur në Ramazan. Ne duhet të mësojmë nga sahabët se si ta arrijmë këtë gjendje të ekuilibrit. Ejani të gjithë t'i premtojmë vetvetes se do t'u përmbahemi këtyre gjashtë gjërave. Vetëm gratë mund të garantojnë përmbushjen e kësaj skeme! Sepse kur gruaja vendos diçka, ajo përpiqet që atë edhe ta realizojë; ajo do t'ia kujtojë edhe burrit të saj dhe të gjithëve përreth saj që edhe ata ta bëjnë një gjë të tillë. Ne nuk do të kemi sukses në këtë pa ndihmën e grave.

Unë jam shumë optimist këtë vit; po ndjej se do ta hapim një faqe të re në jetën tonë pas Ramazanit, dhe se rilindja e umetit tonë do të fillojë këtë vit në Ramazan. Ramazani mund të krahasohet me vjeshtën në tokë. Vjeshta vjen me mirësi, me shi, për t'i dhënë tokës gjithçka që i nevojitet. Bimët dhe krijesat pinë dhe rriten me mëshirën e saj. Edhe toka është shumë e urtë; e ruan këtë mëshirë përbrenda saj për ta përdorur gjatë gjithë vitit. Në mënyrë të ngjashme, Ramazani vjen për t'i dhënë umetit fuqi shpirtërore dhe etike. Se a do ta ruajë umeti këtë fuqi për ta përdorur gjatë gjithë vitit? Kjo është shpresa jonë këtë vit. Ramazani është si batica dhe zbatica. Kur ballafaqohemi me rënien e shpresës, me përtaci dhe mjerim, Ramazani vjen dhe ne shohim një rritje të bindjes, fuqisë dhe bujarisë.

*Përktheu: Miftar Ajdini*

*Përkthim dhe përshtatje nga libri "Në gjurmët e të Dashurit", i autorit të mirënjohur Amër Halid.*

Mr. Vedat Shabani

# Parapërgatitjet për muajin Ramazan

Të gjitha falënderimet i takojnë Allahut Fuqiplotë. Përshëndetje dhe lutjet tona ia dërgojmë më të dashurit njeri, më të mirit Pejgamber, Muhamedit a.s.

Të nderuar lexues! Duke pasur parasysh afrimin e muajit të mëshirës, muajit të faljes dhe mirësive të pakufishme, muajit të Ramazanit, mendoj se është e udhës që të shkruajmë diçka rreth këtij muaji dhe mënyrës së pritjes së tij. Nëse një person mendon që të arrijë shpejtësinë në njëqind km në orë në një vend të caktuar, atëherë ai patjetër duhet të startojë me një pikë tjetër, në mënyrë që të arrijë shpejtësinë në njëqind km për orë në pikën e caktuar. Edhe çështja e agjërimit të muajit të Ramazanit dhe pranimit të veprimeve tona gjatë këtij muaji i ngjan shembullit të mëparshëm, pra nëse dëshirojmë që Allahu xh.sh. të na pranojë agjërimin nga dita e parë, atëherë ne patjetër duhet të përgatitemi nga tani, sepse punët e mëdha kanë nevojë për një parapërgatitje të mëhershme.

> Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Amin, amin, amin, të pranishmit i thanë: çfarë është kjo që the o i Dërguari i Allahut? Ai tha: Xhibrili a.s. tha: mjerë për atë person i cili e arrin muajin e Ramazanit dhe nuk i falen mëkatet".[1]

A jemi duke e imagjinuar se ne jemi përpara një mundësie dhe përpara një rasti mjaft të volitshëm që na ofron falje të çdo mëkati që mund të kemi bërë në të kaluarën. Nëse një person ka një shumë të madhe të borxhit ndaj disa personave dhe atij i thuhet se nëse takohesh me njërin prej atyre personave do të të falet i tërë borxhi! A do të ketë njeri i



cili nuk do të shfaqë interesim dhe të jetë mjaft kureshtar që të takohet me atë person?! Edhe gjendja jonë është e tillë, jemi në prag të muajit të Ramazanit për të cilin Pejgamberi a.s. ka thënë: "Ai person i cili e agjëron Ramazanin me besim dhe shpresë në shpërblimin e Zotit, do t'i falen të gjitha mëkatet e kaluara."[2]

Prandaj të nderuar lexues, së pari ne jemi përpara një mundësie të artë, përmes së cilës kemi mundësinë e hapjes së një faqeje të re, fillimisht me Krijuesin tonë, e më pastaj edhe me rrethin dhe shoqërinë ku jetojmë. Mundësia tjetër para së cilës jemi me ardhjen e muajit të mëshirës është edhe ajo se nëse ne e adhurojmë Zotin ashtu siç Ai ka kërkuar, atëherë ne jemi të shpëtuar nga ndëshkimi i Tij. Transmeton Muadh ibën Xhebeli, i cili thotë se Pejgamberi a.s. i kishte thënë një ditë: "O Muadh! A e di se cila është e drejta e Zotit karshi robërve të Tij dhe cila është e drejta e robërve karshi Zotit", unë thashë: "Allahu dhe i Dërguari i Tij e dinë." Pejgamberi a.s. tha: "E drejta e Zotit karshi robërve të Tij është që ta adhurojnë Atë dhe të mos i shoqërojnë Atij askënd, ndërsa e drejta e robërve të Zotit karshi Tij është që Ai të mos endëshkojë atë që e adhuron dhe që nuk i shoqëron Atij asgjë." Unë thashë: "A t'i përgëzojnë njerëzit o i Dërguari i Allahut", ai tha:"Mos i përgëzo, sepse atëherë e humbin angazhimin."[3]

## Përforcimi i vullnetit

Duhet të potencohet një fakt se në mesin e myslimanëve ekziston një problem i madh. Në mesin tonë dihet e drejta dhe realiteti, dihet e pavërteta dhe gënjeshtra, dihet e lejuara nga e ndaluara, megjithëkëtë prapë disa njerëzit veprojnë vepra të ndaluara, këtë çështje disa ia adresojnë vullnetit të dobët. Ky vullnet përforcohet gjatë muajit të Ramazanit, sepse gjatë këtij muaji Allahu xh.sh. na e ka ndaluar ushqimin dhe pijen, të cilat janë të lejuara, atëherë çfarë është ky vullnet kaq i madh të cilin e posedon besimtari gjatë këtij muaji, për këtë arsye braktisja e thashethemeve, gënjeshtrës, bartjes së fjalëve dhe përfitimit të pasurisë në mënyrë jo të ligjshme është më me prioritet sesa braktisja e ushqimit dhe pijes. Për këtë arsye Zoti na ka ndaluar çështjet e lejuara në mënyrë që ta përforcojmë vullnetin tonë për braktisjen e veprave të ndaluara dhe për bërjen e veprave të kërkuara. Të sjellim një shembull që ndërlidhet me Ramazan. Kur të përfundojmë tridhjetë ditë të Ramazanit dhe ta falim namazin e jacisë pas Ramazanit, ky veprim na duket shumë i thjeshtë dhe i lehtë, sepse gjatë tridhjetë ditëve të Ramazanit jemi mësuar të qëndrojmë më gjatë në namaz, duke falur namazin e jacisë, pastaj namazin e teravisë dhe vitrit. Kjo sikur tregon se muaji i Ramazanit shërben për përforcimin e vullnetit tonë, sepse përmes braktisjes së çështjeve të lejuara gjatë Ramazanit, Allahu xh.sh. dëshiron të na trajnojë që të braktisim veprimet e ndaluara gjatë muajve të tjerë të vitit.

Muaji i Ramazanit mund të llogaritet si një "kurs intensiv" për arritjen e mirësive të Allahut xh.sh. Ne jemi të vetëdijshëm se proceset mësimore kanë një kosto të kohës, mirëpo nganjëherë universitete dhe fakulte të ndryshme shpallin një program për arritjen e një grade të caktuar në kohë të caktuar, por me një intensitet më të madh në të vepruar, edhe muaji i Ramazanit i ngjan një çështjeje të tillë dhe mund të llogaritet si një "kurs



intensiv".

## Muaji i Ramazanit, muaj i adhurimit dhe faljes

Ky muaj është muaj i adhurimit, muaj i afrimit, muaj i përkushtimit. Kjo i ngjan studentit i cili ka afatin e provimeve dhe në atë periudhë ai shmang të gjitha aktivitetet, takimet, ndejat dhe bisedat, vetëm e vetëm që të përgatitet për provime, prandaj edhe ne jemi përpara një mundësie vjetore, nëse plotësohet agjërimi ynë atëherë Zoti do të na i falë të gjitha mëkatet e kaluara, kjo nënkupton hapjen e një faqeje të re me Zotin Fuqiplotë.

**Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur të fillojë muaji i Ramazanit, dyert e qiellit hapen, dyert e zjarrit mbyllen dhe djajtë prangosen."[4]**

Ndokush mund të pyesë dhe të thotë: O Zot përse nuk po i prangos djajtë gjatë gjithë vitit, por vetëm gjatë Ramazanit? Përgjigjja është kjo: kur njeriu përkushtohet ndaj Zotit dhe ndjek urdhrat e Tij, atëherë ai vetë është i cili i prangos djajtë, sepse Zoti nuk ka thënë se është Ai i cili i prangos, por ka thënë se djajtë prangosen, e kush i prangos ata?! Ti o njeri përmes nënshtrimit dhe përkushtimit ndaj urdhrave të Zotit xh.sh..

Lidhur me këtë mund të sjellim një shembull. Nëse në një lagje të qytetit banojnë familje të ndershme dhe të përkushtuara moralisht dhe fetarisht. Një njeri hap një lokal në të cilin ka edhe pije alkoolike, ka edhe lojëra bixhozi po edhe gjëra të tjera jo të mira. Këtë lokal kush duhet ta mbyllë? A duhet ta mbyllin banorët apo organet e rendit. Nëse banorët e lagjes nuk e frekuentojnë atë lokal atëherë ai do të mbyllet. Kjo i ngjan edhe çështjes së prangosjes së djajve, sepse djajtë prangosen nga besimtarët përmes përkushtimit të tyre, përmes braktisjes së veprave të liga dhe përmes përkushtimit të tyre ndaj Krijuesit Fuqiplotë, këto veprime i bëjnë djajtë të jenë jashtë funksionimit të tyre.

Agjërimi është një prej adhurimeve që besimtarit ia garanton Xhenetin. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se një beduin erdhi te Pejgamberi a.s. dhe e pyeti atë: "O i Dërguari i Allahut, më udhëzo për një vepër të cilën nëse e bëj do të më futë në Xhenet." Pejgamberi a.s. tha: "Duhet ta adhurosh Zotin dhe të mos i shoqërosh Atij asgjë, duhet ta falësh namazin e detyruar, duhet ta japësh zeqatin e obliguar dhe ta agjërosh Ramazanin" – beduini tha: "Pasha atë në dorën e të cilit është shpirti im nuk do të shtoj asgjë dhe nuk do të pakësoj asgjë nga kjo." Kur ai shkoi Pejgamberi a.s. tha: "Ai që dëshiron ta shohë njërin prej banorëve të Xhenetit, atëherë le ta shikojë këtë njeri."[5] Prej veprimeve më të mira përmes së cilave robi afrohet pranë Krijuesit të tij është ajo çfarë Zoti ia ka bërë obligim robit.

Transmeton Sehli r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Në Xhenet gjendet një derë e cila quhet Rejjan, përmes së cilës Ditën e Kiametit hyjnë agjëruesit, nuk ka mundësi të hyjë dikush tjetër përmes saj, do t'u thuhet: ku janë agjëruesit, atëherë ata do të ngrihen dhe përmes saj nuk hyn askush tjetër, e kur të hyjnë, ajo do të mbyllet dhe nuk do të hyjë askush më."[6]

Agjërimi është prej ibadeteve më të larta dhe më me vlerë, sepse njeriu për hir të Zotit e braktis ushqimin, pijen dhe të gjitha gjërat tjera të lejuara, vetëm e vetëm që ta arrij në përmbushjen e urdhrit të Zotit dhe kënaqësinë e Tij. Përmes këtij veprimi njeriu e dëshmon se ushqimi, pija dhe çështjet tjera të lejuara janë më pak të rëndësishme sesa kënaqësia e Zotit dhe zbatimi i urdhrit të Tij. Transmeton Ebu Hurejre r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Të gjitha veprat e birit të Ademit janë për vetën e tij, përveç agjërimit i cili është për Mua dhe unë shpërblej për të. Agjërimi është mburojë. Atë ditë kur agjëron njeriu atëherë mos të flasë fjalë të ndyta dhe mos të bërtasë, e nëse ndokush e fyen apo kacafytet atëherë le t'i thotë: unë jam agjërueshëm. Pasha Atë në dorën e të Cilit është shpirti i Muhamedit, era e gojës së agjëruesit është më e këndshme te Zoti sesa era e miskut. Agjëruesi ka dy gëzime që gëzohet, njëherë gëzohet kur të vijë iftari e herën tjetër kur ta takojë Zotin, gëzohet me agjërimin e tij."[7] Prandaj shpeshherë na ndodh të shohim njerëz-agjërues të cilët janë në kundërshtim me këto këshilla, flasin fjalë të ndyta, bërtasin, hidhërohen, etj., pra duhet të kemi kujdes dhe të jemi sa më të përkushtuar gjatë agjërimit tonë.

Të nderuar lexues! Siç e potencuam edhe në fillim të këtij shkrimi. Ne jemi përpara një mundësie të artë, e cila na vjen vetëm njëherë në vit. Është e logjikshme dhe e arsyeshme që këtë mundësi ta shfrytëzojmë në mënyrën më të mirë të mundshme. Është një periudhë shumë e shkurtër dhe koha kalon shumë shpejt. Pra të jemi vigjilentë, ta presim me gëzim këtë muaj të bereqetshëm, ta përjetojmë me shpirt, me gjymtyrë dhe me tërë qenien tonë, dhe ta përcjellim ashtu siç i ka hije përcjellja e një mysafiri të çmuar. Zoti na mundësoftë ta presim këtë muaj dhe ta përfundojmë ashtu siç Ai është i kënaqur!

*(1) Transmeton Imam Tirmidhiu, Kapitulli i lutjeve nr. Hadithit 3545. (2) Transmeton Imam Buhariu, Libri i besimit, Kapitulli mbi agjërimin e Ramazanit, nr. Hadithit: 38. (3) Transmeton Imam Buhariu, Libri i Xhihadit, nr, hadithit: 2856. (4) Trnamseton Imam Buhariu, Libri i Agjërimit, nr, hadithit: 1899. (5) Transmeton Imam Buhariu, Libri i Zeqatit, nr, hadithit: 1397. (6) Transmeton Imam Buhariu, Libri i Agjërimit, nr, hadithit: 1896. (7) Transmeton Imam Buhariu, Libri i Agjërimit, nr, hadithit: 1904.*

Mr. Artan Musliu

# Në vigjilje të Ramazanit!

Në muajin Ramazan ka filluar shpallja e Kuranit si libër përmbyllës nga ana e Allahut xh.sh për fenë islame. Pa dyshim, vetëm ky fakt do të mjaftonte për t'ia shtuar nderin dhe madhërinë këtij muaji të begatshëm.

Allahu xh.sh është Ai që ka krijuar çdo gjë dhe si Krijues Suprem ka bërë edhe veçimin dhe përzgjedhjen e disa prej krijesave të Tij nga disa prej të tjerave. Ai ka dalluar vende prej vendeve të tjera, siç e dalloi Qabenë nga çdo vend tjetër në tokë, ka dalluar njerëz nga njerëz të tjerë, siç e dalloi Muhamedin s.a.v.s nga çdo njeri tjetër. Ky dallim dhe ky specifikim ka përfshirë edhe vetë kohën, si një prej shumë krijesave të Allahut xh.sh, andaj, dalloi orë prej orëve të ditës, siç është ajo e ditës së xhuma, ditë prej ditëve siç është dita e Arafatit, dallojë net prej netëve, siç është nata e Kadrit dhe padyshim se dalloi muaj prej muajve, siç është muaji i Ramazanit.

Muaji i Ramazanit është një muaj i shenjtë dhe i dalluar prej të gjithë muajve të tjerë, gjithnjë sipas kalendarit lunarë, sipas të cilit edhe bëhet përllogaritja kohore sipas Islamit, e ndërsa specifikat e tija janë në tri aspekte:

- Zbritja e Kuranit
- Agjërimi
- Nata e Kadrit

E ndërsa tani do të mundohemi që shkurtimisht të flasim për këto tri specifika të këtij muaji të madhërishëm dhe rreth asaj se si do duhej që të përgatitej besimtari për pritjen e këtij muaji.

## Zbritja e Kuranit

Padyshim se për të filluar shpalljen e Tij të fundit Allahu xh.sh. ka bërë përzgjedhjen më të mirë të kohës, vendit dhe bartësit të kësaj shpalljeje, andaj kjo shpallje universale filloi pikërisht në muajin e Ramazanit, në Qabenë e bekuar dhe te Muhamedi s.a.v.s. E ndërsa në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Muaji i Ramazanit që në të (filloi të) shpallet Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra). E kush e përjeton prej jush këtë muaj le të agjërojë, ndërsa kush është i sëmurë ose në udhëtim, le të agjërojë aq ditë nga ditët e mëvonshme. Allahu me këtë dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju. (Të agjëroni ditët e lëshuara më vonë) që të plotësoni numrin, ta madhëroni Allahun për atë se u udhëzoi dhe që të falënderoni" (2:185)

Pra, pikërisht në këtë muaj ka filluar shpallja e Kuranit si libër përmbyllës nga ana e Allahut xh.sh për fenë islame, e që padyshim se vetëm ky fakt do të ishte i mjaftuar për t'ia shtuar nderin dhe madhërinë këtij muaji të begatshëm.

## Agjërimi

Prej veçorive dhe specifikave tjera që e bëjnë të dallohet muaji i Ramazanit nga çdo muaj tjetër është edhe agjërimi. Agjërimi është njëra prej pesë shtyllave thelbësore të islamit dhe është prej adhurimeve individuale dhe të obligueshme për çdo person të moshës madhore që i përket besimit islam dhe që gëzon shëndet të mirë sa të mund ta përballojë agjërimin.

Të agjërosh do të thotë të abstenosh vetën tënde, qoftë në aspektin fizik apo mental, nga sistemi i rregullt jetësore dhe t'i përkushtohesh me tërë qenien tënde shpirtërore dhe fizike Allahut xh.sh., duke synuar kënaqësinë dhe devotshmërinë ndaj Tij.

Me anë të abstenimit fizik e kemi për qëllim mospërdorimin e çdo gjëje ushqyese prej mëngjesit e deri në mbrëmje, pavarësisht formës së konsumit të saj, si dhe abstenimin nga çdo marrëdhënie intime apo formë tjetër e vetëkënaqësisë. E ndërsa me abstenim mental e kemi për qëllim të ndaluarit e vetës nga çdo mendim negativ, paragjykim apo keqkuptim ndaj të tjerëve, të ndaluarit e vetës nga përdorimi i çfarëdo shprehjeje që nuk përkon me karakterin e myslimanit si dhe përpjekjes maksimale që t'i shmangemi çfarëdo konfrontimi, qoftë verbal apo fizik. E tërë kjo duhet që të bëhet me të vetmin qëllim, pra me qëllimin dhe synimin, për të arritur kënaqësinë e Allahut xh.sh dhe devotshmërinë ndaj Tij. E ndërsa në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm" (2:183), e po ashtu kemi edhe thënien e Profetit s.a.v.s., i cili thotë ''Agjërimi është mburojë nga epshet prandaj agjëruesi mos të ofendoj dhe mos të kacafytet, e nëse dikush e ngacmon apo e ofendon atëherë le të thotë: Unë jam agjërues"[1], e po ashtu kemi edhe transmetimin tjetër që na vije nga Profeti s.a.v.s., e që thotë ''Kush nuk heq dorë nga mashtrimet, nga dëshmia e rrejshme

dhe të vepruarit me të atëherë Allahu xh.sh. nuk ka nevojë prej heqjen dorë të tij nga ushqimi dhe pija e tij”[2], siç kemi edhe transmetimin tjetër ku Profeti s.a.v.s thotë “Agjërimi nuk është vetëm në heqjen dorë nga ngrënia dhe pirja, por agjërimi është në të hequrit dorë nga fyerja dhe ofendimet, e nëse dikush të ngacmon atëherë thuaj: Unë jam agjërues, Unë jam agjërues”[3].

Pra, siç shihet edhe nga vetë porositë e Profetit s.a.v.s. synimi kryesor i agjërimit nuk është assesi vetëm në të abstenuarit nga ngrënia dhe pirja, por po ashtu edhe nga sjellja dhe fjalori që përdorim gjatë agjërimit e që duhet të jetë i përshtatshëm me vetë natyrën dhe karakterin e besimtarit, e në veçanti gjatë këtij muaji të shenjtë. E ndoshta këtë më së miri e kuptojmë kur e kemi parasysh thënien e Profeti s.a.v.s., që na tregon se prej një shumice të agjëruesve nuk mbetët asgjë prej agjërimit të tyre, përveçse urisë dhe etjes pasi që shpërblimin e kanë humbur duke fyer, duke sharë dhe duke ofenduar të tjerët[4].

## Nata e Kadrit

Prej specifikave të tjera që e dallojnë këtë muaj është edhe vetë prezenca e natë së Kadrit. Rreth asaj se kur ndodhet saktësisht kjo natë ka shumë transmetime dhe shumë mendime të dijetarëve, por që më i sakti është ai që kjo natë ndodhet në dhjetë netët e fundit teke të muajit të Ramazanit. E ndërsa për rëndësinë e kësaj nate më së miri na tregon vetë Allahu xh.sh. në Kuran kur thotë: “Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj! Me lejen e Zotit të tyre në të (atë natë) zbresin engjëjt dhe shpirti (Xhibrili) për secilën çështje. Ajo është paqe deri në agim të mëngjesit” (97:3-5). Por, po ashtu kemi edhe transmetime të shumta nga Profeti s.a.v.s që na e dëshmojnë rëndësinë e kësaj nate, prej tyre do të përzgjedhim thënien e Profetit s.a.v.s ku thotë: “Me të vërtetë ky muaj, muaji i Ramazanit, ju ka arritur e në të është një natë më e vlefshme se njëmijë muaj. Kush privohet prej saj është privuar prej një mirësie shumë të madhe e ndërsa nuk do të privohet prej mirësie të saj veçse të privuarit.”[5]

Këto janë specifikat dhe veçoritë kryesore që e bëjnë këtë muaj të dallohet prej të gjithë muajve të tjerë andaj edhe besimtarit të sinqertë që është vënë në kërkim të kënaqësisë së Allahut xh.sh. dhe të arritjes së devotshmërisë ndaj Tij i takon që të jetë i përkushtuar që të parapërgatitet fizikisht dhe psiqikisht për këtë muaj, duke u fokusuar në këto tri specifika kryesore. Pra, duhet që të mundohet maksimalisht që të shfrytëzojë këto tri gjëra gjatë këtij muaji.

Pasi që kemi kuptuar rëndësinë e këtij muaji dhe kemi kuptuar specifikat që e bëjnë të dallohet ky muaji nga muajt e tjerë mund të themi lirisht se ne tashmë e kemi kuptuar mjaft mirë se çdo ditë, çdo minutë dhe çdo sekondë e këtij muaji është mjaft e vlefshme. Padyshim, se çdo kohë është e vlefshme brenda këtij muaji ngase edhe sikur të agjërohej tërë jetën një ditë e humbur prej tij nuk do mund të kompensohej. Ndërsa tani, pyetja që mund të parashtrohet vetvetiu dhe që do duhej të ishte në mendjen e çdo besimtari/e është:

## Si ta shfrytëzojmë këtë muaj?

Besimtari duhet që të jetë i përkushtuar në leximin e Kuranit, me qëllim adhurimi dhe studimi, në të njëjtën kohë, duke mos e harruar faktin se ky Kuran nuk ka zbritur vetëm për ata që kanë qenë para nesh, por ky Kuran ka zbritur për mbarë njerëzimin, andaj si i tillë ai të drejtohet edhe ty. Besimtari duhet që të llogaris vetën e tij si pjesë e asaj që përmban Kurani andaj duhet lexuar me një kujdes, me një përkushtim dhe me një vëmendje shumë të lartë duke u munduar që çdoherë të dal me mësime të reja të cilat do duhej të reflektonin në jetën tonë të përditshme. E mbi të gjitha duhet pasur parasysh se ajo është fjalë e Allahut xh.sh., andaj sa herë që të mallëngjehesh për të folur Allahu xh.sh., kthehu te Kurani e sa herë që të kesh nevojë që ti t’i flasësh Allahut xh.sh., atëherë drejtohu te namazi dhe lutjet tua.

Po ashtu, duhet që të mundohemi që të agjërojmë dhe të mos mundohemi të përdorim justifikime të ndryshme për t’iu shmangur agjërimit, ngase koha e humbur brenda tij, gjegjësisht



agjërimi i humbur brenda tij është i pazëvendësueshëm. Përveç asaj që duhet të mundohemi që të agjërojmë, ne duhet që të mundohemi po ashtu ta ruajmë agjërimin tonë dhe të mos lejojmë që të biem pre e provokimeve të ndryshme që na vijnë nga jashtë dhe si shkak i këtyre ta humbasim apo zbehim dhe dobësojmë agjërimin tonë. Çdoherë duhet që ta kemi parasysh faktin se për kë jemi duke agjëruar dhe përderisa nuk ka asgjë më madhështore sesa vetë Krijuesi, për të Cilin dhe agjërojmë, atëherë nuk ia vlen që ta humbasim këtë agjërim.

Gjithashtu, besimtari duhet të angazhohet maksimalisht në kërkimin e natës së Kadrit, të mundohet të përcjellë shenjat e saja dhe të mundohet ta shtojë maksimalisht adhurimin e tij gjatë këtyre netëve në përpjekje për ta gjetur këtë natë. Një gjë të tillë duhet të mundohet ta bëjë në veçanti në dhjetë netët e fundit teke të Ramazanit, por edhe sikur ta kërkonte përgjatë gjithë këtyre dhjetë netëve apo edhe përgjatë gjithë Ramazanit nuk do humbas asgjë përkundrazi do të jetë prej fitimtarëve. Ndërsa ne e lusim Allahun xh.sh. që të na e mundësojë arritjen e saj pasi që është prej netëve jetike të njeriut kështu që humbja e saj me të vërtetë është humbje e madhe.

Ashtu siç e kemi cekur në fillim Allahu xh.sh. ka bërë përzgjedhjen e çasteve dhe orëve nga koha e kësaj bote. E një gjë e tillë ka ndodhur edhe brendapërbrenda Ramazanit, andaj ka disa kohë që janë më specifike dhe më të duhura për adhurime, e në veçanti për lutje. Do të mundohemi që shkurtimisht t'i cekim këto kohë të arta dhe shumë të çmuara gjatë Ramazanit.

Prej kohëve më të mira apo prej orëve më të mira gjatë Ramazanit janë tri: orët e para pas namazit të sabahut, ora e fundit e ditës, pra koha e para iftarit, ora e syfyrit.

- Koha pas namazit të sabahut, kjo është për të cilën ka bërë lutje vetë Profeti s.a.v.s. që të jetë prej kohëve të begatshme[6] andaj duhet që ta shfrytëzojmë. Shfrytëzimi i kësaj kohe bëhet me përmendjen dhe rikujtimin e Allahut xh.sh. dhe vazhdon ashtu deri në lindjen e diellit. Pas lindjes së diellit përmbyllet me faljen e namazit të duhasë. Një gjë tillë na e mëson vetë Profeti s.a.v.s. kur thotë ''Kush e fal namazin e sabahut në grup, pastaj ulet dhe e përmend Allahun xh.sh. derisa të lind dielli, e pastaj fal dy rekate namaz do të ketë shpërblimin e një haxhi dhe umreje"[7].

- Koha e iftarit, kjo kohë është shumë e vlefshme për besimtarët pasi që në këtë kohë lutja e agjëruesit nuk refuzohet dhe ajo është prej kohëve në të cilat pranohen lutjet. E këtë na e dëshmon edhe vetë Profeti s.a.v.s. kur thotë ''Tre personave nuk iu refuzohet lutja: agjëruesit deri në iftar, imamit të drejtë, dhe atij ndaj të cilit është bërë padrejtësi"[8], e ndërsa në një transmetim tjetër Profeti s.a.v.s. thotë "Agjëruesit nuk i refuzohet lutja në iftarin e tij"[9]. Po ashtu e kemi edhe transmetimin tjetër që na e dëshmon rëndësinë e kësaj kohe e që për të cilën Profeti s.a.v.s. thotë se është prej kohëve kur Allahu xh.sh. liron besimtarët prej zjarrit të xhehenemit. E ndërsa në lidhje me këtë Profeti s.a.v.s. thotë ''Allahu ka lirues nga zjarri dhe atë për çdo iftar"[10].

E tërë kjo bëhet ngase besimtari përgjatë agjërimit ka arritur që të thyej egon dhe unin e tij duke rritur anën shpirtërore ndaj asaj fizike. Andaj, në një gjendje të tillë, lutja bëhet me një devotshmëri, përkushtim dhe sinqeritet maksimal duke qenë i përgjëruar, i përulur dhe i nënshtruar maksimalisht ndaj madhërisë së Allahut xh.sh.

- Koha e syfyrit, është kohë shumë e begatshme, ngase një gjë të tillë na e dëshmon edhe vetë Profeti s.a.v.s. kur thotë: "Syfyri është begati që është dhuruar nga Allahu xh.sh., andaj mos e humbisni"[11], e ndërsa në një transmetim tjetër thuhet se begatia është në tri gjëra dhe njërën prej tyre e ka përmendur syfyrin[12]. Prandaj, mos ta nënvlerësojmë këtë kohë dhe të mundohemi ta shfrytëzojmë sa më shumë që të kemi mundësi.

Padyshim se Ramazani është duke u afruar dhe ashtu siç e vumë re nga ajo që u cek më lartë dhe nga ajo që na e ka dëshmuar Profeti s.a.v.s., agjërimi është i pakrahasueshëm dhe i pabarabartë me adhurimet tjera për shkak të vlerës, të shpërblimit dhe të ndikimit të madh që ka. E ndërsa në lidhje me këtë Profeti s.a.v.s., në një transmetim thotë: "Agjërimi është i pakrahasueshëm"[13], e ndërsa në një transmetim tjetër ai s.a.v.s thotë: "Agjërimi nuk baraspeshohet me asgjë"[14]. Agjërimi po ashtu është mbrojtje si prej cytjeve të djallit, si prej zjarrit të xhehenemit e po ashtu edhe prej vetë cytjeve dhe veseve të liga të njeriut, e këtë më së miri na e dëshmon thënia e Profetit s.a.v.s. ku thotë: "Me të vërtetë agjërimi është një perde mbrojtëse"[15], ndërsa deri në arritjen e tij neve nuk na mbetët gjë tjetër vetëm se të lutemi që Allahu xh.sh. të na e mundësoj arritjen e tij, të na e mundësoj agjërimin e tij dhe të na e mundësoj shfrytëzimin maksimal të veçorive të tij.

*(1) Transmetimin e shënon Abdurrezaku, trans. Nr. 7893, Nesaiu, trans. Nr. 2538, e ndërsa ky është prej transmetimeve të vërteta. (2) Transmetimin e shënon Imam Buhariu, trans. Nr. 1804. (3) Transmetimin e shënon Imam Ibn Hibani dhe Ibn Huzjeme në Sahihun e tyre e ndërsa ky është sipas kushteve të Imam Buhariut dhe Muslimit. (4) Transmetimin e shënon Ibn Maxheh, trans. Nr. 1690, Nesaiu, trans. Nr. 3250, e po ashtu edhe Imam Ahmedi 2/441, si dhe të tjerë. (5) Transmetimin e shënon Imam Nesaiu, trans. Nr. 2079, e po ashtu edhe Imam Ahmedi, trans. Nr. 6851 e ndërsa Imam Albani, në Sahih El-Xhamij, e shënon si të vërtetë, trans. Nr. 55. (6) Hadithin e transmeton Imam Ebu Davudi, trans. Nr. 2606, e po ashtu e transmeton edhe Imam Tirmidhiu, trans. Nr. 1212, si dhe të tjerë. (7) Hadithin e shënon Imam Tirmidhiu, trans. Nr. 586, po ashtu edhe Imam Bejhakiu, trans. Nr. 9762. (8) Transmetimin e shënon Imam Tirmidhiu, trans. Nr. 3522 e ndërsa në lidhje me të thotë se është i mirë dhe i vërtetë, po ashtu këtë transmetim e shënon edhe Imam Ahmedi, trans. Nr. 9366, si dhe të tjerë. (9) Transmetimin e shënon Imam Ahmedi, trans. Nr. 9793, e ndërsa Zejni në Musned, 9/411, thotë se është prej transmetimeve të vërteta pasi që ngjashëm me të e kanë shënuar edhe Ibn Ebu Shejbeh dhe Ibn Hibani. (10) Transmetimin e shënon Ibn Maxheh, trans. Nr. 1633, e ndërsa Imam Albani në librin Sahih Ibn Maxheh, 1/275, thotë se ky transmetim është i mirë dhe i vërtetë. (11) Transmetimin e shënon Imam Nesaiu, trans. Nr. 2133, e ndërsa Imam Albani në Sahih Et-Tergib e shënon si të vërtetë, trans. Nr. 1069. (12) Këtë transmetim e shënon Taberaniu në El-Kebir, trans. Nr. 6127. (13) Hadithin e transmeton Imam Nesaiu në librin mbi Agjërimin, trans. Nr. 2190, e po ashtu edhe Imam Ahmedi në Musnedin e tij, trans. Nr 21636. E ndërsa Imam Albani e shënon si transmetim Sahih në editimin mbi librin e Imam Nesaiut. (14) Hadithin e transmeton Imam Nesaiu në librin e tij mbi Agjërimin, trans. Nr. 2193, e po ashtu e shënon edhe Imam Ibn Hibani ndërsa Shuajb El-Arnauti thotë se zinxhiri transmetues i tij është i vërtetë. Këtë hadith si të vërtetë e shënon edhe Imam Albani në editimin e tij mbi librin e Imam Nesaiut. (15) Transmetimin e shënon Imam Muslimi, trans. Nr. 1151, e po ashtu edhe Imam Ahmedi, trans. Nr. 9633, si dhe të tjerë.*

Jusuf Ramiqi

# Kurani dhe hadithi për rregullat e agjërimit islam

Agjërimi islam (sijam) në Kuran përmendet në katërmbëdhjetë vende: shtatë herë në kaptinën El-Bekare, nga dy herë në kaptinat El-Maide dhe El-Ahzab dhe nga një herë në kaptinat En-Nisa, Merjem dhe El-Muxhadele.

Duke i analizuar ajetet kuranore të lartcekura vërehet se Kurani për agjërimin flet në mënyrë të përgjithshme, dhe se nuk lëshohet në çështjet e veçanta dhe për një rregull që ka të bëjë me agjërimin nuk flet në një vend, as në një kaptinë të vetme, por në disa sosh e të cilat janë shpallur në intervale të ndryshme kohore.

Kurani e cek se agjërimi është farz (obligim i detyrueshëm, Sh. B.) dhe që koha e tij është muaji i Ramazanit dhe se ata të cilët nuk janë në gjendje të agjërojnë, për shkak të sëmundjes, pleqërisë, etj., mund të agjërojnë gjatë ditëve të tjera.

Kurani gjithashtu e cek se agjërimi u është urdhëruar myslimanëve sikurse që u ishte urdhëruar të tjerëve para tyre. Agjërimi është shpallur vetëm për hir të njeriut. Njeriut i është dhënë rasti që në Ramazan, muaj i agjërimit islam, të rehabilitohet për mëkatet e kryera.

Rregullat e tjera që kanë të bëjnë me agjërimin islam, si p.sh.: çka e prish agjërimin, çka i lejohet agjëruesit, çfarë i preferohet dhe çka i ndalohet, janë të sqaruara me hadith, me burimin e dytë të Islamit.

Llojet e agjërimit islam mund të jenë: agjërimi i obligueshëm (sijamu-l-fardi); agjërimi i kompensueshëm (sijamu-l-kadai); agjërimi i betueshëm (sijamu-n-nedhri); agjërimi i zhdëmtuar si dhe agjërimi i vullnetshëm.

## Agjërimi i obligueshëm

Agjërimi i obligueshëm (sijamu-l-fardi) është agjërim i muajit të Ramazanit.

Obligueshmëria është vërtetuar me Kuran, synet dhe ixhma. Kurani dhe syneti për këtë lloj të agjërimit flasin: që ky (agjërimi) është obligim i detyrueshëm i çdo myslimani e myslimaneje të rritur, mendërisht dhe fizikisht të aftë e të cilët gjatë muajit të Ramazanit ndodhen në shtëpitë e tyre;

- që ky fillon para agimit e zgjat gjersa të perëndojë dielli me vendim (nijet) se do të agjërohet në emër të Allahut;
- vendimi (nijeti) nuk është e obligueshme të shqiptohet me gojë, është çështja e zemrës, disa konsiderojnë se mjafton vetëm të ngriturit në syfyr (suhur) me qëllim që të agjërohet e me këtë edhe nijeti tëjetë i zbatuar;
- agjërimi nuk nënkupton vetëm të përmbajturit nga ushqimi dhe kënaqësitë e tjera trupore, por ai nënkupton edhe përmbajtje nga sharjet, ofendimi, gënjeshtra, mallkimi, përgojimi, etj;
- ai i cili nuk e agjëron muajin e Ramazanit nga shkaqet e arsyeshme, është i obliguar pastaj të agjërojë ditët e caktuara;
-ai i cili me qëllim ushqehet, pa ndonjë shkak të arsyeshëm është i obliguar të agjërojë ditët e caktuara me shpengim (kefaret);
- ai i cili me vështirësi mund t'i përmbahet agjërimit (të moshuarit



e molisur, të sëmurët) shpengimi i rrok që t'ia japin ushqimin (vlerën) e suhurit dhe të darkës një skamnori;

- i rekomandohet agjëruesit që të bëjë iftar (darkë) atëherë kur dielli perëndon, ndonëse i Dërguari ka thënë: "Njerëzit janë në mirësi deri në atë sa shpejtojnë me iftarin," e që suhuri të mos lihet pa u ngrënë e që sipas mundësisë me suhur të pritet koha e fundit, ndonëse i Dërguari ka thënë: "hani suhurin, se në suhur është bekimi;"

- nuk preferohet që agjërimi të lidhet (dita dhe nata), as që të teprohet në ushqim gjatë Ramazanit, ndonëse muaji i Ramazanit nuk është muaj i "gjellëve dhe i ëmbëlsirave," por muaj i shpengimit për mëkatet e bëra:

- agjërimi në esencën e tij është ibadet dhe ai na është caktuar neve myslimanëve, ashtu sikurse u ishte i caktuar atyre para nesh.

## Agjërimi i kompensue-shëm (kada)

Agjërimi i kompensushëm (sijamu-l-kadai) është agjërim i udhëtarit dhe i të sëmurit, të cilët për shkaqe të arsyeshme nuk kanë agjëruar në Ramazan, që është muaj i agjërimit islam.

"Kush prej jush është i sëmurë ose është në udhëtim (e nuk e agjëron) atëherë ai (le të agjërojë) më vonë aq ditë." (El-Bekare, 184).

Gruaja e cila ka fituar menstruacionin e rregullt (hajzi) ose nëse është në gjendje të lehonisë (nifas); nëse me agjërim ajo u sjell dëm shëndetit dhe zhvillimit të foshnjës, shtatzëna dhe mëndesha e gëzojnë të drejtën e mosagjërimit gjatë muajit të Ramazanit me kusht që ditët e mosagjëruarat'ikompensojnëmëvonë. Me këtë kompensim nuk duhet vonuar. Ai mund të bëhet në çdo periudhë të vitit, por gjithsesi para Ramazanit pasues.

Kompensimi i ditëve të paagjëruara nuk është e thënë që të kryhet në vazhdimësi (përditë). I Dërguari ka thënë: "Ai i cili dëshiron, për ditët e paagjëruara, mund t'i agjërojë në vazhdimësi (përditë), e kush do mund ta bëjë edhe me ndërprerje." Mirëpo, nëse Ramazani pasues pritet pa e shpaguar borxhin e Ramazanit të kaluar, do të agjërohet Ramazani në vijim e pastaj do të kryhet kompensimi i atyre ditëve të paagjëruara të Ramazanit të kaluar duke ia bashkangjitur këtij agjërimi kompensues edhe të ushquarit e një të varfri duke siguruar ushqimin prej dy racionesh në ditë.

Kur një nga asabët e pyeti të Dërguarin lidhur me një person i cili kishte ndërruar jetë pa e arritur ta mbarojë agjërimin kada (sijamu-l-kadai), I Dërguari ka thënë: "Kush ndërron jetë para se të arrijë ta përfundojj agjërimin kada të Ramazanit të mëhershëm (kalues), atëherë pasardhësit në emër të tij le t'u ndajnë të varfërve sadakë-lëmoshë.

## Agjërimi betues

Agjërimi betueshëm (sijamu-n-nedhri) është lloj i agjërimit kur dikush betohet se do të agjërojë një, dy... ditë, javën ose muajin dhe obligohet ta përmbushë këtë, ngase Allahu në Kuran ka thënë: "Le t'i përmbushin premtimet e veta." (El Haxhxh, 29).

Ndërkaq, nëse personi, i cili është betuar se do të agjërojë, ndërron jetë dhe mbetet pa e realizuar betimin, atëherë vlejnë rregullat e njëjta si dhe tek ai i cili ka ndërruar jetë dhe nuk e ka shpaguar borxhin e agjërimit të Ramazanit.

Transmetohet nga Ibën Abasi, se tek i Dërguari i Allahut ka ardhur një njeri dhe i ka thënë: -I Dërguar i Allahut, nëna më ka ndërruar jetë, duke mos e përmbushur agjërimin betues. Unë, a mund të agjërojë në emër të saj? -Po! – i tha i Dërguari. Borxhi ndaj Allahut duhet të shpaguhet sa më parë.

Pasi njeriu është përgjegjës për atë se çka dhe si punon, kur ai ndërron jetë, sipas hadithit të të Dërguarit, përfundojnë të gjitha veprat e tij pos sadakës së përhershme; mësimet e dobishme dhe fëmija i edukuar mirë, atëherë ai i cili ka ndërruar jetë e obligimin e tij të pakryer të agjërimit ose të haxhit, ia ka kryer tjetri, do të ketë vetëm dobi të vogla, se njeriut i takojnë vetëm frytet e punës së vet.

Ndërkaq, duhet të dimë se Islami nuk i shkëput lidhjen ndërmjet atyre të gjallëve dhe të vdekurve. Të gjallët duhet të luten për të vdekurit e tyre, për ata të kërkojnë falje (magfiret) dhe mëshirë (rahmet), se në Kuran thotë: " Zoti ynë! M'i fal gabimet mua dhe prindërve të mi, fali edhe të gjithë besimtarët Ditën kur jepet llogaria." (Ibrahim, 41).

## Agjërimi i zhdëmtuar (për keffarete)

Agjërimi për keffarete me rastin e gabimeve të caktuara sikurse kefareti për betim, me rastin e prishjes së agjërimit, keffareti i Dhiharit ose keffareti për mbytje.

Lirimi i robit ose i robëreshës ose agjërimi dy muaj pa ndërprerje është shpengim (keffaret) për atë i cili pa arsye nuk e agjëron muajin e Ramazanit. Nëse këtë nuk mund ta përmbush, atëherë është i obliguar që nga dy racione ushqim në ditë t'ua ndajë gjashtëdhjetë fukarenjve.

## Agjërimi i vullnetshëm

Agjërimi i vullnetshëm (sijamu-l-tetavui) është agjërim nafile. Besimtarët myslimanë e agjërojnë nga dëshira që t'i afrohen Allahut, që ta fitojnë mëshirën dhe kënaqësinë e Tij. Ky lloj i agjërimit është i lejuar në çdo muaj. Por, në ditët e caktuara është i ndaluar, e në të tjerat jo i preferuar, është mirë të agjërohet në ditët në të cilat ka agjëruar i Dërguari i ynë, Muhamedi a.s.

Agjërimi i vullnetshëm është i ndaluar të aplikohet në ditët e caktuara:

- Në ditën e parë të Bajramit të Ramazanit dhe në ditën e parë të bajramit të kurbanit, ngase agjërimi në këto ditët e caktuar është në kundërshtim me festën e cila e nënkupton gëzimin, gazmendin, shoqërimin e ndërsjellë të njerëzve. Si dhe 3 ditëve që pasojnë pas ditës së Bajramit të Kurbanit); -që quhen ditët e teshrikut);

- Në ditën e dyshimtë (jevmu-shshekk), kjo është dita e fundit e muajit Shaban, për të cilën dyshohet se a është dita e tridhjetë e këtij muaji ose dita e parë e muajit të Ramazanit;

**Transmetohet nga Ajsheja, r.a. se ka thënë: "I Dërguari i Allahut ka agjëruar aq shumë saqë mendonim se më as që do të hajë, ndërsa ushqehej saqë mendonim se më nuk do të agjërojë. Mirëpo, nuk e kam parë të Dërguarin a.s. që të agjërojë ndonjë muaj të tërë pos muajit të Ramazanit, e po ashtu nuk e kam vërejtur që të agjërojë vullnetarisht më tepër sesa në muajin Shaban."**

- Ky lloj i agjërimit, poashtu i ndalohet gruas ta agjërojë pa pëlqimin e burrit të saj, ngaqë i Dërguari ka thënë: "Gruas nuk i lejohet të agjërojë nafile pa pëlqimin e burrit." Qëllimi i kësaj ndalese është mbrojtja e marrëdhënieve familjare.

Agjërimi i vullnetshëm nuk preferohet që të aplikohet vetëm ditëve të premte ose të shtuna, ngaqë i Dërguar ka ndaluar që për këtë lloj të agjërimit të caktohet vetëm e premtja ose e shtuna.

Transmetohet se disa nga shokët e tij një të premte kanë ardhur tek i Dërguari a.s., i cili i ka shërbyer me ushqim, kur ata i thanë se janë me agjërim, ai pyeti:

-A keni agjëruar dje?

-Jo, u përgjigjën ata.

-A do të agjëroni nesër? I pyeti i Dërguari a.s.

-Jo, thanë ata.

-E ju agjërimin ndërprejeni –iu tha Muhammedi a.s..

Agjërimi i vullnetshëm mirë është që të agjërohet në këto ditë: në ditën e Arafatit, ata të cilët nuk ndodhen në kryerjen e obligimit të haxhit, e jo edhe haxhitë të cilët ndodhen në Arafat. Në hadithin e Pejgamberit qëndron: (Ai i cili agjëron "jevme arefe" (dita e nëntë e dhu-l-hixhes, në prag të Bajramit të Kurbanit) do t'u falen mëkatet e vogla të kryera pa qëllim e pavetëdije);

- në ditën e Ashures, dita e dhjetë e muajit të muharremit - Ibën Abasi thotë: Nuk e kam vërejtur të Dërguarin që i përmbahet agjërimit të çfarëdo dite tjetër, pos të kësaj dite, të dhjetës së muharremit dhe të këtij muaji, muajit të Ramazanit;

- gjashtë ditë të muajit të shevvalit (Ai i cili agjëron muajin e Ramazanit dhe gjashtë ditë të muajit shevval do të shpërblehet sikur të kishte agjëruar gjatë tërë jetës);

- tre ditë në çdo muaj (Ai i cili agjëron tri ditë të çdo muaji (duke e llogaritur edhe agjërimin e obligueshëm në tërë muajin e Ramazanit) do të llogaritet sikur të kishte agjëruar gjatë tërë jetës);

- agjërimi në ditët e hënë dhe të enjte për çdo javë, si dhe ditët e tjera në të cilat Pejgamberi a.s. dërguari ka agjëruar.

Transmetohet nga Ajsheja, r.a. se ka thënë: "I Dërguari i Allahut ka agjëruar aq shumë saqë mendonim se më asqë do të hajë, ndërsa ushqehej saqë mendonim se më nuk do të agjërojë. Mirëpo, nuk e kam parë të Dërguarin a.s. që të agjërojë ndonjë muaj të tërë pos muajit të Ramazanit, e po ashtu nuk e kam vërejtur që të agjërojë vullnetarisht më tepër sesa në muajin shaban."

Sikur që është i ndaluar agjërimi 24 orësh (i tërëditshëm) në muajin e Ramazanit, po ashtu është i ndaluar edhe agjërimi i vullnetshëm gjatë tërë jetës. Transmetohet se Abdullah Ibn Umeri pat thënë: I Dërguari ishte informuar se unë kam deklaruar: "Pasha Allahun ditën do të agjëroj e natën vazhdimisht do t'i lutem Allahut dhe kështu do të bëj gjersa të jem gjallë." I Dërguari i pati thënë: -Po ti vërtet këtë nuk mund ta durosh. Agjëro dhe ndërpreje. Allahut lutju, por edhe bëj gjumë! Agjëro tri ditë të secilit muaj, sepse çdo vepër e mirë dhjetëfish shpërblehet e kjo është njëlloj sikur të agjërosh tërë jetën.

-Unë, vërtet mundem më tepër se kjo – i thashë.

-Një ditë agjëro e një ditë ushqehu – tha i Dërguari.

-Unë, mundem më tepër se kjo - sërish i thashë.

-Një ditë agjëro e një ditë ushqehu – tha Ai.

-Ky është agjërimi i Davudit, a.s. dhe është agjërim me vlerë.

-Unë, mundem edhe më tepër se kjo – i thashë.

-Më tepër se kjo nuk ka – tha Muhammedi a.s.

I Dërguari a.s. , sikurse shihet nga hadithi i cekur, i shpjegoi Abdullah Ibën Umerit se më mirë është që një ditë të agjërohet e të dytën të ushqehet, sepse njeriu është i obliguar që të kujdesohet për nevojat e trupit të tij, për obligimet ndaj familjes, shoqërisë, mysafirit, etj., andaj sipas versionit tjetër të këtij hadithi, më së miri është që të agjërohet nga tri ditë në secilin muaj (me përjashtim të muajit të Ramazanit, i cili agjërohet i tëri, Sh.B.).

Që agjërimi të jetë i vlefshëm është i nevojshëm marrja e vendimit - nijjeti.

Mirëpo një vendim i tillë nuk është i nevojshëm me rastin e agjërimit të vullnetshëm – nafile. Agjërimi i vullnetshëm do të prishet nëse nga harresa hahet, gjë që nuk vlen në rastin e agjërimit të Ramazanit. Ai i cili ka filluar të agjërojë agjërim të vullnetshëm, nëse shkon si mysafir ose dikush i vjen mysafir, agjërimin (agjërimin e vullnetshëm, Sh.B.) gjithsesi duhet ta prishë në mënyrë që ta gostisë mysafirin ose si mysafir t'i bashkëngjitet nikoqirit, gjë që nuk vlen me rastin e agjërimit të obligueshëm në muajin e Ramazanit.

A është i nevojshëm që të kryhet shpagimi i agjërimit të vullnetshëm? Dijetarët islamë në këtë çështje janë të ndarë. Disa nga ata mendojnë se një gjë e tillë nuk është e nevojshme, ndërsa disa të tjerë duke u mbështetur në disa hadithe të Muhammedit, a.s. mendojnë se edhe për agjërimin vullnetshëm duhet shpaguar.

Në fund duhet përmendur se ekziston edhe të përmbajturit nga të folurit, si formë dhe lloj specifik i agjërimit. Mirëpo, Islami një gjë të tillë nuk e lejon, ngase ajo do të paraqiste ngatërresë të vërtetë, vuajte dhe mundim për njeriun-agjëruesin.

*Nga gjuha boshnjake përktheu:*
*Shaban Basha*

Azmir Jusufi (PHDc)

# Ramazani – muaji i Kuranit famëlartë

## Ramazani dhe leximi i Kuranit

Kurani – Libri i Allahut xh.sh., është rrugë për devotshmërinë, rrugë për të fituar dashurinë e Allahut të Lartësuar. Ai udhëzon drejt asaj që është më e mira, është këshilltari që nuk mashtron, udhëzuesi i cili nuk të humb, bashkëbiseduesi i cili nuk gënjen.

Me të vërtetë Allahu xh.sh., e ka begatuar ymetin e Muhamedit s.a.v.s. me muajin e Ramazanit, i cili, ndër të tjerash, është edhe muaji në të cilin ka zbritur Kurani, Allahu xh.sh. thotë: "Muaji i Ramazanit është ai në të cilin filloi të shpallej Kurani, që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra).» (El-Bekare, 185)

Po ashtu, Allahu xh.sh., në Kuran thotë: "A nuk e përfillin ata (me vëmendje) Kuranin? Sikur të ishte prej dikujt tjetër, përveç prej Allahut, do të gjenin në të shumë kundërthënie."(En-Nisa', 82)

Është me rëndësi shumë domethënëse që këtu është përmendur folja تدبر , e cila do të thotë: të menduarit e thuktë, të vëzhguarit dhe studiuarit e diçkaje[1], dhe ajo në Kuran përmendet ekskluzivisht në kuptimin e të menduarit rreth Kuranit, se Kurani është mrekulli mbinatyrore e jo fjalë e njeriut dhe të praktikuarit e tij në jetën e përditshme.

Sot, për fat të keq, raporti me Kuranin është mistifikuar dhe materializuar tërësisht. Në këtë Libër shikohet si në një sakrament. Është



kthyer në një hajmali/talisman, amulet, e nëse ai lexohet, përjetohet vetëm si një melodi dhe muzikë.[2]

Midis myslimanëve ka të atillë që e dinë përmendësh Kuranin dhe e recitojnë shpesh atë, por janë të rrallë ata që sillen sipas rregullave të tij, që ndiejnë mirësinë dhe begatinë që u ka falur Allahu nëpërmjet tij e që punojnë sipas tij.

Ne konstatojmë se sot myslimanët as nga afër nuk i referohen Kuranit ashtu si duhet në të vërtetë, sepse ai nuk është drejtues kryesor i mendjeve të tyre, as nuk është ajo çfarë më së shumti prek zemrat e tyre, e as nuk është nxitësi kryesor i sjelljes së tyre, e as ajo që më së shumti e ndryshon gjendjen e shpirtrave të tyre.[3]

Njerëzit ende, ndoshta më shumë se kurrë, e respektojnë formalisht, por vetëm si një fjalë magjike e jo si një mendim. Myslimanët e përdorin atë për qëllime të ndryshme, por më së paku si një udhëzues dhe udhërrëfyes në jetë e për të cilat qëllime edhe është shpallur. Zoti xh.sh., në Kuranin Famëlartë thotë: "Ky është libër, në të cilin nuk ka kurrfarë dyshimi, (i cili është) udhëzim për të devotshmit"(El-Bekare, 2)."Ne të shpallim Kuranin që është shërim dhe mëshirë për besimtarët..." (El-Isra', 82)."Në të vërtetë, ky Kuran udhëzon drejt asaj që është më e mira" (El-Isra', 9)."O ju njerëz! Juve ju erdhi nga Zoti juaj këshilla (Kurani) dhe shërimi i asaj që gjendet në kraharorët tuaj (në zemra), dhe udhëzim e mëshirë për besimtarët."(Junus, 57)

## Gjurmët e Kuranit në jetën e myslimanit sot?

Sot, Kurani duket se vetëm pjesërisht lë gjurmë në jetën e myslimanit. Kuranit i përkushtohet vëmendja vetëm gjatë këtij muaji të bekuar dhe ky kufizim është në kundërshtim

me traditën islame, me udhëzimet profetike, sepse myslimani duhet ta lexojë atë edhe jashtë Ramazanit.

Si një shprehje e shoqërisë në një gjumë të thellë, u krijua një botë e tërë imagjinare dhe e gënjeshtërt, e cila për shekuj të tërë kishte joshur dhe mashtruar botën islame. Raporti me Kuranin është mistifikuar dhe materializuar tërësisht. Në këtë Libër shikohet si në një sakrament. Është kthyer në një hajmali/talisman dhe u lexohet më shumë të vdekurve (sesa që e lexojnë të gjallët për veten e tyre), por, edhe nëse u lexohet të gjallëve, përjetohet vetëm si një melodi dhe muzikë. Ai e humbi qëllimin e vet. Njerëzit ende, ndoshta më shumë se kurrë, e respektojnë formalisht, por vetëm si një fjalë magjike e jo si një mendim.[4]

Ne bukur mirë e dimë se çdo sëmundje e zemrës dhe e shpirtit është rezultat i shfrenimit, devijimit dhe dyshimit, kurse Kurani është shërim për të gjitha këto, mirëpo, siç mund të vërejmë, Kurani, veçanërisht sot, është mbyllur dhe mbahet në xhamitë, bibliotekat, shtëpitë e individëve - në rafte të veçanta të mbuluara me pluhurin e harresës. Shtypet si asnjëherë, në të gjitha formatet e mundshme, fije të ndryshme dekorative nga ari dhe fletët e çmuara të letrës, dhe të paktën lexohet e lëre të praktikohet në jetën e përditshme.

Aisheja r.a., transmeton se Muhamedi s.a.v.s., ka thënë:"Ai që e lexon rrjedhshëm Kuranin është bashkë me melaqet e nderuara, ndërsa ai që e lexon Kuranin me vështirësi, ngaqë nuk i zotëron mirë rregullat, ka dy shpërblime". (Muttefekun alejhi).

Po ashtu, Pejgamberi s.a.v.s., në një hadith të tij thotë: "Kujt i pëlqen që ta dojë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, le të lexojë Kuran."

Në një hadith autentik (sahih), të cilin e transmeton dhe shënon Ibni Maxhe, Muhamedi s.a.v.s., thotë: "Është e sigurt se Kurani do ta takojë lexuesin e tij Ditën e Kiametit, kur ai të ketë dalë nga varri; do t'i paraqitet si një burrë i zbehtë dhe do ta pyesë: 'A më njeh mua?' Ai do t'i përgjigjet: 'Nuk të njoh'. Atëherë (Kurani) do t'i thotë: 'Unë jam shoku yt, Kurani, i cili të ka bërë të etesh ditëve të nxehta dhe të ka lënë pa gjumë natën. Vërtet, çdo tregtar rend pas fitimit të vet dhe sot unë do të jem për ty pas çdo fitimi.' Atëherë (lexuesit të Kuranit) do t'i jepet një mbretëri në dorën e djathtë dhe përjetësia në dorën e majtë; në kokë do t'i vihet kurora e dinjitetit dhe prindërve të tij do t'u vishen dy rroba të çmuara, të cilat vlejnë më shumë se kjo botë. Ata do të pyesin: 'Për çfarë (merite) na i veshën këto?' Dhe do t'u thuhet: 'Për shkak se djali (vajza) juaj zotëronte Kuranin'. Pastaj (lexuesit të Kuranit) do t'i thuhet: 'Lexo dhe ngjitu në shkallët dhe dhomat e Xhenetit!' Ai do të vazhdojë të ngjitet, për sa kohë që do të lexojë. Qoftë me shpejtësi apo ngadalë". (Ibni Maxhe)

Ibën Mesudi r.a., thotë: "Kush e do Kuranin, ai e do edhe Allahun dhe të Dërguarin e Tij". Kurse Othman b. Afani r.a., thotë: "Po të ishin me të vërtetë zemrat tuaja të pastra, kurrë nuk do u ishte mjaftuar leximi i fjalëve të Allahut xh.sh."[5]

## Kthimi në mësimet e Kuranit

Kthimi në mësimet e Kuranit është shpëtimi i vetëm në çdo kohë dhe çdo vend. Ky kthim nuk do të thotë vetëm leximi i tij (edhe pse vetë leximi i tij është ibadet), por praktikim i mësimeve kuranore të përfituara nga leximi i ajeteve të tij.[6]

Sot, sa më shumë që myslimanët flasin rreth Kuranit, për fat të keq, më duket sikur janë sa më larg mësimeve të tij, dhe kjo për dy arsye: ose nuk janë të sinqertë gjatë leximit të tij ose nuk dëshirojnë që të përfitojnë nga margaritarët dhe urtësitë e tij.

Prof. Husein Xhozo bukur e ka thënë: "Derisa ishte Kurani mënyra e praktikimit të përditshëm, derisa jetohej me direktivat e tij, misioni i tij ishte i gjallë dhe për myslimanët paraqiste fuqinë lëvizëse."[7]Me të drejtë imam Gazaliu i quajti njerëzit (e veçanërisht kjo u dedikohet njerëzve të sotshëm): "Të vdekurit që ecin nëpër tokë."

Kur masa ndjeu se nga Kurani nuk mbeti më asgjë përveç fjalëve, kur liderët në vendet islame e larguan nga jeta e përditshme dhe e penguan zbatimin e tij në praktikë, dhe kur ulemaja pushoi dhe u ndal nga predikimi i fjalëve të tij (me urtësi e mençuri)[8] ose duke bërë keqinterpretimin e mësimeve të tij (pa dije të thuktë e pa maturi), si pasojë e gjithë kësaj vërshuan problemet në mbarë botën islame të cilave u jemi edhe vetë ne dëshmitarë.

Rreth kësaj çështjeje, dr. Almir Fatiqi thotë se sot ballafaqohemi me interpretime të ndryshme të Kuranit (nuk është e thënë që interpretimet e ndryshme të jenë në kundërshtim njëri me tjetrin), mund të themi, në nivelin lokal dhe global, për arsye se sot me interpretimin e Kuranit merret çdokush, edhe ata që janë kompetentë për këtë lëmi dhe që janë të kualifikuar, por edhe ata që janë pa këto kualifikime, nuk kanë kompetenca për një gjë të tillë, dhe nuk i plotësojnë kushtet e parapara nga dijetarët e njohur në lëmin e tefsirit për interpretimin e Kuranit, e që e gjithë kjo sjell huti dhe përçarje, si në botën islame ashtu edhe më gjerë.[9]

Imam Buhariu dhe Imam Muslimi, shënojnë se Abdullah b. Omeri r.a., transmeton se i Dërguari i Allahut s.a.v.s., kishte thënë: "Me të vërtetë, Allahu nuk do ta marrë dijen duke e marrë atë nga njerëzit, por, duke i marrë jetët e njerëzve të ditur (dijetarëve), duke u marrë jetën një nga një, deri sa të mos mbetet asnjë (dijetar). Atëherë, njerëzit do të kërkojnë dije nga të paditurit, do t'u kërkohet që të gjykojnë (të japin fetva e të interpretojnë Kuranin), dhe ata do të gjykojnë pa dije, e që do e humbin veten e tyre dhe njerëzit e tjerë." (Muttefekun alejhi)

*(1) Teufik Muftić, Arapsko-bosanski rječnik, El-Kalem, Sarajevë, 1997, f. 423. (2) Mr. Azmir Jusufi, "Myslimanët e sotshëm dhe ibadeti i tyre",* **Edukata Islame,** *nr. 111, KBI – Prishtinë, 2016. (3) Jusuf el-Kardavi, Kako se odnositi prema Kuranu Časnom, Sarajevë, 2012, f. 533. (4) Husein Đozo, Islam u vremenu (Izabranadjela), vëll.1, El-Kalem dhe FIN, Sarajevë, 2006, f. 481. (5) Ahmad Farid, Čišćenje duše – prema prvim izvorima, Libris, Sarajevë, 2005, f. 40. (6) Asmir Salihović, O začudnosti, Bemust, Sarajevë, 2010, f. 171. (7) Shih në:* **Glasnik**, *Rijaseti i Bashkësisë Islame në BeH, XXXV/1972, nr. 7-8, Sarajevë, f. 309-317. (8) Shih më shumë në: Husein Đozo, Islam u vremenu, Novi Pazar, 1998, f. 191-192. (9)Azmir Jusufi, "Disa rregulla themelore për kuptimin dhe interpretimin e Kuranit në kohën moderne",* **Takvim/Kalendar**, *për vitin 2015, KBI-Kosovë, Prishtinë, 2015, f. 29.*

Isa Tershani

# Ramazani, muaj i edukimit dhe ndryshimit

"O ju që besuat, agjërimi ju është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm." (El Bekare, 183)

Ramazani është muaji i zgjedhur dhe i bekuar. Ky është muaji i agjërimit, ibadetit, bekimit të Allahut, amnistisë dhe faljes. Në këtë muaj, Allahu xh.sh. njerëzve u ka dhuruar begatinë dhe mëshirën më të madhe.

Në këtë muaj filloi shpallja e Kuranit: "…që është udhërrëfyes për njerëz dhe sqarues i rrugës së drejtë dhe dallues (i së vërtetës nga gënjeshtra)…"[2] Pikërisht për shkak të kësaj ngjarje të madhe, për shkak të shpalljes së librit të fundit të Allahut xh.sh. që shënon fillimin e një epoke të re në historinë e njerëzimit, muaji Ramaz për këtë ka rëndësi dhe vlerë të madhe. Në këtë muaj Allahu xh.sh. e ndan mëshirën e Tij dhe ua falë njerëzve. Kuptohet ua falë atyre që kërkojnë falje dhe i mbulon me mëshirën e Tij ata që përpiqen për të.

Një prej begative të muajit të Ramazanit është agjërimi. Agjërimi është ibadet kulmor me të cilin besimtari e shpreh imanin e tij dhe mundohet të meritojë mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut. Agjërimi nuk është përmbajtja e thjeshtë nga të ngrënit dhe pirja, por është angazhim i tërë qenies së njeriut. Sytë nuk shikojnë atë që është haram, veshët nuk dëgjojnë të folurit e përbuzur, duart nuk shtrihen drejt haramit. Mendimet janë të drejtuara në madhërimin e Allahut xh.sh. dhe të medituarit në precizitetin dhe përkryeshmërinë e krijimeve të Tij. Gjuha i thurë falënderime të Gjithëmëshirshmit për të mirat e Tij me anë të dhikrit, duave dhe leximit të Kuranit, duke hequr dorë prej ushqimit dhe pijeve myslimani forcon vullnetin dhe durimin e tij në vështirësitë e jetës. Njëkohësisht ndjen keqardhje dhe solidarizohet me njerëzit të cilëve u janë cunguar ato mirësi. Shkurt, Ramazani është muaji i agjërimit dhe ibadetit, fitore e shpirtit mbi dëshirat e trupit. Ai është rast i mrekullueshëm që çdo besimtar dhe besimtare, që duke përforcuar shpirtëroren, të fitojnë elan dhe fuqi të re, dhe kështu e lehtësojnë rrugën dhe vështirësitë e tij në këtë dynja.[3]

## Agjërimi, ibadet shumëdimensional

Muaji i bekuar i Ramazanit dhe agjërimi në këtë muaj paraqet një nga ritualet dhe ibadetet më madhështore islame.

Ky ibadet-adhurim, gjegjësisht agjërimi, jo vetëm që është rehabilitim dhe shërim për trupin, por është rehabilitim dhe shërim edhe për shpirtin e myslimanit dhe rrethin ku jeton ai, i cili pikërisht në urinë që e karakterizon juridikisht agjërimin, i ushqen ndjenjat, dëshirat dhe pretendimet e veta për ngritje kah piedestalet më të larta dhe kah përsosmëria. Në këtë muaj besimtari me agjërim bën humanizimin e shpirtit të vet, dhe si të thuash në një mënyrë paraqitet në shoqëri si personalitet i ri i cili ka bërë ndryshime rrënjësore. Ai është më i kujdesshëm në fjalët dhe veprimet e veta, është më i ndjeshëm dhe interesohet më tepër për vëllezërit e tij të afërt dhe hallexhinj, forcohen lidhjet, shuhen zënkat dhe konfliktet në shoqëri, sepse Ramazani dhe hidhërimi nuk kanë asgjë të përbashkët.[4]

Rëndësinë dhe vlerën e institucionit të agjërimit njeriu nuk është në gjendje që plotësisht ta kuptojë. Rëndësia dhe vlera e këtij ibadeti qëndron në atë se Allahu xh.sh. për agjëruesin ka përgatitur shpërblim të veçantë.

**Ebu Hurejre r.a. transmeton një hadith të Muhamedit s.a.v.s. në të cilin thuhet: " Allahu i Lartësuar ka thënë: Çdo vepër e njeriut i takon atij, përveç agjërimit, ai më takon Mua dhe Unë për të shpërblej (posaçërisht) !"[5]**

Me agjërim, para se gjithash, vërehet dorëzimi i plotë tek Allahu dhe robërimi i plotë vetëm Atij. Agjërimi, të cilin Allahu xh.sh. ua ka bërë myslimanëve detyrë obligative (farz), çliron njeriun nga kthetrat e epsheve dhe nga burgu i trupit, duke e ofruar atë drejt botës së melaqeve dhe të lartësive shpirtërore.

Njeriut kur t'i shtohen begatitë, më pak i ndjen ato, dhe pasi që i humb ato, ai fillon t'i vlerësojë dhe t'i kuptojë drejtë. Nëpërmjet agjërimit njihet vlera e të mirave të Allahut të cilat na janë dhënë nëpërmjet ushqimit dhe pijes.[6]

Agjërimi posaçërisht forcon vullnetin dhe edukon agjëruesin në durueshmëri. Agjëruesi qëndron i uritur, ndërsa para tij qëndron ushqimi

i cili e provokon, duron etjen, ndërsa afër duarve të tij qëndron uji i ftohtë, duron të mos i afrohet gruas së tij, ndërsa atë e ka afër... Në këto gjëra nuk ka kontrollues më të mirë se sa Allahu xh.sh., e as që ka dëshmi kundër vetëdijes së tij, derisa atë asgjë nuk e përkrahë, përveç vullnetit të tij të bindjes dhe vetëdijes. Ebu Hurejre r.a. transmeton se Muhamedi s.a.v.s. ka thënë: " Për çdo gjë jepet zeqati. Zeqati i trupit është agjërimi, ndërsa agjërimi është gjysma e durimit".[7] Me agjërim besimtari i mund epshet e barkut dhe organeve tjera, kështu që me agjërim edhe arrihet gjysma e durimit.

Islami nuk është fe e dobësisë dhe nënshtrimit, por përkundrazi, fe e angazhimit (luftës) të pandërprerë. Kush nuk është në gjendje që t'i mposhtë (luftoj) epshet dhe veset e veta, atëherë është larg luftës me armikun. Nëse nuk je në gjendje të durosh urinë e një dite, atëherë si do ta përjetosh ndarjen nga familja ose atdheu me qëllim të arritjes së ndonjë qëllimi të lartë, me mundime dhe sakrifica të mëdha?! Në këtë kontekst, dijetari Muhamed Gazali thotë: "Islami e bëri të obligueshëm agjërimin me qëllim që njerëzit të stërviten për të zotëruar epshet e tyre, të mos u nënshtrohen por t'i kontrollojnë ato, që nga agimi gjerë në perëndim të diellit. Besimtarët e kanë të ndaluar t'u përgjigjen epsheve të tyre më të fuqishme. Atyre u këshillohet ta stërvitin vetveten me një përkoje të përkohshme si një mënyrë për të fituar një shpërblim të çmuar". [8]



## Të agjërojmë edhe me gjuhë ?

Gjuha ka një agjërim të veçantë, të cilën mund ta njohin vetëm ata që e kanë privuar atë nga fjalët e kota. Agjërimi i gjuhës duhet të jetë në çdo kohë, gjatë apo jashtë Ramazanit, por gjatë Ramazanit ajo edukohet dhe pastrohet. Është vërtetuar nga Pejgamberi s.a.v.s. t'i ketë thënë Muadhit r.a.: "Ndaloje këtë!" (duke i bërë me shenjë drejt gjuhës). Ndërsa Muadhi r.a. i kishte thënë: " A do të merremi në pyetje edhe për atë që flasim, o i Dërguar i Allahut?" Pejgamberi s.a.v.s. i tha: "Mjerë nëna për ty, o Muadh! A do t'i hedh njerëzit në zjarr me fytyrat e tyre më shumë se sa ajo që kanë mbjellë gjuhët e tyre?"

Dëmi i gjuhës është shumë i madh dhe rreziku i saj mund të jetë shkatërrues. Ebu Bekri r.a. ishte ai që e kapte gjuhën e tij dhe qante dhe pastaj thoshte: " Kjo (gjuha) do të më shkatërrojë." Gjuha është sikur zjarri që djeg, gjarpri që kafshon dhe helmi që helmon. Nga Ibën Abasi është transmetuar se ai i drejtohej gjuhës së tij duke i thënë: " Oj gjuhë, ose thuaj diçka të dobishme e shpërblehu, ose hesht nga e keqja e shpëto."[9]

Si mund të agjëroj ai që i ka dhënë liri gjuhës së tij?Ai që ka rënë viktimë e fjalës së tij? Që është mashtruar nga mendja e tij? Ai që ka gënjyer, ka përgojuar, ka mashtruar, ka sharë e ka fyer, si do të mund të agjëroj? Transmeton Ebu Hurejra r.a. se Pejgamberi a.s. ka thënë: " ka agjërues që nuk arrin asgjë prej agjërimit të tij përveç urisë…".[10] Sa prej agjëruesve dëmtojnë agjërimin e tyre me prishjen e gjuhës, me mendimet e këqija dhe me ndotjen e gojës. Assesi nuk është për qëllim uria dhe etja prej agjërimit, por për qëllim është të edukuarit dhe devotshmëria. Lum për ata që gjuhën e tyre e përdorin për të mirë, për të kujtuar, lavdëruar dhe madhëruar Allahun e Madhërishëm, dhe mjerë për ata që gjuhën e përdorin për të sharë, fyer, përgojuar dhe zbuluar të metat e të tjerëve.

## Syri dhe veshi agjërojnë, po si?

Agjërimi i syrit është me ruajtjen e shikimit nga haramet dhe uljen e tij nga turpet. Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "Thuaju besimtarëve të ndalin shikimet (prej haramit),... Thuaju edhe besimtareve të ndalin shikimet e tyre,.." (En Nur, 30-31)

Syri është dritare për zemrën dhe derë për shpirtin. Shikimi i pa kontrolluar shkakton depozitimin e atyre pamjeve në kujtesë, pa marrë parasysh a janë të gjalla, fotografi në revista ose pamje që lëvizin në filma. Kush nuk e ulë dhe nuk e ruan shikimin e tij do të ballafaqohet me katër gjëra:

Depërtimi i gjurmëve të shigjetave helmuese, sëmundja e zemrës, humbja e qetësisë së mendjes, lodhja dhe pamundësia e arritjes së asaj gjithçka ke parë.

Edhe veshi-dëgjimi, agjëron, kur nuk dëgjon haramin, fjalën e kotë dhe të ndytë, nuk dëgjon sharjet dhe fyerjet. Të dëgjuarit është përgjegjësi nga Allahu xh.sh. për të cilën do të pyetet njeriu në ditën e gjykimit. E mjerë për ata që dëgjojnë atë që është e ndaluar dhe e privojnë dëgjimin e tyre nga ajo që është e mirë dhe e dobishme.[11]

Të nderuar agjërues! Le të agjërojnë gjuhët, sytë dhe veshët tanë, ashtu siç agjëron stomaku nga të ushqyerit dhe nga pija, në mënyrë që të na qetësohen zemrat dhe të na pastrohen mendjet. Le të jetë ky muaj një shkollë edukative, bereqeti dhe gjurmët e së cilës do të vazhdojë deri në Ramazanin tjetër.

Në fund, e lusim Allahun xh.sh. të na i pranoj adhurimet gjatë këtij muaji; agjërimin, faljen e namazeve, lutjet, leximin e dëgjimin e Kuranit, sadakatul fitrin dhe të gjitha veprat tjera të mira.

*(1) El Bekare, 183. (2) El Bekare, 185. (3) Doc. Dr. Shefik Kurdiq, Ramazani dhe namazi i teravive në dritën e medhhebit Hanefij, Sira Prishtinë, 2004. f. 7. (4) Bashkim Aliu, Shkrime Ramazani, Furkan 2014 Shkup f. 21. (5) Muslimi, Sahih, Kitabu Sijam, hadithi nr. 1151. (6) Doc. Dr. Shefik Kurdiq, op. cit., f. 51. (7) Ibni Maxhe, Sunen: Kitabu-s-Sijam, hadithi nr.1745. (8) Muhamed Gazali, Feja jonë, Fondacioni W.A.M.Y., Tiranë, 2003. f.117. (9) Aid el Karni. Mësime për Agjëruesit, Shkup, 2015, f.55. (10) Transmeton Ibni Maxhe, Ahmedi dhe Hakimi. (11) Aid el Karni. Mësime për Agjëruesit, Shkup, 2015, f.64.*

Nexhat Ibrahimi

# Bajrami i Ramazanit mes së kaluarës dhe trendeve të reja ndër shqiptarë

## Bajrami te myslimanët

Bajrami është festë myslimane dhe bazohet në burimet islame. Kurani thotë: "Prandaj *falu* për Zotin tënd ...!" (El-Kevther, 2) dhe "Shpëtimin do të arrijë ai që pastrohet (nga të këqijat) dhe që e përmend emrin e Zotit të vet dhe *falet*!" (El-A'la, 14-15).

Komentuesit e Kuranit mendojnë se fjalët falu فَصَلِّ (fe sal-li) dhe falet فَصَلَّى (fe sal-lâ), janë në lidhje me faljen e namazit të bajramit.

Edhe në traditën myslimane shqiptare, kudo qoftë, bajrami zë vend të veçantë qysh prej mesjetës. Gjatë kësaj date nëpër histori janë shënuar ndodhi të ndryshme politike e ushtarake, por edhe arritje fetare e kulturore. Madje bajrami ka qenë festë mbarëpopullore, sepse edhe jomyslimanët si pakicë, indirekt solidarizoheshin në festë me myslimanët si shumicë dërrmuese, duke pastruar ambientet jashtë dhe brenda shtëpisë, duke gëlqerosur muret e jashtme të shtëpisë, duke mos bërë ndonjë veprim që mund t'i irritonte fqinjët myslimanë etj. Bajrami ishte festë kohezioni, mëshire, dashurie, altruizmi e patjetër edhe pajtimi mes njerëzve nga hidhërimet e inatet e ndërsjella.

> Bajrami ka qenë festë mbarëpopullore, sepse edhe jomyslimanët si pakicë, indirekt solidarizoheshin në festë me myslimanët si shumicë dërrmuese.

## Përgatitjet për bajram

Shënimi i bajramit në trojet tona ka histori të gjatë, madje qysh në mesjetë, kur myslimanët ishin në këto troje në numër të konsiderueshëm, por të atakuar ashpërsisht nga kundërshtarët janë asimiluar apo janë shndërruar në skllevër, janë larguar dhunshëm apo edhe janë vrarë në përleshje të ndërsjella me kundërshtarët.[1]

Bajrami ndër myslimanët është shënuar në pajtim me normat e së lejueshmes të festave islame, por edhe me karakteristika lokale e rajonale të vendit të caktuar. Fillimi për përgatitje për bajram fillon më herët, por përgatitjet intensifikohen sidomos prej Natës së Kadrit. Islami i kushton rëndësi të theksuar pastërtisë shpirtërore dhe fizike, individuale dhe kolektive. Derisa pastërtia shpirtërore është proces i gjatë, i përditshëm dhe i vështirë, pastërtia fizike bëhet sistematikisht e sipas nevoje edhe reflekton përshpirtësinë tonë. Prandaj, edhe pastrohej ambienti dhe vetë shtëpia, bëhen gëlqerosjet apo ngjyrosjet e nevojshme, bëhej furnizimi me gjësende ushqimore për drekën e bajramit dhe për pritjen e vizitorëve dhe për vetë kohën e ditëve të bajramit. Gjithashtu, rëndësi të posaçme përbënte edhe blerja e veshmbathjes sidomos për fëmijët ose ndonjë dhuratë tjetër bajrami, varësisht kushteve materiale të familjes.

Ardhja e bajramit shënohej me kërcitjen e topit nga ndonjë vend i përshtatshëm për t'u dëgjuar më mirë, siç bëhej në Prizren nga Kalaja, siç bëhej edhe për të treguar fillimin e iftarit dhe kohën e syfyrit. Dikur, topi lajmëronte edhe fundin e Ramazanit, duke kërcitur tri herë në iqindi të ditës së fundit të Ramazanit, kurse gjatë ditëve të bajramit, nga topat me kalibra të ndryshëm kërcitej si shenjë feste, gëzimi etj. Topi përdorej edhe për raste tjera me rëndësi fetare ose shtetërore.[2]

Nuk duhet harruar se ndër parapërgatitjet e bajramit është edhe dhënia e sadakatul-fitrit, patjetër para faljes së namazit të bajramit. Kjo sadakë është e drejtë e Bashkësisë Islame (si ushtrues i pushtetit fetar të Bejtul-Malit), në dobi të kategorive kuranore (Shih:

Et-Tewbe, 60).

## Dreka e bajramit e të tjera

Në mëngjesin e hershëm të bajramit, të gjithë familjarët ngriheshin nga gjumi, merrnin abdest, vishnin petkat më të mira që kanë pasur për t'i dhënë shkëlqim e atmosferë festimit të bajramit. Meshkujt dhe djemtë e rritur shkonin në xhami për të falur bajramin. Pas namazit, falësit i uronin njëri-tjetrit festën.

Nuk kemi ndonjë mënyrë të saktësuar se si bëhet urimi nga vetë Muhammedi a.s., por sahabët kanë transmetuar se njëri-tjetrit ia uronin me fjalët "Tekabbel'all-llahu mina ve minkum!", që domethënë: "Allahu e pranoftë nga ne dhe nga ju!" (Hadithi hasen, sipas Ibn Haxherit në Fet'h'ul-Bari).

Te ne zakonisht përdoren fraza të caktuara për urim të njëri-tjetrit, si: Me fat bajrami/ Me fat edhe juve; Për hajr bajrami/ Hajr paçi; E gëzofshi bajramin/ E gëzofshi edhe ju; Bajram mubarek olsun/ Allah razi olsun etj.

Kohët e fundit ka ndryshime të caktuara në pikëpamje të urimit të festës dhe këtë e ka kushtëzuar mënyra e jetesës, teknologjia e avancuar etj. Tash përdoren telefonat, mesazhet nëpërmjet rrjeteve sociale në internet etj.

Ndonjëherë ky moment përcillej me tupanë e në disa vende edhe me kërcitjen e topit, e nëpër fshatra edhe me kërcitje pushkësh, zakonisht me fishekë baruti. Natën e bajramit tupanxhiu edhe njoftonte fundin e Ramazanit por edhe vizitonte çdo derë, duke kërkuar "hakun" e tij për shërbimin që kishte bërë gjatë muajit.

Qendrore në ditën e parë të bajramit është ushqimi i gatuar për bajram. Përgatiten disa gjella, ndonjë lloj piteje, kulaçë të caktuar, ëmbëlsira të ndryshme e sidomos bakllavaja, revania e ndonjë tatli tjetër, sallatë sezone por edhe gatime të tjera përcjellëse. Ushqimi shtrohet zakonisht paradite, por edhe pas dreke në disa vende. Në fund të ushqimit bëhet edhe dua, në shenjë falënderimi ndaj Allahut për mirësitë e shumta të dhuruara. Në rast duaje kujtoheshin edhe të vdekurit dhe të dashurit e tjerë.

## Vizitat e bajramit

Dikur ditën e parë të bajramit së pari nga populli vizitohej ulemaja e vendit, dijetarët fetarë, pastaj njerëzit autoritativë të fshatit, lagjes, qytetit. Vizitorët gostiteshin me ndonjë sherbet, ëmbëlsirë sapo gjësende të tjera nga mikpritësit.

Në disa vende natën e bajramit e në disa vende ditën e parë e të dytë të bajramit vizitoheshin varrezat, gëlqeroseshin gurët e të vdekurve tanë. Këndohej edhe ndonjë pjesë Kurani. Është për t'u përshëndetur veprimi i Bashkësisë islame të Bosnjës, e cila ditën e dytë të bajramit të ramazanit e ka caktuar si ditë të shehidëve, dhe kjo ditë çdo herë e më shumë po bëhet tradicionale. Veprim shumë i drejtë dhe orientim i besimtarëve drejt vlerave të përbashkëta.

Dita e dytë dhe e tretë në disa vende u është lënë vizitave në fqinjësi, së pari më i vjetri e pastaj me radhë vizitonin çdo shtëpi të lagjes. Nuk harroheshin as të sëmurët, as të varfrit e lagjes. Vizitorët gostiteshin me çaj, kafe, ndonjë ëmbëlsirë apo ndonjë gjë tjetër, varësisht nga tradita vendore. Në fund shpërndahen nëpër shtëpitë e tyre.

Vetëm kah fundi madje edhe pas bajrami, gratë fillojnë vizitat e tyre, dhe kjo quhet te ne "bajrami i grave". Në të kaluarën nëpër ambiente xhamie, namazxhahu apo në shesh të fshatit organizoheshin tubime, lojëra apo ndonjë argëtim në shenjë bajrami. Kohët e fundit gjithashtu bëhen ca organizime kulturore e argëtuese, por këto tubime bëhen me qëllime komerciale dhe përplot harame (alkooli, lakuriqësia etj.). Po braktisen traditat fetare e tradicionale e po zëvendësohen me gjëra të dëmshme për fenë, shoqërinë, trashëgiminë kulturore e qytetëruese. Organizimet e mira mbaheshin mend një kohë të gjatë dhe ndikonin pozitivisht edhe te fëmijët e rinia.

Viteve të fundit mënyra e vizitave për bajram dhe përmbajtja e vetë vizitave ka ndryshuar. Më nuk ka vizita përjashtimisht të botës mashkullore, as me ditë të caktuara. Mbase kjo edhe për shkak të rrethanave të imponuara të kohës, sepse obligimet në punë



**Bajrami është ditë e veçantë për myslimanët e sidomos për agjëruesit. Ata gëzohen për bajramin, njëkohësisht e kalojnë në bindje ndaj urdhrave të tij. Kemi shumë raste të rasteve gazmore, të cilat Muhammedi a.s. nuk i ka penguar.**

imponojnë edhe përcaktimin ndryshe të vizitave.

Me një rast rrëfen Aishja r. anha se si Pejgamberi i Zotit a.s. e ka ulur në një vend e ajo shikonte habeshitë të cilët luanin me shtiza në mesxhid. Kur i pa Omeri r.a. i qortoi ata, kurse Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Lëri! Nëna jonë është nga Benu Erfide". (Buhariu).

Hadithet e shumta tregojnë se gjatë ditëve të bajramit është e lejuar të relaksohemi, të argëtohemi, pas një angazhimi të madh shpirtëror dhe fizik, të agjërimit dhe ibadeteve tona. (Fet'hu'l-Bari).

Ja edhe një shembull konkret me Ebu Bekrin r.a., i cili me një ditë bajrami e vizitoi të bijën e tij, Aishen r. anha, në shtëpinë e Muhammedit a.s. Aty takoi dy shërbëtore që këndonin në shenjë feste. Ebu Bekri r.a., i prekur nga kjo gjendje, si baba, e qortoi Aishen r. anha, duke bërtitur: "Vallë, kënga në shtëpinë e Pejgamberit të Zotit?!" Pejgamberi i Zotit, i kthyer me shpinë nga ana tjetër, u kthye dhe tha: "O Ebu Bekër, lëri! Çdo popull i ka festat e veta, kurse kjo është festa (bajrami) jonë."[3]



## Të huajt për festën e bajramit

Festa e bajramit i ka impresionuar edhe tregtarët e huaj e edhe diplomatët e huaj, por edhe udhëpërshkruesit e ndryshëm. Këtë e vërejmë edhe nga Evlija Çelebiu, i cili shkruan për traditat e ndryshme nëpër vendet myslimane në trojet shqiptare. Por, kjo i ka bërë përshtypje edhe jomyslimanëve, të cilët mahniteshin me koloritin e veshjes, veglave të punës, të luftës, të rekreacionit e të tjera. Sidomos u kishte bërë përshtypja veshja e prijësve fetarë myslimanë, pastaj bukuria e vajzave me shamitë e tyre, që krijonin përshtypjen e botës së magjisë.

Ndër ta ishte edhe Lord Bajroni, i cili në një poezi shkruan:

*Ja shqiptarët, sesi në mënyrë krenare ulen drejt tokës*
*Pranë tyre, grekët, mbajnë belbëzimin*
*Dëgjo! Nga xhamia himni i natës po buçet*
*Thërritja e muezinit sa nuk po shkund minaretë,*
*Nuk ka Zot përveç Allahut – për në lutje – Pse vërtet!*
*Zoti është më i Madhi!*[4]

Nga i njëjti autor kemi edhe një poezi të mrekullueshme:

*Tokë e Shqipërisë*
*Lërma shikimin tim të endet mbi ty*
*Në ty, vend i ashpër me burra të fortë*
*Ku kryqi bie dhe minaret ngrihen*
*Ku drita e gjysmëhënës ndriçon në lugina*
*Edhe pse shumë selvi rriten nëpër rrethina.*[5]

## Përfundim

Shënimi i festës së bajramit ndër shqiptarë edhe më tutje i kushtohet kujdes, ndonëse pak me ndryshe se dikur. Edhe pse shënimi i festës vazhdon të bëhet, mënyra ka pësuar ndryshime paksa, sidomos nga ndikimi i modernizmit dhe vrazhdësisë së teknologjisë. Fragmentarizimi dhe tëhuajësimi i familjes tradicionale, jetesa larg trungut familjar, martesat larg vendit të origjinës, i kanë futur një heterogjeni në agjendën e vet festës, kanë sjellë praktika të reja dhe zbehje të traditës.

Është e qartë se mënyra tradicionale e shënimit dhe festimit të bajramit nuk ka kthim, por edhe abuzimi me të është i papranueshëm. Zëvendësimi i tyre me mënyra antiislame nuk është as e ndershme as e lejueshme fetarisht. Është detyrë e prijësve fetarë të gjejnë modele të shënimit të bajramit dhe festave fetare në rrethanat e reja ideologjike dhe kushtet teknologjike të kohës. Nëse prijësit fetarë do të vonohen me përgjigje, praktika nuk do të vonohet ndërsa besimtarët tanë do të jenë larg mësimeve dhe trashëgimisë myslimane.

*(1) Myslimanët të njohur si turqë vardariotë apo si peçenegë i gjejmë si punëtorë krahu, ushtarë apo skllevër në kohën e Hungarise Mesjetare apo të Car Dushanit apo edhe në ushtritë tjera. Shih: Nexhat Ibrahimi, Vepra 10, Shkup, 2009. (2) Shih disa autorizime të lëshuara nga kadinjtë e kohës për të shënuar bajramin apo për nevoja të tjera:http://www.ghb.ba/ramazanski-bajram-u-bosnjackoj-tradiciji. (3) Buhariu dhe Muslimi, sipas: Muhammed Abdullah Draz, Agjërimi i Ramazanit, Prishtinë, 1987). (4) Sipas: http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=832. (5) Sipas: http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=832.*

# Beteja në Bedër

"Fitorja është vetëm prej Allahut ..." (El Enfal, 10)

Bedri nuk simbolizon vetëm fitoren e ushtrisë së armatosur myslimane, mbi të gjitha ai simbolizon fitoren e zemrës, bindjes, fuqisë së shpirtit, fitoren e fesë në Një Zot të Vetëm, ndaj idhujtarëve, sistemit tiran dhe skllavopronarëve mendjemëdhenj. Heronjtë në Bedër shpëtuan Islamin me gjakun, jetën dhe sakrificën e tyre. Ata hapën një epokë të re në historinë njerëzore.

E premte, 17 Ramazan, viti i dytë sipas Hixhretit, 13 janar, viti 624. Pas shpërnguljes së Muhammedit a.s. dhe myslimanëve nga Meka në Medinë, në vitin 622 pas lindjes së Isait a.s. filloi epoka e madhe e formimit të bashkësisë së parë myslimane.

Pushteti i Islamit në Medinë dhe në rrethinën e saj, gradualisht forcohej. Situata përmirësohej, Medina ziente. Në të ishte në lëvizje çdo qelizë e qenies njerëzore. Myslimanët punonin ditë e natë, thjesht, sikur të mos e ndienin lodhjen. Islami kishte depërtuar thellë në ndjenjat e njerëzve, ai ishte bërë pjesë e pandashme e jetës së tyre. Myslimanët, bashkësia e parë islame, plotësisht i ishin përkushtuar fesë islame dhe ishin të gatshëm të jetonin vetëm për të.

Qëllimi i jetës së Ensarëve dhe Muhaxhirëve ishte që qenien e tyre ta shndërronin në qenie islame. Të gjithë urdhrat e Allahut zbatoheshin plotësisht dhe pa kundërshtim. Edhe njerëzit, kohë më parë që kishin plot vese e të meta, filluan të ndërrojnë kah e mira. Krahas punës për bashkësinë islame, ata edukonin edhe veten e tyre sipas normave që u shpalleshin nga Allahu xh.sh. Mundoheshin që edhe vëllezërit, motrat dhe të afërmit e tyre ti edukonin sipas këtyre parimeve.

Feja në Një të Vetmin Zot, e shpallur botërisht: "S'ka Zot tjetër përveç Allahut" i përshkonte të gjitha këto ngjarje dhe lëvizje të bashkësisë së parë islame. Të besuarit në Një të Vetmin Zot, me tërë qenien, shpirtin dhe vepra, ishte bazë e ekzistencës së myslimanëve.

Bashkësia islame nuk u gjend vetëm brenda mureve të Medinës, ajo nuk u ndal para pluhurit të shkretëtirës. Si lumë i cili rritet dhe shtrihet jashtë shtratit edhe bashkësia islame filloi të shtrihet në shkretëtirë.

Fjala islame shkonte prej gojës në gojë, prej zemrës në zemër, prej shpirtit në shpirt. Fjalët e dashura dhe të kërkuara nga çdo njeri: "es selamu alejkum" (paqa dhe shpëtimi qoftë me ju) dhe fjalët: "vëlla e motër" barteshin nëpërmjet karvanëve, nëpër oaze dhe çadrat e shkretëtirës.

Islami njerëzve u ofroi në vend të urrejtjes-dashurinë, në vend të skllavërisë-vëllazërinë, në vend të diferencimit klasor-solidaritetin e plotë, e mbi të gjitha Islami ofroi prehjen, shpresën, paqen dhe kuptimin e jetës. Ishte e qartë, se këto ide s'kishin pengesa, arritjet e tyre s'kishin kufi, ato shtoheshin si tallaz i papërmbajtshëm.

Kishte filluar të vendosej sundimi i Allahut në Tokë. Ishte formuar bashkësia e parë islame. Në qendër të të gjitha ngjarjeve, me vullnetin e Allahut, qëndronte i dërguari i Tij i fundit, njeriu i zakonshëm, robi i Allahut, biri i njerëzve të zakonshëm, Abdullahut dhe Amines së ndershme, Muhammedi a.s.

Modest, i qetë, jo egoist, trim, i patrembur, fisnik, shndriste me fuqinë e shpirtit e veprës dhe fuqinë e fjalës së tij. Fuqia e Islamit rritej në mënyrë të papërmbajtur dhe të pandalshme.

Mushrikët në Mekë brengoseshin gjithnjë e më shumë. Pronarët e skllevërve, tiranët mendjemëdhenj, të pasurit dhe despotët dridheshin përpara madhështisë së kësaj ideje, e cila shndriste Medinën. Ata çdo ditë humbnin diçka. Kishin kuptuar se nëse nuk rezistonin kundër përhapjes së Islamit, së shpejti myslimanët do të gjendeshin para Mekës, e atëherë pushteti i tyre do të zhdukej së bashku me idhujt që ata adhuronin. Prandaj, ata kishin vendosur që ta pengonin Islamin dhe ta shkatërronin bashkësinë e parë islame.

Për të siguruar të mira materiale për marshim ushtarak, ata dërguan në Siri një karvan të madh me në krye të parin e Mekës, Ebu Sufjanin, me përcjelljen e 40-50 të armatosurve. Shpresonin në fitim të madh, i cili do t'ua lehtësonte fitoren. Lajmet e para mbi karvanin Muhammedi a.s. i mori nga xhaxhai i tij Abasi, që kishte mbetur në Mekë dhe s'ishte shpërngulur në Medine (me qëllim që të lajmëronte myslimanët për çdo gjë që bënin mushrikët A.S.). Ai ishte tregtar dhe bankar i njohur, dhe si i tillë gëzonte prestigj të madh. Shumë herë e njoftonte Muhammedin a.s. me shkrim mbi gjendjen e Mekës, pas shkuarjes së myslimanëve në Medinë. I dërguari i Allahut, me



pranimin e lajmit mbi nisjen e karvanit për në Siri, i ftoi as'habët për tu këshilluar, ku vendosën që të dalin në pritë në mënyrë që t'ia prisnin rrugën karvanit dhe mundësisht ta përvetësonin atë (sepse në karvan ndodhej pjesa më e madhe e pasurisë që kishin lënë myslimanët në Mekë, A.S.)

Në fshehtësinë më të madhe u formua ushtria marshuese islame, e cila numëronte 314 luftëtarë, 70 deve dhe 2 kalorës. Armët dhe pajisjet e këtij grupi të vogël ishin shumë të pakta. Mirëpo entuziazmi për luftë ishte i jashtëzakonshëm. Të gjithë ata ishin njerëz, që i ishin përkushtuar plotësisht Islamit dhe thirrjes në rrugën e Allahut.

Zemrat e tyre nuk e njihnin frikën. Askush nuk donte të mungonte në këtë betejë. I riu, Umer bin Ebi Vekas me çdo kusht, donte të shkonte në luftë. I dërguari i Allahut e largoi nga radhët e ushtarëve, sepse ishte ende i ri. Djaloshi filloi të qante e të lutej, duke thënë se ai megjithatë do të jetë i dobishëm në betejë. Ky përkushtim ndaj Islamit e preku Muhammedin a.s. dhe ai e pranoi Umerin. Gëzimi dhe lumturia e tij s'kishin kufi. E pamasë ishte mirënjohja e tij ndaj Muhammedit .a.s. Ndërkaq, ai ishte aq i dobët, sa s'mund të mbarte as armën, por e ndihmonte vëllai më i madh, Sadi.

Të gjithë luftëtarët besonin fort, bindshëm dhe pakompromis tek Allahu. Besimi i tyre s'njihte kufi. Asnjë sakrifice, në rrugën e Allahut, nuk i frikësoheshin:

"Prandaj le të luftojnë në rrugë të Allahut ata që nuk duan të flijojnë jetën në këtë botë për botën tjetër. Dhe kush lufton në rrugë të Allahut dhe vritet ose fiton, Ne padyshim do t'i japim shpërblim të madh" (En Nisa:74)

Të gjithë muxhahidët shikonin me mallëngjim Pejgamberin a.s. i cili radhiste aradhen marshuese. Flamurin islam ia besoj as'habit me famë Musab bin Umejrit, besimtarit besnik, i cili braktisi gjithë pasurinë, madje edhe prindërit, të cilët kundërshtonin pranimin e fesë islame. Ai ishte përfaqësuesi i parë mysliman në Medinë, që me fjalën e gjallë dhe me zemrën e tij të madhe e madhështore, i bëri për vete shumë medinas dhe përgatiti kalimin e myslimanëve prej Mekke në Medinë. Në duart e atij njeriu të ndershëm valonte flamuri islam. Të gjithë s'mund të përdornin devetë, prandaj ndërroheshin. Vëllazërimi dhe barazia manifestoheshin në çdo gjest. I dërguari i Allahut ndërrohej në deve me hazreti Aliun dhe Mersed bin Ebi Mersed Ganavim.

Hamza, Zejd bin Harith, Ebu Kebshe dhe Enesi, ish-skllav i liruar nga Pejgamberi a.s., ndërroheshin në deve. Ebu Bekri, Umeri dhe Abdurrahman bin Afv, ishin në një deve. Dhe kështu me radhë këta ushtarë, vëllezër në fe, i ndërronin devetë. Ushtria islame e disiplinuar dhe në qetësi u nis në drejtim të Mekës, për në Bedër, që t'ia priste rrugën karvanit, që ishte nisur me shpejtësi nga Siria për në Mekë. Ishte muaji Ramazan. Gjatë ditës, dielli digjte shumë, temperatura ishte shumë e lartë.

Në mënyrë që ushtria të lëvizte pa u diktuar, Muhammedi a.s. urdhëron që të gjitha zilet që i kishin devetë në qafë, të hiqen. Gjatë kësaj kohe, karvani i mushrikëve me kujdes ecte në drejtim të Bedrit. Aty zakonisht karvanët furnizoheshin me ushqim dhe pushonin. Kjo zonë pjesërisht ishte nën ndikimin e myslimanëve dhe Ebu Sufjani i frikësuar pyet mbi mundësinë e ecjes së mëtejshme. Karvani lëvizte ditën, kurse natën pushonte. Një mëngjes herët arriti në Bedër. Ebu Sufjani kupton se në afërsi të Bedrit janë hetuar dy kalorës të panjohur me deve, të cilët më vonë kishin shkuar kah shkretëtira. Ai menjëherë, në bazë të të dhënave të mëtejshme, konkludon se është fjala për përgjuesit myslimanë, pas të cilëve mund të qëndronte ushtria myslimane. Prandaj, menjëherë dërgon një lajmëtar, që të kërkojë ndihmë në Mekë, për shpëtimin e karvanit, i cili barte pasuri të madhe. Në të njëjtën kohë urdhëron që karvani të ndërrojë drejtimin e zakonshëm të karvanëve, në drejtim të bregdetit. Mushrikët në karvan i kishte kapluar frika dhe të lodhur e të djersitur shpejtonin dhe me kamxhik i ngutnin devetë. Lajmi mbi marshimin e ushtrisë islame në Mekë, shkaktoi panik të vërtetë. Të gjithë frikësoheshin për pasurinë dhe namin e tyre.

Humbja e karvanit do të kishte pasoja të papara për ekzistimin dhe ndikimin e mushrikëve në Mekë dhe në rrethinat e saj, madje dhe në rrethinën e fiseve arabe. E tërë

Mekka ishte ngritur, e alarmuar dhe e frikësuar. Tubonin armët, pajisjet…. E gjithë paria e Mekës ishte nisur për në Bedër, përveç Ebu Lehebit të cilin e ndërroi El As bin Hisham, borxhliu i tij. Në betejë ishin radhitur Utba, Shuajbi, Ebul Bahtan Hakim, Neufali, Ebu Xhehel, Umejje, Nebiu e të tjerë. E tërë Mekka ishte ngritur kundër Islamit. Aradha marshuese numëronte rreth 950 luftëtarë, 700 deve dhe 100 kalorës. Krahas kësaj kishin pajisje të mira, helmeta, këmisha prej hekuri dhe armë të ndryshme. Superioriteti i tyre në njerëz dhe armatime ndaj myslimanëve ishte shumë më i madh. Ishin nisur në drejtim të Bedrit, në përcjellje të një numri të madh karvanësh me fishkëllima dhe këngë që këndoheshin nga femrat.

Vëzhguesit e ushtrisë myslimane e kishin informuar Muhammedin a.s. mbi ushtrinë idhujtare e cila ishte nisur nga Meka për në Bedër. Myslimanët ende nuk e dinin numrin e saktë të armikut, por ishin të sigurt se ata janë shumë. I Dërguari i Allahut, menjëherë me pranimin e këtij lajmi, fton këshillin e as'habëve që të merren vesh se çfarë të bëjnë më tej.

## Ndjekja e karvanit

Ishte shtruat pyetja: A të vazhdohej ndjekja e karvanit, duke u tërhequr në drejtim të Medinës, apo t'i dilnin në pritë dhe të luftonin kundër ushtrisë jobesimtare e cila ishte duke ardhur. Vendosmërisht u pranua zgjidhja e vështirë dhe heroike: "Edhe pse jemi shumë më të dobët, do të pranojmë luftë me mushrikët, me ndihmën e Allahut."

Hazreti Ebu Bekri, gjatë konsultimit në të folurit e tij i shpreh përkrahjen dhe lojalitetin e tij të plotë Muhammedit a.s. Hazreti Umeri po ashtu, pastaj ngrihet El Mikdadi dhe thotë: "O i Dërguari i Allahut, shko rrugës që të ka treguar Allahu. Ne do të ecim me ty. Ne s'do të themi siç i thanë Beni Israilët, Musait a.s,: 'Shko ti dhe Zoti yt dhe lufto, kurse ne këtu qo të qëndrojmë', por do të themi: Lufto me ndihmën e Zotit dhe ne do të luftojmë së bashku me ty!"

**El Mikdadi i thotë: "O i Dërguari i Allahut, shko rrugës që të ka treguar Allahu. Ne do të ecim me ty. Ne s'do të themi siç i thanë Beni Israilët, Musait a.s,: 'Shko ti dhe Zoti yt dhe lufto, kurse ne këtu qo të qëndrojmë'**

Muhammedi a.s. me lot në sy e falënderon atë e i drejtohet Ensarëve: "Më këshilloni o njerëz!" Atëherë ngitet Sad bin Muadh dhe thotë: "Ne e besojmë pejgamberinë tënde, të shprehim lojalitet, dëshmojmë se është e vërtetë ajo që na ke sjellë nga Allahu xh. sh. Ta kemi dhënë fjalën dhe të kemi premtuar se do të dëgjojmë dhe do të ndjekim … Shko atje ku dëshiron dhe ne do të jemi me ty. Për Allahun, nëse kërkon që ta kalojmë detin, ne do ta kalojmë dhe do të zhytemi së bashku me ty. Asnjëri s'do të mbetet. Ne nuk i frikësohemi përleshjes me armikun. Ne kemi përvojë dhe jemi fatlumë në luftë. Na ço përpara në luftë me ndihmën e Allahut!"

I Dërguari i Allahut i ngazëlluar, e falënderoi Sadin dhe pastaj iu drejtua të tjerëve: "Shkojmë përpara me trimëri. Allahu më ka premtuar njërën nga të dyjat (humbjen e ushtrisë së mushrikëve ose marrjen e karvanit A.S.)."

Ushtria islame pastaj u drejtua nga Xhafrani, nëpërmjet kalimit të quajtur Asafir, dhe duke shkuar pranë vendit El Dabba do të ndalej në afërsi të Bedrit. Aty do të priste ardhjen e ushtrisë mushrike.

Dy përgjues myslimanë duke lëvizur në afërsi të Bedrit, robërojnë dy ujëmbartës mushrikë të cilët pranojnë se i përkasin ushtrisë së Mekës. Meqë nuk e dinin numrin e mushrikëve, Muhammedi a.s. i pyet se sa deve i thernin në ditë për ushtrinë. Ata thonë se numri i tyre sillej rreth 9-10. Kështu i dërguari i Allahut kupton se numri i mushrikëve sillej ndërmjet 900-1000. Nga këta ujëmbartës kupton se të gjitha fiset e Mekës ishin ngitur në luftë kundër myslimanëve. Gjatë kësaj kohe karvani i Ebu Sufjanit ishte larguar nga Bedri, në një vend të sigurt, ku s'kishte më rrezik nga myslimanët. Ebu Sufjani e lajmëroi ushtrinë mushrike se ajo mund të tërhiqej për në Mekë, sepse karvani s'kishte më nevojë par mbrojtje.

Mirëpo këtë sugjerim e refuzoi Ebu Xhehli me qëllim që ushtria mushrike të qëndronte tri ditë ku do të festonte me pije dhe këngë shpëtimin e karvanit. Me qëndrimin e tyre në Bedër dëshironin të tregonin fuqinë e tyre ushtarake.

Gjatë kësaj kohe ushtria islame me kujdes vazhdonte lëvizjen, sepse së shpejti pritej ballafaqimi, dhe kur arrin te burimi i Bedrit, i dërguari i Allahut, urdhëron që ushtria të ndalet. Njëri nga muxhahidinët myslimanë, El Hubab bin El Mundhir e pyet Muhammedin a.s. për atë vend, se a e kishte caktuar Allahu për ushtrinë apo ishte veprim taktik. E kur Muhammedi a.s. i përgjigjet se s'ishte as njëra e as tjetra, El Hubabi propozon që të shkohet sa më afër armikut, të merren të gjitha burimet, të mbyllen ato e më parë të ndërtohet çisterna me ujë, kështu që armiku s'do të kishte ujë, kurse ushtria islame do të kishte me bollëk. Në këtë kohë arrin ushtria mushrike dhe zë pozicionet përballë myslimanëve. I ngulin çadrat, fillojnë të therin deve, të pinë raki, të këndojnë, të bëjnë orgji me muzikë dhe ti bën daulleve. Festonin sikur fitorja të ishte e sigurtë ndaj myslimanëve. S'mund të besonin se ky grup i vogël myslimanësh i papërgatitur dhe i armatosur dobët mund ti bënte ndonjë dëm.

Natën në prag të luftës bie një shi i fortë, i cili e freskoi tokën dhe



ajrin, edhe luftëtarët myslimanë të rraskapitur nga rruga e gjatë, u pastruan. Për shkak të shiut, toka e shkrifët u ngjesh dhe u forcua në vendin ku qëndronte ushtria myslimane, gjë që në mënyrë të konsiderueshme ua lehtësoi lëvizjen.

Gjatë gjithë natës në ushtrinë myslimane dëgjohej leximi i Kuranit. Yjet gradualisht shuheshin. Kishte filluar të agojë dita e shtatëmbëdhjetë (17) e Ramazanit, viti i dytë sipas Hixhretit. Ishte ditë e premte. Datë e cila me shkronja të ndritura mbeti e shënuar në historinë islame. Herët në mëngjes myslimanët e falën namazin e sabahut dhe u përgatitën për luftë. Fjalët e Zotit përhapeshin me dritën, dhe frymëzonin zemrat dhe gjokset e myslimanëve. Besimi i thellë në Allah i trimëronte muxhahidinët, i bënte krenarë dhe fatlum. Ata e dinin se ishin ushtarët e parë të ushtrisë islame, të cilët me gjakun dhe jetën e tyre do të qëndronin në mbrojtjen e islamit. Dielli kishte filluar të lindë dhe të ngrihej mbi kodër dhe falë pozitës së mirë të myslimanëve dielli ia verbonte sytë ushtrisë mushrike.

Në taborin e mushrikëve ende dëgjohej muzika, klithjet, këngët dhe zërat e të dehurve. Njëri nga tiranët, El Esved-i i tërbuar, mushrik mburravec nxiton para të tjerëve kah ushtria myslimane me qëllim që të pijë ujë nga cisterna që e kishin ndërtuar myslimanët, e ta shkatërronte atë. Mirëpo hazreti Hamza e pengoi dhe me shpat ia pret gjysmën e këmbës, e cila bie në afërsi të cisternës. El Esvedi i frikësuar fillon të zvarritet nga cisterna, por hazreti Hamza e arrin dhe ia pret kokën.

Pas kësaj Utbe bin Rabia njëri nga paria e Mekës del me vëllanë, Shuajbin dhe djalin e tij, Velidin duke thirrur me zë të lartë tre nga të parët e myslimanëve në dyluftim. Në Arabi, atëherë ishte traditë, që para betejës të dalin në dyluftim më të fortët e ushtrisë kundërshtare. Nga ushtria myslimane u paraqitën tre ensarë, mirëpo Utbeja nuk i pranoi duke kërkuar tre nga më të mirët e myslimanëve. Atëherë i Dërguari i Allahut thërret: "Dil, ti Ubejde, Hamza dhe Ali!"

Utbeja i pranoi këta luftëtarë. Ubejdi i cili ishte më i moshuar, qëndroi përballë Utbes, Hamza përballë Shuajbit, kurse Aliu përballë El Velidit.

Pas një lufte të shkurtër me shpatë, Hamza e mbyt Shuajbin, kurse h. Aliu El Velidin. Ubejde dhe Utbe këmbyen goditjet dhe që të dy u plagosen. Atëherë Hamza dhe Aliu i drejtojnë shpatat e tyre nga Utbe duke e lënë të vdekur. Vëllanë mysliman të plagosur rëndë ata të dy e bartën tek myslimanët dhe Muhammedi a.s... Këmba e tij ishte prerë dhe rridhte gjak. Ubejdi më vonë ndërroi jetë në duart e muxhahidëve. Me një zë të shterur mezi iu drejtua Muhammedit a.s.:

"O i dërguari i Allahut, a jam unë shehid?" Muhammedi a.s iu përgjigj: "Po, ti je shehid."

"Sikur të ishte gjallë Ebu Talibi, ai do ta dinte se unë kam rënë shehid!"- tha Ubejdi gati me një zë prej të vdekuri. Dha frymë jo shumë pas kësaj, në El Safar.

Para fillimit të betejës, i dërguari i Allahut i drejton rreshtat e luftëtarëve myslimanë dhe i këshillon muxhahidinët që të jenë të qëndrueshëm dhe durimtarë gjatë betejës, të mos gjuajnë me shigjeta derisa të mos afrohet armiku, e kur të afrohet të gjuajnë me gurë, pastaj me shtiza dhe më pas të luftojnë me shpatë dhe thika.

## Ndalohet masakrimi

Çdo luftëtar mysliman patjetër duhet të tubonte para vetes një grumbull gurësh për luftë. Kjo qe shumë e qëlluar, sepse myslimanët në fillim ishin në mbrojtje, kurse armiku s'mund të barte me vete më shumë se një apo dy gurë. Pastaj u thotë:

"Allahu u ka obliguar që të silleni mirë me çdo gjë, e kur duhet të mbytni-mbytni në mënyrën më të mirë (d.m.th. duke mos masakruar)."

Tanimë shiheshin siluetat e armikut i cili po vinte. Shtizat, shigjetat dhe shpatat i ishin drejtuar ushtrisë myslimane. Dëgjoheshin zërat e muzikës mushrike, klithjet inkurajuese të grave dhe vajzave që i përcillnin. Rreshtat e mysli-

manëve qëndronin si mur i pakalueshëm dhe i pathyeshëm. Dëgjoheshin tekbiret: "Allahu është më i madhi! Allahu është më i madhi!

Luftëtarët u shtrënguan fort shpatat e tyre, shtizat dhe shigjetat. Qëndruan njëri pranë tjetrit, muxhahid pranë muxhahidi, vëllezër në jetë, vëllezër në luftë, madje vëllezër edhe në vdekje. Ata ishin trima të mrekullueshëm, besimtarë të përkushtuar me të cilët kanë të bëjnë fjalët e Allahut:

"Allahu ka blerë nga besimtarët shpirtrat dhe pasuritë e tyre me xhenet-ta luftojnë për hir të Allahut dhe do të vrasin dhe do të vriten. Ai këtë ua ka premtuar me siguri në Tevrat dhe Inxhil edhe në Kuran- pra kush i plotëson premtimet e veta më mirë se Allahu? Prandaj gëzohuni pazarit që e keni bërë me Të, se ai është shpëtim i madh." (Et Tevbe:111)

Nga madhështia e madhe e diellit, u rridhnin djersët nga koka, kurse zemrat u trokitnni me shpejtësi... Zemrat të cilat kishin vendosur të fitojnë ose të vdesin për pushtetin e Allahut në Tokë, për islamin, të cilin e donin aq shumë dhe për të cilin jepnin çdo gjë madje edhe jetën. S'kishte frikë. Para kësaj Muhammedi a.s. tërë natën e kishte kaluar në namaz, duke e lutur Allahun xh.sh. për fitoren e kësaj ushtrie të vogël të myslimanëve.

Nga kodrina e afërt i përcillte përgatitjet për luftë. Ai lutej: "O Allah të lutem, pendueshëm, plotësoje premtimin Tënd! Nëse kjo bashkësi do të zhduket, askush s'do të mbetet në Tokë, që do të adhurojë vetëm Ty!"

Në anën e mushrikëve kishte filluar lëvizja. Ishte ngritur pluhuri, dëgjohej vringëllima e armëve dhe trokitja e këmbëve, hingëllima e deveve dhe e kuajve. Radhët e mushrikëve afroheshin. Muri mysliman i muxhahidëve qëndronte. Muhammedi a.s. lutje me zë: "O Allah, ja Kurejshitët kah vijnë me mburrje dhe mendjemadhësi. Ata të mohojnë Ty dhe më quajnë mua- të dërguarin Tënd, gënjeshtar. Më dhuro ndihmën të cilën ma ke premtuar. Shkatërroi ata në ketë mëngjes."

Për këtë është zbritur në suren El Enfal: "Kur kërkonit ndihmë nga Zoti juaj, ai u është përgjigjur: 'Do t'iu dërgoj në ndihmë një mijë engjëjt që do të vijnë njëri pas tjetrit." (El Enfal, 9)

Shigjetat e para kishin filluar të binin mbi radhët e myslimanëve. Myslimanët u përgjigjeshin... Myslimani i parë që ra në fushëbetejë është Mihxha ish skllav i liruar nga Omeri r.a., i qëlluar nga një shigjetë.

Pas tij i qëlluar për vdekje, duke pirë ujë në cisternë, bie Harith bin Suraka.

Muhammedi a.s. doli përpara muxhahidinëve dhe thirri, që ta dëgjonin të gjithë:

"Pasha Allahun, në duart e të cilit është shpirti i Muhammedit, asnjë njeri s'do të mbytet sot në luftë kundër mushrikëve, nëse lufton me trimëri, ballë për ballë duke mos ia kthyer shpinën armikut, e Allahu të mos e fus në xhenet!"

Umej bin El Humam qëndronte tek Muhammedi a.s. kur ai tha këto fjalë: "D.m.th. s'ka pengesë mes meje dhe hyrjes sime në xhennet nëse mbytem sot në luftë!"-tha Umejri dhe me tërë fuqinë iu hodh armikut. Luftoi deri në frymarrjen e fundit dhe si trim ra shehid, i prerë nga armiku.

Afv bin El Harith, që gjithashtu ishte prezent tha: "O i dërguari i Allahut, me çka gëzohet Allahu për robërit e Tij?" Muhammedi a.s. u përgjigj: "Nëse besimtari hidhet në sulm kundër armikut pa mburojë." Afvi e hedh mburojën, merr shpatën dhe lufton deri sa bie shehid nga shpatat dhe shigjetat. Rreshtat e parë tashmë luftonin. Mushrikët ishin vërsulur.

Myslimanët i përmbaheshin udhëzimeve të Muhammedit a.s. Shpatat shndrisnin, shigjetat thyheshin, dëgjohej hingëllima e kuajve dhe deveve, gjëmimi për të plagosurit dhe të vdekurit në njërën anë, kurse në anën tjetër qëndronin kushërirët më të afërm. Musab bin Umer e kishte vëllaun- Azisin në anën e mushrikëve, i biri i Ebu Bekrit, gjithashtu ishte në anën e armikut...

Pluhuri ishte ngritur, djersët ishin ngjitur për ballë, buzët ishin tharë nga uria, dëgjoheshin thirrjet e luftës.

Shpresa shoqërohej me jehonën e thirrjes islame: "Allahu Ekber", "Allahu Ekber".

Zëri i Muhammedit a.s. nëpërmjet rrëmujës dhe vringëllimës dëgjohej: "Përpara! Hidhuni përpara kundër armikut të fesë suaj."

Si stuhi vërsuleshin muxhahidët në drejtim të armikut. Luftonin si luanë, sikur të kishin krahë, një fuqi e papërmbajtur i shtynte ata. Sulmi i muxhahidinëve ishte i papërmbajtur. Thyenin çdo gjë përpara vetes, hapnin rrugën e mposhtin. Dushmanët binin sikurse bari nga kositja përpara shpatave të myslimanëve, kurse flamuri në duart e Musab bin Umerit në mesin e atij zjarri valëvitej duke paralajmëruar fitoren e afërt...

Ebu Xhehli me djemtë e tij në deve shpejton nga vendi ku ishte i dërguari i Allahut. Me të hyn në luftë Afv bin Abdurrahman dhe e plagos atë. Aty qëllon edhe Sad bin Muadhi i cili sulet mbi Ebu Xhehlin, mirëpo ai e qëllon me shpatë aq fort sa që Sadit ia pret njërën dorë. I vëllai i shkon në ndihmë Sadit. Sadi me shpatën në dorën e majtë vazhdonte luftën. Në një moment shkathtësish i afrohet Ebu Xhehlit dhe ia fut shpatën në zemër. Armiku i madh i të dërguarit të Allahut bie i vdekur përdhe. Si furtunë u përhap lajmi midis dy ushtrive. Myslimanët vërsuleshin edhe më fort, më fuqishëm, saqë asgjë e kësaj bote s'mund ti ndalte.

Mushrikët i hidhni armët dhe ikin tërë frikë e panik. Thirrjet me zë të lartë: "Allahu Ekber" ia futnin frikën në zemër, gjaku u ishte ngrirë në vena.

Ukash bin Miksan, as'hab i denjë, luftonte si luan. I luftonte armiqtë nga të gjitha anët, duke depërtuar radhët e mushrikëve. Në luftim e sipër i këputet shpata. Ai shkon te Muhammedi a.s. i gjakosur, me gjakun e mushrikëve dhe të tij, dhe ia tregon shpatën e thyer. I dërguari i Allahut i jep shkopin për të luftuar. Ukashi i patrembur, vazhdon me atë shkop të luftojë armikun. Edhe më vonë, në shumë

beteja e merrte atë, duke mbjellë vdekje dhe duke e hapur rrugën e fitores vazhdimisht deri sa ra shehid në një betejë.

Në rrëmujën e luftës, Abdullah bin Mesudi e gjen trupin e Ebu Xhehlit. Kur Muhammedi a.s. e pa trupin e vdekur të Ebu Xhehlit, me gjak e pluhur, atij dushmani të madh, i tronditur nga pamja tha:

"Falënderuar qoftë Allahu! Ky njeri ishte mallkim i popullit tim!"

## Bedri, fitore e fesë në Një Zot të Vetëm ndaj idhujtarëve

Mushrikët rezistuan edhe pak dhe së shpejti edhe kjo rezistencë u mposht.

Në fushën e betejës ranë 14 shehidë, që me luftën dhe dhënien e jetës së tyre i penguan mushrikët tiranë, që të zhduknin shtetin islam-shtetin në të cilin ishte vendosur pushteti i Allahut në tokë.

Emrat e shehidëve janë:
*Ubejd bin El Harith*
*Umejr bin Ebi Vekas*
*Dhul-Shimalejn bin Abdu Amr*
*Akil bin El Bukejr*
*Mihxha, skllav i liruar i Umerit*
*Safvan bin Bejda Vehb*
*Sad bin Hajthem*
*Mubeshir bin Abdul Mundhir*
*Jezid bin Harith*
*Umejr bin El Human*
*Rafi bin El Mualla*
*Harith bin Suraka*
*Afv bin El Harith*
*Muavidh bin El Harith*

Dy të fundit janë bijtë e El Harith bin Rifajit. Mëshira e Allahut qoftë mbi shpirtin e këtyre trimave shehidë islamë. Allahu le ti shpërblejë me xhennete. Për ta në Kuranin fisnik është thënë: "Kurrsesi mos i llogarit të vdekur ata, që janë vrarë në rrugën e Allahut! Jo, ata janë të gjallë te Zoti i tyre dhe të furnizuar. Të gëzuar për atë çka u ka dhënë Allahu nga mirësia e vet dhe gëzohen për atë çka kanë lënë pas, për të cilët nuk ka aspak frikë dhe të cilët nuk do të pikëlohen." (Ali Imran: 170)

Në fushën e betejës ranë 70 mushrikë dhe 70 të tjerë u zunë rob. Të tjerët të çoroditur ikën për në Mekë. Ebu Sufjani arriti që ta shpëtojë karvanin e tij. Muhammedi a.s. me muxhahidinët ua falin namazin shehidëve e pastaj i varrosi ata.

Gjithashtu edhe kufomat e armikut i varrosen. Në varret e tyre i dërguari i Allahut pyet: "O Utbe, o Shuajb, o Umejje, o Ebu Xhehel, (duke i emëruar me radhë)- a dëshmoni tani se është e vërtetë ajo që më shpalli Allahu?"

E kur e pyetën myslimanët, se si i flet të vdekurve, ai u përgjigj:

"Ju s'më dëgjoni më mirë se ata, veçse ata s'mund të flasin."

Muhammedi a.s. urdhëroi që të veprohet në mënyrë humane me të zënët rob, që të gjithë të plagosurve pa marrë parasysh a janë myslimanë apo mushrikë t'iu afrohet ndihma e plotë. Harroi torturën dhe hakmarrjen. Të gjitha plaçkat e luftës u grumbulluan në një vend, një e pesta e saj u caktuan për qëllime bamirësie, kurse pjesa e tjetër barabartë iu nda luftëtarëve.

Për të vrarët, pjesën e plaçkës së luftës, e merrte familja e tyre. Muhammedi a.s. për vete mori shpatën e Ebu Xhehlit, e cila s'kishte ndonjë vlerë, por ishte e thjeshtë, me dorëz prej dru bushi. Veçantia e saj ishte se ajo ishte më e rëndë se të tjerat dhe më e gjatë dhe në majë ishte e ndarë më dysh. Lajmin mbi fitoren ndaj mushrikëve, i dërguari i Allahut, në pjesën e lartë të Medinës, e dërgoi nëpërmjet Abdullah bin Revaha-s, kurse në pjesën e poshtme nëpërmjet Zejd bin Harithit. Në rrugë për Medinë, ushtria myslimane pritej me përshëndetje dhe falënderime, kurse në vetë Medinën muxhahidinëve iu ishte përgatitur një pritje madhështore. Robërit ishin ndarë nëpër shtëpitë myslimane. Muhammedi a.s. dërgoi porosinë në Mekë, se ata mund t'i blejnë robërit-të afërmit e tyre dhe atë për 1000-4000 dërhemë, varësisht nga gjendja materiale. Të varfrit i lironte pa shpërblim, me kusht që të jepnin fjalën se më s'do të luftonin kundër myslimanëve. Ata që dinin të shkruanin dhe të lexonin, do të liroheshin nëse i mësonin 10 myslimanë të shkruajnë dhe të lexojnë. Në mesin e këtyre djelmoshave që mësuan shkrim-leximin, ishte edhe Zejd bin Harith, që më vonë u bë i famshëm me shkrimin e tij. Trajtimi i robërve ishte shumë i mirë. Të ndarë në familjet myslimane, hanin njëjtë sikur myslimanët, visheshin sikur ata. Një trajtim i tillë për atë kohë ishte një kthesë madhështore në mënyrën e luftës. Trajtimi njerëzor i skllevërve, te shumë mushrikë, zgjoi simpatinë e tyre ndaj Islamit. Jeta në mesin e myslimanëve i bindi shumë mushrikë se islami vërtet është diçka e re, diçka e madhe dhe diçka e mirë, diçka që me siguri së shpejti do të sjellë fitoren.

Të liruarit e bartën lajmin në tërë Arabinë mbi fisnikërinë e të dërguarit të Allahut dhe myslimanëve, mbi vëllazërimin, barazinë, dashurinë dhe harmoninë e cila mbretëronte në mes myslimanëve. Shumë e pranuan Islamin kur e njohën atë.

Fitorja në Bedër ia hapi gjerësisht dyert daljes së mëtejme në skenë të islamit. Rëndësia e saj qëndronte në atë sepse ajo ishte fitorja e parë e ushtrisë islame, me çka iu pengua marshimi forcave të errëta dhe u shpëtua shteti islam.

Bedri nuk simbolizon vetëm fitoren e ushtrisë së armatosur myslimane, mbi të gjitha ai simbolizon fitoren e zemrës, bindjes, fuqisë së shpirtit, fitoren e fesë në Një Zot të Vetëm, ndaj idhujtarëve, sistemit tiran dhe skllavopronarëve mendjemëdhenj. Heronjtë në Bedër shpëtuan Islamin me gjakun, jetën dhe sakrificën e tyre. Ata hapën një epokë të re në historinë njerëzore.

Veprës së tyre të madhe, besimit të tyre të pamasë në Një Zot të vetëm, shpirtrave të tyre fisnikë u janë drejtuar mendimet dhe fjalët më mirënjohëse të të gjithë myslimanëve, nga dita e fitores, e deri më sot, madje deri sa të jetë kjo botë. Për shpirtrat e tyre, e lusim Allahun xh.xh. për mëshirë dhe xhenet! Ammin!

*(përktheu: Ajni Sinani)*

PHD(c) Rexhep Suma

# Thirrja islame dhe metodologjia e saj kuranore

"Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët. (En-Nahl, 89)

Kurani famëlartë si libër hyjnor i shpallur te Muhamedi a.s., në brendësi të tij përmban çdo gjë që ndërlidhet me njeriun dhe i përgjigjet dëshirave të tij ideore, jetësore, mjekësore dhe të gjitha fushave, në të cilat hulumton mendja njerëzore qoftë në të kaluarën apo sot. Për këtë çështje i Lartësuari thotë:

"Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët. (En-Nahl,89).

Në realitet, Islami që nga shfaqja e tij deri më sot mbetet i fortë për të ushtruar ndikimin në jetë dhe në analet historike, qoftë kur myslimanët ishin të fuqishëm apo edhe kur kalonin momente krizash si sot. Islami, në botëkuptim të saktë dhe të plotë është fe dhe qytetërim. Dokumenti i madh dhe i përjetshëm i islamit, Kurani është ruajtur nga devijimi. Islami, asnjëherë nuk është ndalur së shtriri, që nga fillesa e tij, e deri në konfliktet me kolonizatorët. Islami e ka theksuar qartë rëndësinë e mendjes , rëndësinë e dijes duke unifikuar dy komponentet materialen dhe shpirtëroren, si dhe asnjëherë nuk është bërë pengesë për zhvillim. Komentimi historik, Islamit i jep një koncept të ndryshëm nga konceptet e feve dhe drejtimeve tjera fetare. Sheriati islam është i gjallë dhe i përshtatshëm për çdo kohë dhe vend, qëndron vetvetiu dhe nuk është i marrë nga të tjerët."[1]

Çfarëdo problemi që njeriut i paraqitet apo edhe qoftë edhe nëse gjinden para një sfide shkencore, shtegdalje dhe udhëzim ka metodat kuranore, të cilat e thërrasin njeriun të tregohet i vëmendshëm para argumenteve kuranore. Madje, Allahu na kërkon që argumentet e Tij t'i shikojmë në vetveten tonë: "Po edhe në veten tuaj. A nuk jeni kah e shihni?" (Edh-dharijat,21).

Po ashtu në këtë drejtim nga metodat kuranore përfituan shkencërisht edhe mjekët, të cilët i tërhoqi drejt dritës së vërtetë, duke njohur rrugën e cila shpie për te feja e Zotit duke iu dorëzuar fakteve të qarta në punën e tyre, dhe çdo gjë problem që janë ndesh, ku Allahu xh.sh. thotë: U lejon ushqimet e këndshme dhe u ndalon ato të pakëndshmet, (El Arafë,157), ku qartë shumë thirrës islam përfituan nga ky ajet kuranor duke e vënë në funksion të debateve dhe polemikave në mënyrën më të mirë e me urtësi që pas çdo harami qëndron një urtësi e cila ka ndikimin e saj në shoqëri dhe individ, ku dihet fakti se shkenca ditë pas dite po i vërteton urdhëresat dhe ndalesat që i ka bërë islami për njerëzimin.

Bindja e myslimanëve me rëndësinë e fesë islame nga njëra anë dhe nevoja e botës për të, numërohet bazament i shëndoshë dhe pikënisje e thirrjes islame. Po ashtu rol të veçantë ka planifikimi, i cili është element i domosdoshëm i suksesit të çdo projekti.[2]

Nisur nga fakti se feja islame është fe e thirrjes që nga shfaqja e Pejgamberit a.s., të cilin Allahu xh.sh., e urdhëroi që të kryen këtë mision duke treguar të vërtetën për të gjithë popujt e botës, ashtu siç kemi edhe ajetin kuranor:

|Nuk ka dyshim se ata që e trashëguan librin prej tyre (prej të parëve) janë në dyshim të thellë ndaj tij (ndaj librit Tevrat e Inxhil). E për këtë shkak (të përçarjes së tyre), ti thirr dhe përqendrohu ashtu si të është urdhëruar dhe mos shko pas dëshirave e thuaj: "Unë kam besuar në librat që i shpalli Allahu, jam urdhëruar të mbajë drejtësi mes jush, Allahu është Zoti ynë dhe Zoti juaj. Ne kemi përgjegjësinë e veprave tona e ju të veprave tuaja, nuk ka polemikë mes nesh dhe jush. Allahu bën tubimin mes nesh dhe vetëm te Ai është përfundimi." (Esh Shura,14-15).

Dërgimi i tij përfshinte botën njerëzore dhe të xhinëve, duke ua kumtuar fenë e Zotit, të vërtetën dhe ta dinë detyrën e tyre kryesore të kësaj bote kalimtare: "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë. Unë nuk kërkoj prej tyre ndonjë furnizim e as dëshiroj të më ushqejnë ata." (Edh-dharijatt, 56-57)

Kjo thirrje e vërtetë nuk pranon Zot tjetër pos Tij. Për këtë thirrje ka dërguar pejgamber dhe rrugën e tyre e kanë ndjekur reformatorët të cilët me përkushtim të sinqertë dhe me mund e angazhim të pashoq

me dijen e tyre kanë kontribuar në mbajtjen në vijë hyjnore të njerëzve. Ky mision i pejgamberëve është përmbyllur me ajetin e fundit të zbritur, ku i Lartësuari thotë: "E, kush kërkon fe tjetër përveç fesë islame, atij kurrsesi nuk do t'i pranohet dhe ai në botën tjetër është nga të dëshpëruarit." (Ali Imran, 85)

Ndërkaq në një vend tjetër i Gjithëfuqishmi thotë: "Pa dyshim feja e vetme e pranuar tek Allahu është Islami. U kundërshtuan ata që u është dhënë libri, pasi që u erdhi e vërteta, nga zilia mes vete. E kush mohon argumentet e Allahut (le ta dijë se), Allahu (ia) llogaritë shpejtë." (Ali Imran,19.)

Pasues të Muhamedit a.s. ishin shokët, të cilët nuk iu ndanë natë as ditë, duke transmetuar sunetin e tij në mënyrën më besnike dhe më të sinqertë. "Andaj, ti përmbaju asaj që të shpall, e s'ka dyshim se ti je në rrugë të drejtë. Dhe se ajo (shpallja) është lëvdatë e madhe për ty dhe për popullin tënd dhe për këtë (lëvdatë) më vonë do të përgjigjeni."(Ez-Zuhruf,43-44).

## Metoda kuranore

Edukimi dhe përgatitja më e mirë e thirrësve islam është që të ndërtohet mbi metodat kuranore që kanë të bëjnë me dave, duke treguar sinqeritet dhe vendosmëri në punë, si dhe duke ndjekur metodat pejgamberike të butësisë, larg brutalitetit, se sikur Pejgamberi a.s. të tregonte ashpërsi dhe vrazhdësi, masa do të largohej prej tij. Brendësia e moralit të të Dërguarit a.s., që myslimanët duhet të marrin si model, është se ai ishte tolerant, i buzëqeshur, i sjellshëm dhe shpirtbutë. Nuk ishte zemërfortë, i vrazhdë, i ashpër dhe turpërues. Nga goja e tij asnjëherë nuk dilnin fjalët e ashpra dhe të vrazhda. Asnjëherë nuk i thoshte turpin askujt, dëgjonte folësin derisa ai e mbaronte fjalën e tij. Nuk interesohej me jetën private të asnjërit, ishte modest dhe i turpshëm. Atë që e dëshironte për veten e tij çdoherë e dëshironte edhe për të tjerët,

**Brendësia e moralit të të Dërguarit a.s., që myslimanët duhet të marrin si model, është se ai ishte tolerant, i buzëqeshur, i sjellshëm dhe shpirtbutë.**

asnjëherë nuk ndahej nga drejtësia. Aishja r.a. thoshte se morali i tij ishte Kurani.[3], kurse një herë Ebu Bekri e pyeti të Dërguarin a.s.: "Ja resulullah kush të edukoi (mësoi)ty?"-i Dërguari a.s. tha: "Mua Zoti im më edukoi dhe sa bukur më edukoi!"

Ishte metoda kuranore që përgatiti individ, që mbi supet e tyre të bartin amanetin e daves, të çojnë në vend urdhrat e Zotit. Metodat kuranore, Allahu i ka sqaruar bukur në Kuran për robërit e Tij dhe ka porositur të Dërguarin a.s. pasi që iu afrua momenti i largimit nga kjo botë, la këshillën më të mirë: "Po ua lë dy gjëra me të cilat nuk do të humbni: Librin e Allahut dhe sunetin tim."[4]

Metodat e Kuranit në thirrjen islame iu flasin mendjeve në çdo kohë dhe vend, duke u përshtatur me të arriturat e tyre. E afron ndjeshmërinë në çdo ambient në mendjet e pastra që të njohin madhështinë e Zotit dhe me çka obligohen krijesat për të. Vetëm ai që thellohet në meditime të metodave kuranor të thirrjes mund t'i perceptojë si të tilla, që dalin si të fuqishme nga semantika gjuhësore: "A nuk e studiojnë me vëmendje Kuranin? Por jo, ata janë zemra që kanë drynat e vet!" (Muhamed, 24)

Në vijim po sjellim disa metoda kuranore të thirrjes:

Përgatitja e personalitetit të thirrësit, e cila bartë përgjegjësinë e komunikimit dhe ballafaqimit me lloje të ndryshme njerëzish që ndryshojnë nga natyrshmëria, qëllimet, synimet dhe idealizmin në punë.

"Te Allahu është shumë e urrejtur ta thoni atë që nuk e punoni!" (Saf,3). E po ashtu edhe sinqeritet në punë të përditshme.

"Ti (Muhamed) duro, ashtu sikurse duruan të dërguarit e vendosur dhe mos kërko ngutjen e dënimit për ta." (El Ahkaf, 35).

Përfshirja e njerëzve të ftuar tek ibadeti i pastër ndaj Zotit dhe mos shkaktimi i ndasisë sipas perceptimit social në caktimin e pasimit, bazuar në standarde materiale. Kjo metodë do të krijonte mundësi tepër efikase dhe të përshtatshme për dave dhe të komunikuarit me to, si dhe do të prodhonte po ashtu edhe ndjenja sociale dhe ndijore.

"Ai vrenjti (fytyrën) dhe u kthye. Ngase atij i erdh i verbëri. E ku mund ta dish ti, ndoshta ai do të pastrohet. Apo do të këshillohet dhe këshilla do t'i bëj dobi! E ai që nuk ndien nevojë (për Zotin) pse ka pasuri, Ti atij i vë veshin (i drejtohesh)! Po ti nuk ke përgjegjësi, pse ai nuk pastrohet. Ndërsa ai që nxiton dhe vjen te ti, dhe meqë ai frikësohet, E ti nuk e zë asgjë (dhe nuk ia vë veshin fjalës së tij)." (Abese,1-10).

Gjerësia horizontale, dituria e thirrësit, zemërgjerësia e tij në perceptimin, në veprimin në shoqërinë që thërret në islam, qoftë për nga adetet, zakonet që janë të rrënjosura në shoqëri si dhe me urtësinë më ta madhe të përpiqesh që të evitosh dhe ndryshosh bindjet e gabuara në shoqëri. Kjo mënyrë e përdorur do të qetësonte zemrat dhe do të eliminonte problemet të cilat janë prezentë tek ata.

"Thuaj: "Më tregoni, nëse uji juaj humbet në thellësi, kush do t'ju sjell ujë mbitokësor (burimor)?" (El Mulk,30).

Model i thirrësve islam duhet të jenë pejgamberët, të cilët patën argumente nga ana e Allahut që sforcuan edhe më shumë bindjen dhe pasimin e tyre nga ana e masës, derisa iu zbutën zemrat dhe pati pranim të thirrjeve të tyre. Faktet e Zotit ishin të qarta dhe kërkoi që të meditohej në to:

"Ne do t'u bëjmë atyre të mundshme që të shohin argumentet Tona në horizonte dhe në veten e tyre deri që t'u bëhet e qartë se ai (Kurani) është i vërtetë. A nuk mjafton që Zoti yt është dëshmitar për çdo gjë? (Fussilet,53).

Zgjidhja e problemeve të vështira të cilat prodhojnë situata ndarjesh e grupimesh, duke i orientuar ata drejt metodës së shëndoshë të përfitimit të zemrave dhe përpjekja e mundjes së vështirësive në ambientin ku vepron.

Për këtë Allahu urdhëron e thotë: "Dhe kapuni që të gjithë ju për litarin (fenë dhe Kuranin) e Allahut, e mos u përçani! Kujtoni nimetin e Allahut ndaj jush, kur ju (para se ta pranonit fenë islame) ishit të armiqësuar, e Ai bashkoi zemrat tuaja dhe ashtu me dhuntitë e Tij aguat të jeni vëllezër. Madje ishit në buzë të greminës së Xhehenemit, e Ai ju shpëtoi prej tij. Po kështu Allahu ua sqaron juve argumentet e veta që ju të gjeni të vërtetën e lumtur." (Ali Imran,103).

Thirrësi duhet të gjejë kohën e përshtatshme për thirrje dhe duke qenë sa më i shkurtër në fjalë, me qëllimin që mos t'i mërzisë me ligjëratën e tij masën dhe si rezultat do të mund të largoheshin. Por, duke përdorur strategjinë e afrimit, drejton ligjëratën kah elementi ndikues që influencon mendjet e të pranishmëve si dhe mundësinë e thellimit në semantikën e ligjëratës.

"E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë." (El Kehf,29).

Është tejet me rëndësi që thirrësi të arrij të kuptoj se thirrjen e bënë për Allahun dhe jo për vetën e tij, dhe se kjo thirrje është globale e jo rajonale.

"Dhe, sikur ta zbatonin Tevratin, Inxhilin dhe Kuranin, që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe toka."( El Maide,66). Ndërsa Allahu e urdhëron me komunikim të shpalljes në këtë ajet: "O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). Allahu të garanton mbrojtjen



prej njerëzve (prej armiqve). Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon." (El Maide,67).

Fenë e Allahut duhet përçuar te tërë njerëzimi pa dallim race, kombi, ngjyre apo shtrese a kaste. Ajo komunikohet me paqe e dashuri, larg çdo përdorimi të dhunës dhe forcës, të cilat nuk janë atribute të thirrjes islame.

"Nëse ata (idhujtarët) refuzojnë, Ne nuk të kemi dërguar ty roje të tyre, ti ke për obligim vetëm komunikimin. Vërtet, kur Ne i dhurojmë njeriut nga ana Jonë ndonjë të mirë, ai gëzohet për të, e kur i godet ndonjë e keqe, që e ka merituar vetë, atëherë njeriu është përbuzës." (Esh Shura,48).

Një shoqëri duhet të angazhohet dhe të tregojë fuqi intelektuale që të thërrasë në islam publikisht shoqëritë e tjera. Kjo bëhet duke qenë shembull në punë dhe organizim, sinqeritet në shprehje, duke penguar të keqen, duke u ofruar të tjerëve dashamirësi e ndihmë, duke shprehur përgjegjësi dhe gjithsecilit duke ia dhënë hakun e tij, duke mbajtur premtimet dhe duke kryer përgjegjësinë e obligimit karshi të tjerëve. Në lidhje me këtë Allahu urdhëron e thotë:

"Nuk ka dyshim se për myslimanët, besimtarët e besimtaret, adhuruesit e adhurueset, të sinqertit dhe të sinqertat, durimtarët dhe durimtaret, të përvuajturit dhe të përvuajturat, sadakdhënësit dhe sadakdhënëset, agjëruesit dhe agjërueset, ruajtësit e nderit dhe ruajtëset e nderit, shumë përmendësit e Allahut e shumë përmendëset e Allahut, Allahu ka përgatitur falje (mëkatesh) dhe shpërblim të madh." (El Ahzabë,35).

Këto ishin vetëm disa metoda të cilat Kurani famëlartë na i rrëfen neve si thirrës në islam, që duhet t'i aplikojmë në misionin tonë. Përndryshe gjatë leximit dhe meditimit të fjalëve në Kuran do të hasim në argumente dhe metoda që përshtaten dhe ndihmojnë thirrjen islame, duke u shërbyer me praktikat dhe metodat e pejgamberëve me popujt e tyre, por edhe të vetë të Dërguarit të fundit. Historia e tyre është e mbushur me modele që kërkojnë nga ne që të hartojmë strategji të mbështetur në praktikat dhe udhëzimet e tyre me qëllimin që misioni ynë të ketë sukses, por duke ua përshtatur rrethanave dhe kushte të shekullit në të cilin po jetojmë. Sigurisht që jeta na sfidon me risi të përditshme andaj edhe ne si thirrës duhet të jemi në hap me kohën në mos përpara për t'u paraprirë gjërave dhe proceseve.

*(1) Enver Xhundi, Afak Xhedide lidda'veti el islamije fi alemi el garbi, botim i parë, Muesesetu errisale, Bejrut, f.188. (2) Abdullah Shehate, Eddave el islamije ve el'ilam eddini, El hej'etu el misrije el ame lilkutub, botim i dytë,1986, Kajro, f.14. (3) Sahih Muslim, nr.746 dhe Imam Ahmedi 6/52. (4) Imam Maliku në Muveta, Xhamië el Usul nga Ibn Ethiri, v.1,f.277.*

Ilmi Rexhepi

# Sprovë për klasifikimin teorik të metodës së përkthimit të Kuranit nga Hasan Nahi

Ndryshe nga gjuhët e mëdha botërore në të cilat Kurani është përkthyer që herët, për gjuhën shqipe u desh të vinin vitet tetëdhjetë të shekullit të kaluar që të përkthehej në tërësi Kurani i madhëruar dhe, në vend se në Shqipërinë Londineze, ku kryesisht janë përkthyer në gjuhën shqipe kryeveprat botërore, u përkthye në Kosovë.

Por, ndonëse në shqipen Kurani në tërësi u përkthye relativisht vonë në krahasim me gjuhët e mëdha botërore, kjo nuk i mohon gjuhës shqipe aftësinë që, në të, të përkthehet Kurani më rrokshëm dhe më me sukses sesa në gjuhët e mëdha, folësit e të cilave nuk janë myslimanë, sepse feja islame ka shekuj që për shqiptarët është fe tradicionale: nocionet, vlerat dhe praktikat e saj janë bërë pjesë e kulturës së përgjithshme popullore të shqiptarëve dhe një pjesë e madhe e nocioneve islame janë mbuluar me terma qoftë duke i huazuar nga arabishtja, turqishtja e persishtja dhe qoftë duke fjalëformuar me brumë të shqipes.

Krahas përparësisë që ka për shkak të leksikut fetar dhe të gatishmërisë receptive të folësve të saj, gjuha shqipe, sikurse arabishtja gjuha e origjinalit të Kuranit, është gjuhë që ka ruajtur lakimin dhe ka sintaksën me rend të lirë të fjalëve në fjali, gjë që mundëson theksimin e nuancave të holla kuptimore, për të cilat shquhet Kurani i madhëruar. Prandaj, po të paramendojmë përkthyes që njohin njëjtë ndërmjet vete Kuranin dhe gjuhët e veta përkatëse, do të ishte krejt e natyrshme që në gjuhën shqipe Kurani të dilte më i përmbajtur sesa në gjuhën angleze, gjermane, frënge, italiane, turke, boshnjake…

Po si është realizuar përkthimi nga Hasan Nahi dhe cilës metodë përkthimi i është përmbajtur?

Përgjigjen e kësaj pyetjeje po përpiqem ta gjej duke identifikuar disa karakteristika, parime, kritere dhe zgjidhje të dhëna që dalin nga analiza e tekstit përkthim.

## Pjesëmarrja e vetëdijes teorike për metodat e përkthimit.

Që të përcaktohet nëse ka pasur pjesëmarrje të vetëdijes teorike për metodat e përkthimit dhe ç'lloj ka qenë e në ç'masë është shtrirë ajo vetëdije në procesin e përkthimit; fatmirësisht na dalin në ndihmë pohimet e vetë Hasan Nahit në hyrje të përkthimit të tij, ku thotë:

"Është detyrë e dijetarëve fetarë për ta përkthyer Kuranin në gjuhën e popullit të vet. Përkthimi i Kuranit bëhet në dy mënyra: përkthimi me komente dhe përkthimi tekstual…"[1]

Pjesëmarrja e vetëdijes teorike për çdo fushë shkencore quhet përparësi, pasurim dhe begatim, siç thotë Rexhep Qosja:

"Në këtë pikëpamje është e drejtë të thuhet se te shkrimtari që ka prirje, që është i pajisur me dituri dhe shije të formuar, pjesëmarrja e vetëdijes kritike në procesin krijonjës është më e madhe se ç'e pandehin ithtarët e teorisë idealiste mbi gjeniun dhe talentin"[2]

Është e qartë, ndërkaq, që përkthimi, ndonëse i kufizuar në përmbajtje dhe pjesërisht në mjete gjuhësore, është krijim pasi në thelb ka idenë e riformulimit gjuhësor.

Duke mbajtur parasysh literaturën arabe të kohës së studimeve të Hasan Nahit në Egjipt dhe literaturën shqipe para përkthimit të Kuranit, nuk lihet shteg për të menduar se Nahi njihte e i përmbahej ndonjë teorie të përkthimit të Jakobsonit, jo se jo të Pierces, apo të ndonjë teoricieni tjetër perëndimor të përkthimologjisë



(traduktologjisë). Të kujtojmë që në botën arabe teoritë e tilla s'kanë bërë jehonë, aq më pak në qarqe me orientim fetar (shih Nahin: i referohet një debati me karakter didaktik të vitit 1932), në Shqipëri gjatë gjithë kohës së komunizmit kanë qenë të ndaluara dhe në Kosovë përmbajtje të gjuhësisë tekstore ka pasur vetëm në përkthime dhe reflektime të akademik Rexhep Ismajlit.

Por, siç do të shtjellohet në vijim, përkthimin e Hasan Nahit e kanë udhëhequr disa parime që, po të identifikohen, do të përbënin një teori të mirëfilltë si mund të përkthehet Kurani në gjuhë të tjera.

## Përkthimi - negocim dhe interpretim

Sipas Umberto Ekos, çdo përkthimi i paraprin negocimi me tekstin origjinal. Ai thotë:

"Dua vetëm të them edhe një që shumë koncepte që qarkullojnë në traduktologji (ekuivalenca, përputhja me qëllimin, besnikëria ose nisma e përkthyesit) për mua qëndrojnë në bazë të negociatës"[3]

Ndryshe nga përkthimi i Sherif Ahmetit, i cili duket të negociojë më shumë nëpërmjet shkencës së Tefsirit, përkthimi i Hasan Nahit negocion nëpërmjet shkencës së Usulifikhut, prandaj shumë hoxhallarëve që merren më ngushtësisht me çështje të Fikhut u vjen më i përshtatshëm pikërisht përkthimi i Hasan Nahit. Shkenca e Usulifikhut është shkencë islame, një ndër kapitujt më të rëndësishëm të së cilës u kushtohen rregullave të nxjerrjes së kuptimeve nga teksti kuranor.[4]

Gjithashtu, ndërsa përkthyesit e tjerë negociojnë në masë të madhe nëpërmjet përkthimeve në gjuhë të tjera për të arritur te kuptimet e Kuranit, te Hasan Nahi kjo nuk duket. Tregues për këtë është edhe mungesa e kalkeve dhe e mënyrave të të thënit të gjuhëve të tjera në




përkthimin e Nahit dhe prezenca e madhe e tyre në përkthimet tërësore të të tjerëve.

Fakti që negocion nëpërmjet shkencës së Usulifikhut, përkthimin ia bën interpretim. Ai nuk kërkon thjesht përgjegjëset (ekuivalentet) e fjalëve të Kuranit në gjuhën shqipe, por nxjerr kuptimin e tekstit, pastaj e jep atë duke i ruajtur karakteristikat sintaksore të tekstit origjinal për aq sa e lejon kompetenca e vet gramatikore për shqipen. Të jepet vërejtja që termi kompetencë këtu u përdor jo në kuptimin e përgjithshëm të autoritetit, por në vështrimin strukturalist, sipas të cilit nënkupton vetëdijen e personit për rregullat gramatikore, qofshin ato të sakta apo të pasakta.

## Rrjedhojat deduktive kuptimore

Sfida më e rëndë e atij që ia mësyn përkthimit të Kuranit, nuk është, siç mendohet zakonisht, ta japë sa më të plotë kuptimin e origjinalit, por të pengojë të mos rrjedhin në përkthim kuptime që nuk përmbahen në origjinal, sepse shtimi i kuptimeve në krahasim me mosdhënien e plotë të tyre ka ndjeshmëri më të madhe fetare.

Në përkthimin e Hasan Nahit vërejmë kujdes të veçantë që nga teksti përkthim të mos rrjedhin deduktivisht kuptime të papërmbajtura në origjinal.

Le të krahasojmë përkthimin e katër ajeteve të sures "Elbekare", si janë përkthyer nga Hasan Nahi dhe si kanë dalë ato pas redaktimit nga Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam:

Përkthimi i Hasan Nahit:

*"1.Elif, Lam, Mim.*

*Ky libër, është i padyshimtë, udhëzues për të gjithë ata që i druajnë dënimit të Perëndisë.*

*të cilët u besojnë gjërave të padukshme (në bazë të argumenteve mendore) dhe bëjnë namaz dhe japin nga ajo që ju kemi dhënë;*

*të cilët besojnë që të ka zbritur Ty (Kurani) dhe atyre para Teje (pejgamberëve tjerë) dhe që padyshim i besojnë jetës tjetër"*

Kurse përkthimi i tij, pas redaktimit nga Instituti Shqiptar i Mendimit dhe i Qytetërimit Islam, duket kështu:

*"1. Elif, Lam, Mim.*

*Ky është libri në të cilin nuk ka dyshim. Ai është udhërrëfyes për të devotshmit,*

*të cilët besojnë në të fshehtën, falin namazin dhe japin nga ajo që u kemi dhënë Ne;*

*dhe për ata që besojnë në atë që të është shpallur ty (o Muhamed), në atë që është shpallur përpara teje dhe që me bindje i besojnë jetës tjetër"*

Vërtet, teksti i redaktuar nga Instituti, ndryshe nga teksti i parë, s'ka gabime gjuhësore dhe duket më i rrjedhshëm për shkak të organizimit të mirë sintaksor, por përkthimet për ajetin katër, në thelb, kanë dallim të ndjeshëm ndërmjet vete kuptimisht.

Ndërsa sipas tekstit të parë, përmbajtja e ajetit katër është shtjellim, sikurse edhe përmbajtja e ajetit tre, i fjalës "elmuttekin" (shprehur sipas analizës gramatikore arabe: fjala "el-ledhine-të cilët" është "matuf" për fjalën "el-ledhine" të ajetit tre, e cila është "sife" i fjalës "elmuttekin", pra, sipas këtij




përkthimi, fjalitë në ajetin katër vazhdojnë të shtjellojnë përmbajtjen e fjalës "elmuttekin", gjë që është interpretim i mbështetur nga interpretuesit autoritativë të Kuranit); në tekstin e redaktuar nga Instituti Shqiptar për Mendim dhe Qytetërim Islam te ajeti katër përemri dëftor "dhe për ata që" jepet si gjymtyrë homogjene me fjalën "elmuttekin", pra, sipas tekstit të paraqitur kështu, i bie që Kurani të jetë udhëzim edhe për ata që përmenden në ajetin tre, edhe për ata që përmenden në ajetin katër, si grup i veçantë, gjë që përbën interpretim të cilin, sado që kam hulumtuar nëpër tefsire dhe libra që analizojnë gramatikisht Kuranin, nuk e kam hasur askund.

Vërtet, nëse në planin e realizimit gjuhësor të tekstit brenda shqipes, nuk mund të flasim me terma superlativë, sa i përket negocimit me Kuranin përmes Usulifikhut- nxjerrjes së kuptimeve të Kuranit, Hasan Nahi ka kryer me sukses një detyrë të rëndë dhe përkthimi i tij po bëhet referenca më kredibile për kuptimet e Kuranit në gjuhën shqipe.

## Veçimi i nivelit

Në përkthime të Kuranit në gjuhë të tjera ka pasur përpjekje që të bartet dhe ndonjë aspekt i stilit letrar të Kuranit, siç është përkthimi i përkthyesit Marmaduke Pickthal-i më 1930, që ka përkthyer Kuranin në një variant klasik të gjuhës angleze.[5]

Ndërkaq, në përkthimin e Hasan Nahit, si në shumicën e përkthimeve të Kuranit, synohet të përkthehet vetëm niveli kuptimor.

Kurani krahas nivelit kuptimor, ka nivelin stilistik, nivelin poetik, nivelin pragmatik, nivelin semiologjik, nivelin e sintaksës shprehëse… Në ballafaqim me një tekst të tillë shumështresor, edhe gjuhësia tekstore parapëlqen veçimin e nivelit të tekstit objekt trajtimi, siç thotë Saussure:

"Objektet heteroklite mund të studiohen seriozisht vetëm nëse më parë bëhet njëfarë reduktimi metodik, i cili ka për detyrë t'i veçojë këto nivele dhe shtigje." [6]

Reduktimi metodik i Hasan Nahit në përkthimin e tij është përzgjedhja dhe mjaftimi me përkthimin e nivelit kuptimor.

Nga gjithë sa u tha, mund të përgjithësohet që përkthimi i Hasan Nahit është përkthim ndërgjuhësor, i drejtpërdrejtë, i negociuar përmes shkencës së Usulifikhut, gjë që e bën interpretim, dhe i reduktuar në nivelin kuptimor.

*(1) Hasan Nahi, Kurani i madhëruar (përkthim), Prishtinë, 1988, f. 5 nga e majta. (2) Rexhep Qosja, Kontinuitete, Rilindja, Prishtinë, 1972, f. 220-221. (3) Umberto Eko, Ta thuash gati të njëjtën gjë: Përvoja përkthimi, përkthyer nga Mariana Ymeri dhe Alketa Ylli, Dituria, Tiranë, 2006, f. 18. (4) Abdulvehhab Hal-laf, Ilmu-usulilfikh, botimi i njëzetë, Darulkalem, Kuvajt, kapitulli i tretë, nga f. 140. (5) Izzudin Muhammed Nexhib, Ususutterxhemeti, mektebetu-bni-sina, Kajro, 2001, f. 200. (6)Rexhep Ismajli, Shumësia e teksteve, Rilindja, botimi i dytë, Prishtinë, 1980, f.7*

Ramadan Shkodra

# Sfidat e komuniteteve tona islame përballë ekstremizmit

Përderisa në Shqipëri feja qe e ndaluar me ligj për më shumë se tri dekada, në Kosovë dhe viset e tjera shqiptare ushtrimi i fesë, ndonëse ishte i lejuar, megjithatë feja, institucione dhe prijësit fetarë nuk shiheshin me sy të mirë nga sistemi.

Vitet e '90-ta të shekullit të shkuar për popullin dhe vendin tonë paraqesin një ndër momentet më të rëndësishme në historinë tonë më të re. Erërat e demokracisë që kishin përfshirë Evropën Juglindore shpejt përfshinë edhe vendin tonë. Sistemit monist, që kishte mbretëruar dhunshëm në këto troje për më shumë se 5 dekada, i erdhi fundi. Mirëpo, ndonëse në Shqipëri u rikthye sistemi pluralist, kjo nuk ndodhi me viset e tjera shqiptare që jetonin në ish-federatën jugosllave, dhe pavarësisht se popullata e Kosovës nuk ishe pajtuar me statusin e tyre në ish- federatën jugosllave që nga viti 68 e këndej, prapëseprapë, për Kosovën dhe popullin e saj rënia e sistemit monist nuk solli rezultatet e pritura, përkundrazi Kosova u aneksua, respektivisht u riokupua nga Serbia, gjë që e bëri edhe më të vështirë gjendjen dhe pozitën e popullatës shqiptare, e cila u përball me një aparteid klasik. Në anën tjetër, popullata shqiptare në Maqedoni u përball me sfidat e krijimit të shtetit të ri, edhe aty ajo nuk mori ato të drejta që i takonin.

Në këto thyerje të mëdha, komunitetet myslimane të këtyre tri vendeve, u gjendën përballë një realiteti të ri. Përderisa në Shqipëri po krijohej hapësira, mundësia, feja, manifestimi dhe ringritja e institucioneve fetare, të cilat tashmë ishin të ndaluar më ligj që nga viti 1967, në anën tjetër Bashkësia Islame në Kosovë dhe ajo në Maqedoni përballeshin me rrethanat e krijuara pas okupimit nga Serbia, respektivisht Maqedonia pas shpërbërjes së federatës jugosllave.

Bashkësia Islame e Kosovës po edhe ajo e Maqedonisë hynë në procesin e pavarësimit nga ish-RIJASET-i i Bashkësisë Islame për ish-federatën jugosllave dhe nisën konsolidimin e tyre të brendshëm si bashkësi të pavarura, e para për territorin e Kosovës, ndërsa e dyta për atë të Maqedonisë.

Nga kjo që u tha më lart shihet se fati i komuniteteve tona fetare ka qenë i lidhur ngushtë me fatin e popullit dhe vendit tonë. Përderisa në Shqipëri feja qe e ndaluar me ligj për më shumë se tri dekada, në Kosovë dhe viset e tjera shqiptare ushtrimi i fesë, ndonëse ishte i lejuar, megjithatë feja, institucione dhe prijësit fetarë nuk shiheshin me sy të mirë nga sistemi.

Mirëpo, duhet thënë që deri në fillim të viteve të'90-ta, në trojet tona organizmi i bashkësive fetare ka qenë i rregulluar me ligj dhe me organizmin e jetës fetare islame janë marrë vetëm institucionet fetare, si në rrafshin e organizimit të jetës fetare në terren ashtu edhe në rrafshin e arsimimit, edukimit, fushës së botimeve dhe menaxhimit, pra, me një fjalë mund të thuhet se me organizimin e jetës fetare janë marrë vetëm bashkësitë fetare që i ka njohur ligji i vendit.

Por, që nga kjo kohë e këndej gjërat ndryshojnë dhe fillon një periudhë e re, në të cilën krijohen rrethana të reja. Fillon ringritja dhe riorganizimi i komuniteteve fetare, pavarësimi i tyre dhe rikthimi i popullatës te ndjenja e besimit dhe te feja. Në këto rrethana, komunitetet fetare gjenden para një sërë sfidash, duke filluar që nga mungesa e kuadrit përgjegjës dhe të përgatitur mirë e deri te mungesa e institucioneve të arsimimit të lartë islam, botimeve dhe literaturës që do t'u përgjigjej nevojave dhe interesimeve të popullatës.

Kur kësaj i shtojmë edhe faktin se komunitet tona fetar islame gjatë sistemit monist qenë atakuar në forma nga më të ndryshmet që nga uzurpimi dhe tjetërsimi i pronave shekullore që menaxhoheshin e shfrytëzoheshin nga komunitetet tona, pluralizmi i gjen këto komunitete, përveç të tjerash edhe në gjendje të rëndë ekonomike e financiare, sa kohë që në anën tjetër interesimi dhe nevoja për besimin në Zot rritej dita ditës.

Në këto rrethana në trojet tona fillimisht në Shqipëri e pas vitit 99 edhe në Kosovë, paraqiten edhe asociacione, fondacione, shoqata e individë të ndryshëm që merren me veprimtari fetare, me botimin e literaturës fetare, ngritjen e infrastrukturës së shkatërruar po edhe me vetë organizmin e jetës fetare, si me organizmin e ligjëratave, tribunave, tryezave, organizimin e kurseve, iftareve

të përbashkët, kampingjeve të ndryshme etj.

Puna dhe angazhimi i këtyre aktivistëve të huaj në realitetin shqiptar, përveçqë që kanë pasuar një rol pozitiv në fushat që u përmendën, pa dyshim se janë shoqëruar edhe me lëshime që kanë sjellë huti, konfuzitet e divergjenca në radhët e besimtarëve myslimanë, për faktin se shumë nga ato subjekte, qofshin të huaj apo qofshin edhe vendore, me predikimet e tyre nuk iu përmbajtën traditës, përkatësisht shkollës hanefite në *fikh* dhe drejtimit maturidi në *akaid*, dhe i zëvendësuan këto me shkolla e drejtime të vendeve prej nga vinin, apo të vendeve ku kishin ndjekur studimet. Me këto veprime, ata sfiduan komunitetet fetare islame, sfiduan traditën dhe interpretimin historik që është bërë në vendin tonë dhe në këtë mënyrë krijuan më shumë paqartësi e huti duke nisur që nga forma e faljes së namazit, pastaj caktimi i kohës së agjërimit, shpallën të pavlera ceremonitë islame të aplikuara me shekuj te ne, si fjala vjen ceremoninë e varrimit, pastaj mevludin, qelimenë e manifestime të ngjashme. Për më tepër, ata në këtë mënyrë sfiduan edhe interpretimin dhe mësimet e ulemasë vendase që kishin dalë nga shkollat dhe medresetë tona për shekuj me radhë.

Një gjë e tillë ndodhi dhe preku edhe botimet dhe literaturën islame. Në këtë kohë kemi një vërshim të botimeve islame, por jo gjithmonë të nevojshme dhe konform kërkesave dhe nevojës së besimtarëve. Natyrisht në mesin e këtyre botimeve të realizuar në këtë periudhë, ka edhe tituj dhe vepra që janë të rëndësishme, por ka prej tyre që nuk u hyjnë fare në punë besimtarëve tanë, botime që nuk i përkasin shkollës sonë, botime me sfond tipik ideologjizues etj. Kur kësaj ia shtojmë edhe faktin se me botimin e kësaj literature janë marrë njerëz pa përgatitje të duhur dhe pa njohurinë fushat përkatëse, atëherë si mund të kërkohet cilësi,

**Komunitetet tona fetare islame, mendoj se duhet të kenë kujdes të shtuar që besimtarët tanë të mos bien pre e interpretimeve të ngurta e ekstreme të fesë islame.**

përgjegjësi e ruajte të doktrinës dhe traditës.

Një ndër sfidat e komuniteteve tona islame është edhe shkollimi i kuadrit tonë, sidomos pas përfundimit të shkollimit të mesëm në qendra të ndryshme të botës arabe-islame. Interpretimi dhe predikimi i tyre për fenë islame bëhet varësisht nga qendrat ku ka kryer studimet dhe varësisht prej traditës së atyre vendeve.

Pas vitit 2000, sfidë për komunitetet tona islame janë rrjetet sociale dhe masmediet (mediet masive), në të cilat qasja është e lirë dhe lehtësisht e mundshme për secilin. Kështu në rrjetet sociale kemi një vërshim si të interpretuesve po ashtu edhe të besimtarëve. Mësimet, interpretimet dhe predikimet në rrjete sociale po i prekin më së shumti të rinjtë, të cilët mësimet për fenë filluan t'i merrnin nëpërmjet kësaj forme dhe nëpërmjet këtyre mënyrave të pakontrolluara, kurse predikuesit virtualë shumë shpejt kanë bërë emër e famë, janë bërë interesantë dhe hynë në modë dhe u bënë trend.

Këta faktorë që përmendëm dhe shumë të tjerë, mendojmë se kanë ndikuar që një pjesë e besimtarëve tanë të bien pre e interpretimeve të ngurta të fesë, politizimit të fesë për çështje të ditës si dhe të përzierjes së fesë me ideologjinë, të përzierjes së fesë më kulturat dhe traditat e ndryshme. Pikërisht për këtë arsye, sot kemi një shumëllojshmëri të praktikimit të rregullave dhe parimeve fetare islame te ne. E disa kanë shkuar edhe më larg, sepse duke qenë të indoktrinuar, u kanë bërë dëm vetes së tyre, familjes, vendit dhe shoqërisë, e disa prej tyre kanë marrë pjesë edhe në konflikte tëhuaja.

Për t'i tejkaluar këto sfida, komunitetet tona fetare islame, mendoj se duhet të kenë kujdes të shtuar që besimtarët tanë të mos bien pre e interpretimeve të ngurta e ekstreme të fesë islame. Prijësit tanë fetarë duhet të respektojnë, të kultivojnë dhe t'i kthehen interpretimit tradicional të fesë islame te ne dhe të botohet literaturë bazike sipas kësaj tradite. Kjo formë e interpretimit të fesë të aplikohet dhe të kultivohet në shkollat tona islame (në mejtepe, medrese dhe fakultete).

Të ketë një koordinim dhe bashkëpunim me institucionet përgjegjëse për mbikëqyren e botimeve dhe të rrjeteve sociale për të parë se çfarë predikohet në to.

Të ketë një koordinim dhe bashkëpunim të shtuar të të tri komuniteteve tona islame, sepse predikojmë fenë e njëjtë, kemi xhematin e njëjtë, prandaj edhe sfidat dhe problemet janë afërsisht të njëjta.

Të ketë një angazhim më të shtuar që ata persona që janë prekur nga interpretime te ngurta e radikale të fesë islame të deradikalizohen, nëpërmjet punës dhe aktiviteteve të imamëve në terren dhe kontakteve të tyre me të radikalizuarit, me familjet dhe rrethin e tyre, në mënyrë që të riintegrohen në shoqëri.

Dhe nëse më lehtë është të ndalosh sesa ta kurosh një gjë, atëherë mendoj se çështja më kryesore e tri komuniteteve tona islame shqiptare duhet të jetë edukimi i drejtë dhe me kohë i fëmijëve dhe të rinjve besimtarë, në mënyrë që ata të mos bien pre e mësimeve dhe interpretimeve jo të drejta.

*Fletëza nga Ditari im*

**Sadik Mehmeti**

# Ja, kjo është medreseja...

...Në pranverën e tetëdhjetegjashtës, në klasën tonë, mes shokëve të grupit, nuk bëhej asnjë bisedë tjetër, përveçse ku do të regjistroheshim pas përfundimit të fillores dhe ç'drejtim do të zgjidhnim. Sikush kishte mendimet e planet e veta, por ajo që na bashkonte dhe na mundonte që të gjithë njëkohësisht, ishte fakti se a do të mund të regjistroheshim aty ku synonim.

Kësaj pune ia ndihmonin edhe arsimtarët tanë, të cilët shpesh na pyesnin se ku do të shkonim në shkollë të mesme. Madje kishte prej tyre që edhe na sugjeronin e na këshillonin se ku do të duhej, - sipas tyre, - të regjistrohej akëcili prej nesh!

Kur radha më vinte mua, të gjithë e dinin, - sepse unë që moti isha përcaktuar, natyrisht me vendimin e prindërve të mi, - se do të shkoja në Medrese. Dhe kjo dihej përgjithësisht në familjen time, në klasë, tek arsimtarët, tek të afërmit, kudo. Për më tepër, unë edhe isha përgatitur për këtë punë. Kisha ndjekur mejtepin përgjatë disa pushimeve verore te hoxha i fshatit, Mulla Nail efendiu. Kisha mësuar shartet e fesë islame, shumë dovë të shkurtra (kështu u thoshim asokohe sureve të shkurtra të Kuranit), kisha përfunduar edhe abetaren e gjuhës arabe - "suparen", i dija edhe numrat arabë, kurse shumë rrëfime nga libri "Historia e pejgamberëve" i prof. Bajrush Ahmetit, i dija ezbere. Për më tepër, shpeshherë bëja edhe myezinllëk në xhaminë e fshatit. Por çështja e përzgjedhjes së drejtimit, për mua, ishte punë e mbaruar. Ajo që më brengoste ishte fakti se a do të mund të regjistrohesha aty ku doja apo jo. Kjo ishte edhe brenga e prindërve të mi...

Ditët kalonin dhe kur morëm vesh se konkursi për regjistrim në Medrese ishte hapur, i bëmë gati dokumentet e kërkuara. Përmes Këshillit të Bashkësisë Islame të komunës sonë, u informuam se më 2 qershor, ditë e hënë, në orën 9, duhet të paraqiteshim në Drejtorinë e Medresesë për t'iu nënshtruar testit provues, të cilit më së shumti i frikësohesha unë...

Një ditë më herët, me tim et, mbërritëm në Prishtinë. Autobusi na la te një si lëndinë me baltë të kuqe ngjitëse, pa ndonjë ndërtesë afër. Pak më larg, në të majtë, dukej një si oxhak, në të djathtën tonë ishte një shkollë, kurse përballë nesh, një rrethrrotullim, e pas tij shtriheshin godinat që tregonin fillimin e qytetit nga kjo anë. Ishte ditë e diel pasdite, pa ndonjë gjallëri nëpër rrugë. Moti ishte me mjegull dhe me shumë shi, që na lagu si mirë, derisa morëm një çadër. (Ah, sikur ta dija se edhe sa e sa herë do të më lagte shiu i Prishtinës dhe sa shpesh do të më rrengonte moti kaq shumë i ndryshueshëm gjatë pranverave në Prishtinë!)

Ndërsa ecnim drejt qendrës, shihja herë andej e herë këndej, pa ndonjë interesim, sepse isha lodhur nga ato katër orë pa një çerek të udhëtimit me autobus. Kurse frika se si do të dilja nesër në test, a do të më pranonin, a do t'i bëja krenarë prindërit e mi apo jo, nuk më linte as të shijoja ardhjen time të parë në Prishtinë. Atë ditë Prishtina nuk më pëlqeu dhe nuk kisha faj... (Por ndonëse thuhet se përshtypja e herës së parë kurrë nuk përsëritet, unë më pastaj u dashurova në Prishtinën, i fala shumë kujtime, shumë vjet, dekada, aq sa "u bëra" prishtinali!)

- Po vendosemi në hotel, e dëgjova të thoshte tim et, - sepse nesër duhet të zgjohemi herët. Unë mezi prisja që të shtrihesha. Kur recepsionisti i hotel "Bozhurit" erdhi për të na zgjuar në orën 7 të mëngjesit, ashtu siç e kishte bërë porosinë im at, ne tashmë ishim gati. U nisëm për në Medrese. Im at e dinte mirë se ku gjendej Medreseja, por ama jo atë të renë, po atë ku kishte qenë një vit më parë. Ecnim përskaj një gjysmë lumi (lumë i thënçin, se më shumë ishte përroskë), që kishte gërryer anash gjithë rrugën me plot baltë pas një dite me aq shumë shi, sa vështirë kalohej. Në murin e jashtëm, kah rruga kryesore, në një cep të një ndërtese, qëndronte i varur me një krahë, mbishkrimi i lënë si dëshmi për një vend e për një kohë - "Medresja Alauddin". Një portë e mbyllur me kanxha të trasha hekuri, përmes të cilave shihej një xhami në midis të oborrit, e pranë saj një vidh plak që kushedi se ç'kujtime ruante dhe kushedi se ç'do të na kishte rrëfyer po të kishte mundësi! (Sa e çuditshme është jeta, sa thjesht nisin, ndërlidhen e përfundojnë ngjarjet! Sa sekrete na fsheh ajo, që të gjitha të paracaktuara që në parafillim! Më 1992, pikërisht në këto hapësira dhe prapa kësaj dere filloi jeta ime studentore, e më pastaj edhe ajo akademike në Fakultetin e Studimeve Islame.)

– Medreseja nuk është këtu, është transferuar në një vend tjetër, në rrugën "Xhemail Ibishi", bajagi larg nga këtu, - na tha njëri të cilin e pyetëm, - dhe na orientoi kah duhej t'i binim që të arrinim atje.

Nuk e patëm kollaj ta gjenim Medresenë. U desh të pyesnim shumë veta rrugës. Vajtëm në të djathtë e në të majtë, nëpër ca rrugë e rrugica. Ecëm edhe drejt. Diku sytë na zunë një mbishkrim

"Kuzhina popullore - Prizreni", me pronar një familje me zë nga Bresana e Opojës, për të cilën im at foli fjalë të mëdha. (Ndër vite u binda edhe vetë. Dhe shumë herë jam kthyer aty!)

- Këtu do të hamë bukë, kur të kthehemi nga Medreseja, - më tha im at, - sepse tani nuk kemi kohë.

As që më shkonte mendja tek buka, s'ndieja uri. Të tjera mendime më silleshin në kokë. Vazhdoja t'i përsërisja të gjitha lutjet dhe dovët që i dija, më shpesh, natyrisht, "Ajet-ul-Kursinë".

Ecnim me hapa të shpejtuar. Në të djathtë një xhami si e fshehur mes shtëpish, një gjallëri njerëzish, ca shitës pemësh e perimesh, te një hyrje për në pazar.

- Shkoni kësaj rruge dhe në dalje të saj pyesni dikë se ku është Medresja, - na tha një mesoburrë.

U futëm në një sokak të shtruar me kalldrëm. (Shumë herë pas kësaj kam shkelur mbi të, herë i gëzuar e herë i mërzitur, herë me avashllëk e herë të tjera duke nxituar për të mos u vonuar në "studim".) Në të djathtë e në të majtë të saj, shtëpi një e dykatëshe, jo shumë të reja, me një arkitekturë as të shehrit as të katundit, me një stil as allaturka as allafrënga, e poshtë tyre, dhe anash, aty këtu, pa ndonjë renditje e marifet, ca dyqane zejtarësh. Një zdrukthëtari, edhe një, një çajtore, një farkëtari, një teneqepunues, edhe një zdrukthëtari... Në krye të sokakut, një si qendër ku puqeshin apo ndaheshin pesë a gjashtë rrugë, aty një dyqan - "Vetëshërbim", më tutje edhe një më i vogël, edhe një zdrukthëtari.

– Na falni, a e dini, ku është Medresja?- pyeti im at, një plak me plis të mbështjellë përreth me një maramë bojë sari, veshur me xhamadan në të cilin i varej një qostek, një zotni plak.

– Shkoni ksajde, vazhdoni drejt nja niqind metra e kur ta shihni një pumpë t'benxinës, nalnu dhe kthehuni në t'djathtë se aty është Medresja!- na tha plaku i mirë, dhe sikur nuk u kënaq me kaq sa na ndihmoi, vazhdoi: - Shkojna bashkë, se asajde e kam udhën edhe unë!

U nisëm te tre, unë pas tyre, kurse ata, plaku i mirë dhe im at, pyesnin e i përgjigjeshin njëri-tjetrit shkurt e shpejt, hazërxhevap, sepse s'kishin rrugë për më gjatë.

Kur ja, Medreseja. Sa e bukur dhe sa madhështore! Shumë më e madhe nga sa e kisha parë të prezantuar në faqet e "Edukatës islame" dhe në "Vakti të Ramazanit"! S'e kisha imagjinuar kaq mbresëlënëse! Një xhevahir midis një mëhalle jo shumë të denjë për të! Një testament i dijes, arsimimit dhe edukimit. E rrethuar me taraba betoni me ornamente tipike për një shkollë të tillë. Me plot penxhere me xhame të mëdha, që i reflektonin rrezet e diellit sikur të dilnin mu nga brendësi e saj. Me një hyrje të rregulluar mirë, me nga dy pisha të drejta anash e përreth tyre trëndafila e lule plot me ngjyra shumë. Mbi portën hyrëse një mbishkrim me shkronja ari "Medreseja e Mesme Alauddin Prishtinë", që tregonte gjithçka.




Im at sikur u lirua që e gjetëm. Kishim arritur tamam me kohë. Madje pakëz më herët. Ishim të parët dhe, hë për hë, të vetmit aty.

- Po, këtu mbahet testi, - na tha një burrë në moshë mesatare që doli nga brenda, - por duhet të prisni.

U ula në buzën e një vazoje të madhe betoni dhe po sodisja gjithçka përreth. Filluan të vinin, një nga një, edhe prindër të tjerë me fëmijët e tyre. Njërit iu hap dera dhe hyri brenda, kurse djali i tij mbeti jashtë, aty pranë meje. U bëra kureshtar, prandaj dhe e pyeta si quhej dhe kush ishte ai burri që hyri brenda aq serbes.

- Quhem Bejtullah - më tha, kurse ai është im at dhe është kuzhinieri i Medresesë.

Sa ia pata lakmi! Ky sigurisht pranohet, - thashë me vete, - sepse atje e kisha mendjen. Oborri u mbush me prindër dhe kandidatë. Nga këta të fundit më dukej se kishte shumë më shumë! Erdhën edhe dy kandidatët, si unë, nga Opoja, Mujdini nga Bresana dhe Veziri nga Zgatari. Nuk i njihja. U bëmë bashkë që të tre, sepse ashtu kërkohej, ngaqë kandidatët e një komune hynin së bashku në test, veç e veç nga komunat e tjera...

Ndërsa po prisnim të hynim brenda, dikush po zbriste nga një makinë ca dengje letrash. Ishin ekzemplarë të një reviste. Im at menjëherë u afrua dhe e bleu një. Njëqind dinarë e kishte çmimin. Ishte numri i parë i revistës "Dituria islame", që sapo kishte dalë nga botimi. (Një risi dhe sihariq për të gjithë. Një sukses dhe e arritur tjetër e madhe e Bashkësisë Islame të Kosovës. Një simbolikë domethënëse për mua. Një revistë me të cilën u mishërova që nga numri i parë dhe u bëra një ashik i përbetuar i saj, ndoshta sepse pas gjashtë vjetësh e botova shkrimin e parë aty; ndoshta sepse u bëra bashkëpunëtor i rregullt e anëtarë i redaksisë së saj, apo ndoshta sepse numrin e parë të saj e kisha blerë në një ditë shumë të veçantë për mua! S'e di, mbase më shumë për shkak të kësaj të fundit!)

Pas dhjetë ditësh, nga Drejtoria e Medresesë, përmes Këshillit të Bashkësisë Islame të komunës sonë, më erdhi lajmi i gëzuar se isha pranuar në Medrese. Edhe Mujdini dhe Veziri ishin pranuar. E, edhe Bejtullahu, po ashtu...

Nuk di në jam gëzuar herë tjetër më shumë se kaq. Kalova verën më të bukur në jetën time. Por, si çdo gjë e mirë, edhe ajo shumë shpejt iku. Një-shtatori erdhi! Po niste një kapitull i ri. Medreseja kishte hapur dyert, mu kështu siç u çel kjo fletëz e Ditarit tim...

Mr. sci. Melihate ZEQIRI

# Medreseja Alauddin, vlerë tradicionale

Mësimdhënia, e cila realizohet në Medresenë Alauddin tregon shumë qartë mësimnxënien e nxënësve, sepse në këtë institucion edukativo-arsimor fetar janë zhvilluar aktivitete kulturore në kohët më të vështira. Në periudhën e paraluftës në Kosovë janë realizuar një mori aktivitetesh, ndër to, po përmendim Garat e Recitatorëve.

Një festë madhështore, e cila mblodhi recituesit më të mirë në nivel vendi dhe aty triumfuan me vendin e parë dhe të dytë dy nxënës të Medresesë, kjo ngjarje është bërë para njëzetë vjetëve, po në ambientet e Medresesë u zhvillua pas njëzetë vjetëve prapë gara Recituesi më i Mirë!, për nder të 7 Marsit "Ditës së Mësuesit"! Aty morën pjesë shkolla fillore dhe të mesme, duke filluar nga klasa e tetë deri në klasën e dymbëdhjetë. Garë e cila u organizua në nivel komunal.

Ky rifillim i festivalit, Recituesi më i Mirë, ka marrë mbështetje të madhe nga Drejtoria Komunale e Arsimit dhe nga ky vit do të vazhdojë punën e tij në mënyrë tradicionale.

Medreseja në bashkëpunim me Drejtorinë Komunale të Arsimit në Prishtinë kishin bërë përzgjedhjen e komisionit vlerësues, i cili ishte me profesionalizëm të lartë në fushën e artit dhe të gjuhës e të letërsisë shqipe. Komisioni vlerësoi se aty pati talentë të shquar, por u panë edhe nxënës, të cilëve u mungonte parapërgatitja, sidoqoftë ne vlerësuam lart pjesëmarrjen e shkollave në nivel të komunës së Prishtinës dhe nxënësit përfaqësues, të cilët u falënderuan nga Drejtoria e Arsimit dhe nga drejtori i Medresesë, zotëri Jakup Çunaku, i cili ndau mirënjohje për secilën shkollë.

Mirëpo, komisioni vlerësues, i cili ishte plotësisht i pavarur nga të gjitha organet institucionale, me përfaqësim nga shoqëria civile, nga Fakulteti i Arteve të Prishtinës, nga Drejtoria Komunale e Arsimit dhe me një përfaqësues nga Medreseja, pra, ishte i kompletuar, por duke pas parasysh talentët konkurues, e kishte shumë të vështirë përzgjedhjen e Recituesit më të Mirë! Por, pasi u bë zgjedhja e dhjetë recituesve më të mirë, atëherë ishte pak më lehtë të zgjidhej më i miri, e më të mirët në mesin e më të mirëve ishin dy vajza dhe një djalë.

Vendin e parë e mori Aurorë Aliu, kurse vendin e dytë Kasim Gërbeshi, që të dy nxënës nga Medreseja dhe vendin e tretë Erona Mulolli, e cila ishte nxënëse nga shkolla "Sami Frashëri".

Të mendojmë rreth organizimit të aktiviteteve të tilla, të mbajtura para dhe pas njëzetë vjetëve…. Në të dy periudhat triumfuan nxënësit medresistë, kjo e dëshmon prapë se aty punohet për çështje fetare dhe kombëtare. Institucion, i cili ka vlera të larta mbarënjerëzore, ka traditë të punës dhe të zhvillimit të njohurive të nxënësve.

Unë, aty takova mësimdhënësen e Gjuhës shqipe, në një bisedë të shkurtër që zhvilluam, e pyeta se me çfarë planprogrami punonin gjuhëtarët në Medrese? –Ajo më tha: Ne punojmë me të njëjtin planprogram me të cilin punoni ju shkollat e mesme dhe bashkëpunoj me mësimdhënësit e shkollës "Sami Frashëri". T'ju them të drejtën, më erdhi mirë që ne e kemi të njëjtin planprogram, por në anën tjetër u ndjeva keq pse shkollat e tjera nuk e kanë suksesin e kësaj shkolle?!

Çfarë të bëjmë ne? Se pari duhet të jemi njeri e pastaj puna e shton vlerën e arsimimit të gjeneratave të reja, për shkak që në shkollat ku nuk mësohet mësimbesimi, aty pritet të mungojë motivimi i mjaftueshëm dhe puna bëhet si thotë populli "shkel e shko!" Fatkeqësisht!!!

Sa i rëndësishëm është uni i pastër, këtë shkollat e tjera do të arrinin vetëm nëse mësohet mësimbesimi për secilën fe. Por, mbetet për të dëshiruar!!!

Unë përgëzoj stafin e Medresesë për punën që bëjnë me përkushtim të lartë dhe që mund të merren model nga të tjerët për të arritur sukses. Këtë e kemi diskutuar me anëtarët e komisionit, me zyrtarët e DKA-së dhe me pjesën dërrmuese të drejtorëve, të cilët ishin të pranishëm në ndarjen e çmimeve, e cila u bë në lokalet e Medresesë. Të gjithë vlerësuan lart përzgjedhjen e recituesve më të mirë! Pra, ky institucion shkollor e dëshmoi se ka traditë pune, suksesi dhe feste.

E përgëzoj udhëheqësin e shkollës, i cili ka pasur guxim të organizojë festë në nivel komunal, e cila e madhështoi "7 Marsin", e nderoi "Ditën e Mësuesit"! Gjatë bashkëbisedimit me drejtorin, ne u njohëm me një mori aktivitetesh që po organizoheshin nga Medreseja, ndër to ishte pjesëmarrja në shtete të tjera, si Turqia, ku kishin fituar çmimin e parë për recituesin më të mirë, në mesin e garuesve me renome ndërkombëtare. Më hollësisht për punën që bëjnë na tregoi edhe profesori i Gjuhës shqipe, i cili theksoi që e kanë pasur të vështirë të bëjnë përzgjedhjen e nxënësve më të mirë në recitim, derisa është dashur të punohet në tri nivele dhe kështu kishin arritur të parapërgatiteshin për garën e sotme, e cila u realizua me shumë sukses!

Ne vërejtëm nxënës talentë të mirë, por kishte edhe prej atyre me të cilët nuk kishin punuar mësimdhënësit sa duhet. Këtë e them me keqardhje, por dështimin e nxënësve e bartin mësimdhënësit dhe sot sa kemi mësimdhënës të përgjegjshëm…, mendoj që është një numër i vogël i tyre, i cili tenton të avancohet profesionalisht dhe është i përkushtuar ndaj punës…

Duke shpresuar që vitin e ardhshëm të bëhen përgatitjet ashtu si e kërkon rendi nga pjesëmarrësit e shkollave, ne po e mbyllim këtë vështrim, duke qenë shumë mirënjohës për bashkëpunimin me ne! Ju jemi falënderues!

Pjesëmarrja ime në këtë garë do të mbetet një eksperiencë motivuese për të ardhmen time!

Arta Tahiri

# Fëmija, shkolla dhe familja

Një nga arsyet e ndikimit të familjes te fëmijët, është qëndrueshmëria e përshtypjeve të para të fëmijës nga jeta që e rrethon dhe mbi bazën e të cilave formohet karakteri i fëmijës.

Edukimi i fëmijëve në shkollë dhe edukimi në familje janë një proces i pandarë. Udhëheqës dhe organizator i këtij procesi është kolektivi pedagogjik i shkollës. Në organizimin e punës me familjet e nxënësve, shkolla niset nga një unitet detyrash, realizimi i të cilave ndikon drejtpërdrejt në zhvillimin harmonik e të gjithanshëm të personalitetit të fëmijës.

Ndihmesa e familjes në edukimin e fëmijëve dhe njëkohësisht rritja e përgjegjësisë së saj në edukimin e brezit që rritet, janë të mundur në saje të një pune sistematike e të organizuar, në formimin e aftësive e shprehive pedagogjike të prindërve. Është shumë e rëndësishme që, ende pa hyrë fëmijët në shkollë, sidomos në vitin e parë të shkollës, prindërit të bëhen bashkëpjesëtarë të procesit pedagogjik. Për këtë arsye institucionet shkollore e kanë të domosdoshme të instalojnë një bashkëpunim të ngushtë shkollë-familje. Si kusht i domosdoshëm për lindjen e këtij bashkëpunimi është kualifikimi i familjes. Shkolla e ka për detyrë të bashkëpunojë me prindërit për ngritjen e kulturës së tyre pedagogjike. Pavarësisht nga niveli arsimor e kulturor i prindërve, shkolla ka fushën e vet për lartësimin e tyre kulturor.

Familja është shkalla e parë shoqërore në jetën e njeriut. Ajo që në moshat e hershme drejton njohuritë, dëshirat e ndjenjat e fëmijëve.



Nën drejtimin e prindërve, fëmija fiton përvojën e parë nga jeta, njohuritë elementare në veprimtaritë që e rrethojnë, njohuritë dhe shprehitë e jetës në shoqëri.

Përse familja është një faktor kaq i fuqishëm i ndikimit te fëmija? Një nga arsyet e ndikimit të familjes te fëmijët, është qëndrueshmëria e përshtypjeve të para të fëmijës nga jeta që e rrethon dhe mbi bazën e të cilave formohet karakteri i fëmijës.

> Që herët fëmija duhet të kuptojë që ai është një anëtar i familjes, si dhe të tjerët dhe ai duhet të interesohet për të tjerët, ashtu si dhe të tjerët interesohen për të.

Forca e ndikimit të prindërve qëndron në besimin në ta, të fëmijës, në bindjet e tij që njerëzit më të afërt e të dashur kanë të drejtë, dhe që zgjidhjet e tyre janë të sakta. Fëmijët dëshirojnë t'u ngjajnë prindërve dhe në mënyrë instiktive i imitojnë ata. Pavarësisht nga paaftësia e plotë dhe dobësia e forcave, fëmija 4-5-vjeçar bashkë me nënën mundohet të marrë pjesë në punët e shtëpisë. Fëmijët i imitojnë prindërit në të gjitha veprimet, lëvizjet dhe fjalët e tyre. Parashikimet e para për idealet dhe perfeksionimin krijohen nën shembullin e prindërve.

Rezultati i edukatës, varet shumë nga mënyra se si do të drejtohet ndikimi i familjes. Në mënyrë që



familja të kurorëzohet me sukses në edukimin e fëmijës, është e domosdoshme që prindërit të dinë kërkesat bazë pedagogjike dhe të krijojnë kushtet e domosdoshme për edukimin e fëmijëve në familje.

Cilat janë këto kërkesa? Para së gjithash është ajo atmosferë familjare, ku secili nga prindërit dhe anëtarët e familjes merr përgjegjësinë e vet në edukimin e fëmijëve. Nga mënyra se si edukohet fëmija në familje, do të varet nëse ai do të rritet i ndershëm dhe i drejtë, me shpirt të gjerë apo egoist, i mbyllur në rrethin e interesave të ngushta personale.

Dashuria e prindërve, presupozon pjesëmarrjen e fëmijës në jetën e familjes. Që herët fëmija duhet të kuptojë që ai është një anëtar i familjes, si dhe të tjerët dhe ai duhet të interesohet për të tjerët, ashtu si dhe të tjerët interesohen për të. Dhe prindërit dhe fëmijët duhet të kenë në familje pjesën e vet të punës dhe pjesën e vet të pushimit. Në këtë mënyrë nuk është normale, kur prindërit për kënaqësitë e tyre, harrojnë për fëmijët, po ashtu siç nuk është normale, kur në familje vetëm fëmijët pushojnë, zbaviten, ndërsa në pjesën e prindërve përfshihet vetëm puna.

Një kusht i rëndësishëm në edukimin e suksesshëm në familje është autoriteti i prindërve. Autoriteti i prindërve është ndikimi i babait dhe i nënës ndaj fëmijëve, që bazohet në respektin dhe dashurinë ndaj tyre, besimin në përvojën e tyre jetësore, në fjalët dhe këshillat.

Fëmija ndien mbi veten ndikimin e të gjithë anëtarëve të familjes, madje edhe në ato raste kur dikush sikur shmanget nga veprimi i drejtpërdrejtë edukativ ndaj tij. Kështu, babai, i cili p.sh. nuk merr pjesë drejtpërdrejt në problemet ekonomike të familjes, duke i quajtur ato “punë grash”, krijon te fëmija një raport negativ për punën, mungesën e respektit ndaj gruas, ndaj ekonomisë së familjes.

Respektimi i individualitetit të fëmijës, të kuptuarit e interesave të tij, synimi për të parë në të njeriun, janë kushte të domosdoshme për rritjen e autoritetit.

Mjaft prindër, si shkak të mungesës së vëmendjes ndaj fëmijëve paraqesin mungesën e kohës, për t’u marrë periodikisht me fëmijën. Por interesi i gjallë, vëmendja ndaj mësimeve të fëmijëve, ndaj “vogëlsirave” të jetës së fëmijëve, janë komponentë të domosdoshëm të autoritetit prindëror në familje. Mungesa e vëmendjes ndaj fëmijëve, nuk duhet të justifikohet me zënien në punë.

Fusha pjellore që shtrihet për një të nesërme më të mirë, kështu më duket mua, është në një revolucion personal. Shkollo njëherë vetveten para se të shkollosh shoqërinë, bëje veten një qytetar që nuk e njeh frikën. Nxirr anën më të mirë që ke. Dhe bëj të njëjtën gjë për fëmijët e tu dhe të afërmit. Të zgjerosh fëmijërinë e fëmijëve të tu është një mallkim për të ardhmen e fëmijës, ndërkohë që mund t’i japësh një bekim në menaxhim, sigurisht. Mos e lejoni vajzën apo djalin tuaj të përcaktojë veten e tyre nga ato çfarë konsumojnë: çmimi i një zakoni të tillë jetësor është shumë i ulët që të jetë i vlefshëm sa kostoja. Dhe kur ju pastaj ta gjeni veten të frikësuar dhe të neveritshëm nga sjelljet e papjekura dhe të papërgjegjshme që shikoni rreth jush, mendoni për shkollën si përparimin e tyre dhe bëni diçka për të!

Nuridin AHMETI

# Në dhjetëvjetorin e Pavarësisë së Kosovës

## Jehona e njohjes së Pavarësisë së Kosovës nga Turqia në shtypin e kohës

*"Gëzimi për pavarësinë e Kosovës, edhe për ne ka qenë një gëzim e krenari e madhe dhe Turqia gjithnjë ka qenë përkrah Kosovës në udhën e saj të re".*
**(Ahmet Davutgllu).**[1]

### Hyrje

Ky është mendimi i dijetarit, politikanit të njohur turk, i cili në kohën e shpalljes së pavarësisë së Kosovës e mbante pozitën e kryekëshilltarit të kryeministrit të atëhershëm të Republikës së Turqisë Rexhep Taip Erdogan.

Kur analizojmë shtypin e asaj kohe në Kosovë për tematikën që në do ta shqyrtojmë, nuk është e vështirë të vërehet se ky mendim në njëfarë mënyre apo tjetër shpërfaqet edhe në shtyp. Viti 1999 në Kosovë shënon fundin e luftës së armatosur në mes të Ushtrisë Çlirimtare të Kosovës të ndihmuar edhe nga forcat ndërkombëtare, dhe forcave ushtarake e paramilitare serbe. Pas këtij viti Kosova vendoset nën administrimin ndërkombëtar. Forcat ndërkombëtare në krye me kryeadministratorin ndërkombëtar në Kosovë po bënin përpjekjet e para për ngritjet e institucioneve vendore.

Fundi i vitit 2007 në Kosovë po shënonte fundin de jure të administrimit ndërkombëtar, duke u kurorëzuar në fillimin e vitit 2008 me Shpalljen e Pavarësisë së Kosovës.

Pa mëdyshje, ngjarje me rëndësi në historinë më të re të Kosovës, llogaritet edhe data 17 shkurt e vitit 2008. Kjo datë njëherësh kurorëzon edhe përpjekjet e shumë gjeneratave të vendit tonë për liri dhe pavarësi ndër dekada.

Si një datë e rëndësishme, Shpallja e Pavarësisë së Kosovës pati jehonë edhe në shtypin e shkruar të Kosovës.

Krahas përgatitjeve që po bënin institucionet e Kosovës për këtë datë të rëndësishme, ishte edhe ajo e informimit të opinionit ndërkombëtar dhe pritja nga shtetet e ndryshme të botës për njohjen e shtetit që do të shpallej i pavarur nga deputetët e Parlamentit të Kosovës.

Njëri nga shtetet që e njohu Kosovën shtet të pavarur që në orët para të Shpalljes së Pavarësisë më 17 shkurt të vitit 2008 ishte edhe Republika e Turqisë. Andaj, ky veprim i shtetit turk tërhoqi vëmendjen edhe të shtypit në Kosovë, veçanërisht të shtypit të përditshëm. Disa nga gazetat e para dhjetë vjetëve po e informonin lexuesin e tyre një ditë përpara Shpalljes së Kosovës se si disa shtete do ta njihnin Kosovën e në mesin e tyre ishte edhe Turqia.

Përkitazi me këtë ne kemi marrë në shqyrtim disa nga të përditshmet e asaj kohe në Kosovë dhe kemi analizuar shkrimet që lidhen me njohjen e shtetit të Kosovës nga Turqia. Gazetat të cilat janë objekt trajtimi në këtë punim janë: "Koha ditore", "Epoka e re", "Kosova sot", dhe "Express", për arsye se këto të përditshme, sipas mendimit tonë, kishin numër më të madh lexuesish.

### Turqia, ndër të parat do ta njohë Pavarësinë e Kosovën

Mediet përmes kanaleve të tyre, një ditë më herët, pra me dt. 16 shkurt kishin marrë informacione se me datë 17 shkurt do të shpallej Kosova shtet i pavarura.

"*Pavarësia, të dielën*",[2] shkruante në ballinë gazeta "Epoka e Re" ditën e shtunë, më 16 shkurt të vitit 2008. Në po të njëjtën ditë dhe gazetë, jep një intervistë, i biri i familjes Jashari, Murat Jashari i cili lajmëron se" *Shteti i Kosovës po lind*".[3] Biri i familjes Jashari është i bindur se Pavarësia e Kosovës do të zgjidhë dhe do të hapë shumë dilema, por njëkohësisht, ky shpreh shqetësimin e tij se është rrezik që në të ardhmen të futemi në Bashkimin Evropian si kosovarë e jo si shqiptarë. E përditshmja "Kosova sot", shkruante me datën 16 shkurt "*Bac, po kryhet!*".[4]

Ndërsa, e përditshmja "Koha ditore" në kryetitullin e saj të botuar me 16 shkurt të 2008-ës, theksonte se "*Njohja nis të hënën*"- duke potencuar edhe njohjen e Shtetit të Kosovës nga Turqia.[5]

Por, mediet njoftonin se cilat do

të jenë ato shtete që do ta njohin të parat shtetin e Kosovës. Kështu, e përditshmja "Epoka e re", me dt. 16 shkurt po e njoftonte opinionin me një artikull të botuar me titull "*Turqia, ndër të parat do ta njohë Pavarësinë e Kosovën*", dhe për këtë drejtuesit e gazetës ishin të bindur se një gjë e tillë do të ndodhte, sepse " Turqia, një nga vendet që është angazhuar fuqimisht për njohjen e Kosovës, pritet të jetë ndër vendet e para që do ta njohë pavarësinë e Kosovës".[6]

Kjo bindje për shtetin turk, të cilën e shprehin edhe disa të përditshme, ishte rezultat edhe i një angazhimi permanent që kishte bërë shteti turk në luftën për çlirimin e Kosovës nga viti 1997 e deri në ditën kur po publikohej ky artikull. Më së miri këto angazhime të këtij shteti, gjatë luftës së fundit në Kosovë, i ka përshkruar njeriu që ishte në ngjarje në këto vite, ish-atasheu ushtarak i Ambasadës së Shqipërisë në Ankara, i cili në librin e tij (ditari i një atasheu ushtarak 1999-2000) i titulluar:"Midis Ankarasë dhe Tiranës" në mes të tjerash nënvizon se "në muajin mars të vitit 1999 njësitë e zbulimit të shtetit shqiptar kishin marrë informacione se forcat serbe ishin futur në brendësi të shtetit shqiptar në veri të vendit. Për këtë ne i kërkuam ndihmën e Ankarasë dhe pas disa takimeve që kisha pasur me kryeministrin e asaj kohe në Turqi dhe drejtuesit e ushtrisë turke, i erdhi radha edhe takimit të kryeministrit të asaj kohe të Shqipërisë z. Pandeli Majko dhe Shefit të Shtatmadhorisë turke, Gjeneral Armate Hüseyin Kıvrıkoğlu". Në bisedë e sipër gjenerali armatës turke i ofron ndihmë të parezervë ushtarake Shqipërisë. Autori i librit të lartcekur e përshkruan kështu takimin e tyre, Shefi i Shtatmadhorisë turke Gjeneral Armate Hüseyin Kıvrıkoğlu (Hysejin Këvrëolu) "e garantoi zotin Majko se do ta mbështeste ushtarakisht Shqipërinë, nëse ajo do të detyrohej të futej në luftë me Serbinë, për të shmangur gjenocidin serb ndaj shqiptarëve të Kosovës. Vlen të nënvizohet se nga të gjitha shtetet ku Shqipëria kërkoi mbështetje politike, diplomatike dhe ushtarake, për një ndërhyrje ushtarake të detyruar për mbrojtjen dhe çlirimin e Kosovës, i vetmi vend, që iu përgjigj pozitivisht ishte Turqia. Përveç miqësisë tradicionale me këtë vend, një rol shumë të rëndësishëm luajti lobi shqiptar, që jeton në Turqi dhe media turke, që ishte e gjitha më këmbë për ta shmangur një Srebrenicë në Kosovë".[7]

## Turqia zyrtarisht e ka njohur Pavarësinë e Kosovës më 18 shkurt 2008


**Deklarata e ministrit të Jashtëm të Turqisë, Ali Babacan, për njohjen e Kosovës nga Turqia**

Republika e Turqisë e ka mirëpritur përmbajtjen e Deklaratës së Pavarësisë dhe kështu ka vendosur që ta njohë pavarësinë e Republikës së Kosovës. Turqia i kushton rëndësi avancimit të kuptimit të paqes afatgjate në Ballkanin që ka vuajtur aq shumë viteve të kaluara dhe shpreson që pavarësia e Kosovës do të jetë një mundësi për forcimin e stabilitetit dhe mirëbesimit ndërmjet vendeve të rajonit. Serbia ka rol të rëndësishëm dhe përgjegjësi për të ardhmen e Ballkanit. Turqia i kushton rëndësi përparimit të marrëdhënieve dhe bashkëpunimit të saj me Serbinë edhe në nivel bilateral e edhe rajonal.

Turqia beson se sundimi i ligjit dhe vlerat universale të të drejtave të njeriut, demokracia dhe pluralizmi do të promovohen në Kosovë. Turqia beson që lidhjet e gjata historike, kulturore dhe njerëzore me Kosovën do të forcohen edhe më shumë. Turqia do

*(Koha ditore, Prishtinë, 19 shkurt 2008)*

Ashtu siç kishin lajmëruar të përditshmet në vendin tonë se njohjet për vendin nga shtetet e tjera do të vinin nga e hëna,[8] ky parashikimi u realizua edhe në praktikë. E hëna e asaj dite ishte data 18 shkurt dhe pikërisht në këtë datë, pra 18 shkurt 2008 Republika e Turqisë kishte marrë vendimin zyrtar për njohjen e Kosovës. Këtë vendim të Republikës së Turqisë e bëri të ditur në Kosovë Ambasadori i Turqisë pranë Ministrisë së Punëve të Jashtme z. Mehmet Tasher, përmes dorëzimit të letrës zyrtare që ia dorëzoi Presidentit të Republikës së Kosovës z. Fatmir Sejdiu. Ambasadori turk z. Tasher dorëzimin e letrës e bëri gjatë një vizite zyrtare që do t'i bënte Kosovës më datën 19 shkurt 2008. Ambasadori turk ishte shprehur gjatë takimit me Presidentin e Republikës së Kosovës se arsyeja e ardhjes së tij për vizitë në Prishtinë "është që origjinalin e letrës lidhur me njohjen e pavarësisë së Republikës së Kosovës, në emër të Qeverisë turke t'ua dorëzojë institucioneve të Kosovës. Ai tha se Republika e Turqisë edhe zyrtarisht e ka njohur pavarësinë e Kosovës më 18 shkurt".[9]Ambasadori turk, gjithashtu kishte përcjellë te institucionet e Kosovës edhe dëshirën e institucioneve shtetërore të vendit të tij që sa më parë të fillohet në ngritjen e marrëdhënieve diplomatike në mes dy vendeve.

Por, para kësaj vizite të diplomatit turk në Kosovë, e përditshmja"Koha ditore", kishte publikuar me datën 19 shkurt 2008, një pjesë të deklaratës zyrtare të Ministrit të Jashtëm të atëhershëm të Turqisë z. Ali Babcan (Ali Babaxhan) mbi njohjen e Pavarësisë së Kosovës nga Turqia, ku theksohej se Republika e Turqisë e ka mirëpritur Deklaratën e Pavarësisë të bërë publike nga Parlamenti i Kosovës dhe se do të kujdeset për marrëdhëniet rajonale

dhe paqen në Ballkan. Sipas tij, ai beson në promovimin e demokracisë dhe pluralizmit nga Kosova dhe se Turqia do të vazhdojë përkrahjen për këtë shtet edhe në të ardhmen. “Republika e Turqisë e ka mirëpritur përmbajtjen e Deklaratës së Pavarësisë dhe kështu ka vendosur që ta njohë pavarësinë e Republikës së Kosovës. Turqia i kushton rëndësi avancimit të kuptimit të paqes afatgjate në Ballkanin që ka vuajtur aq shumë viteve të kaluara dhe shpreson që pavarësia e Kosovës do të jetë një mundësi për forcimin e stabilitetit dhe mirëbesimit ndërmjet vendeve të rajonit. Serbia ka rol të rëndësishëm dhe përgjegjësi për të ardhmen e Ballkanit. Turqia i kushton rëndësi përparimit të marrëdhënieve dhe bashkëpunimit të saj me Serbinë edhe në nivel bilateral e edhe rajonal. Turqia beson se sundimi i ligjit dhe vlerat universale të të drejtave të njeriut, demokracia dhe pluralizmi do të promovohen në Kosovë. Turqia beson që lidhjet e gjata historike, kulturore dhe njerëzore me Kosovën do të forcohen edhe më shumë. Turqia do të vazhdojë ndihmën dhe kontributin e saj për zhvillimet në Kosovë....”.[10]

Mediet e shkruara, në ditët në vazhdim, vazhdojnë ta informojnë opinioni publik në Kosovë mbi njohjet e shteteve nga mbarë bota të Kosovës si shtet dhe mbi mundësitë e disa shteteve që ta njohin vendin tonë. “*ShBA-ja, Britania, Franca, Gjermania, Italia, Belgjika, Irlanda, Shqipëria, Turqia, Afganistani, Tajvani, Australia...*”-[11]janë shtete që e kanë njohur Kosovën, dhe disa shtete të tjera pritet që ta njohin së shpejti, shkruante në ballinën e gazetës e përditshmja “Kosova sot”. Ndërsa e përditshmja “ Express”, me datën 19 shkurt 2008, shkruante për “*Njohjet e para*” dhe sipas kësaj të përditshme “Shtetet e Bashkuara të Amerikës, Britania e Madhe, Franca, Turqia. Nga vendet e BE-së është konfirmuar e do të vazhdojë njohja e 23 shteteve. Konfirmim për njohje ka dhënë dhe Konferenca Islamike, me 56 shtete”.[12]

Është për t’u theksuar se shtetet që tanimë kishin njohur Kosovën, ne mesin e të cilave ishte edhe Turqia, kishin bërë kërkesa që sa më parë të vendosen marrëdhënie diplomatike ne mes të dy shteteve, sepse që në ditën e parë të njohjeve këto shtete, zyrat e tyre ndërlidhëse që kishin pasur deri në këtë datë i shndërruan në ambasada, për këtë njoftonte e përditshmja “Lajm” ku theksonte: “*Zyrat ndërlidhëse shndërrohen në ambasada*”.[13] Kërkesave të tilla të këtyre shteteveu ishte bërë jehonë në të gjitha mediet e shkruara të Kosovës. “*Ambasada, ambasada....*”shkruante në ballinën e njërës nga të përditshmet në Kosovë dhe ku potencohej se “u vendosën marrëdhënie diplomatike me ShBA-në,

Britaninë, Francën dhe Turqinë”.[14]Njoftimi i kësaj të përditshme në lidhje me vendosjen e marrëdhënieve diplomatike në mes të shteteve që kishin njohur Kosovën si Shtete të Pavarur, vazhdon edhe në brendinë e saj duke potencuar edhe një rol me rëndësi të Republikës së Turqisë në këtë aspekt. Pra “*Turqia fton të gjitha shtetet për njohje*”.[15] Ndërsa, ambasadori i parë i Turqisë në Republikën e Kosovës ishte Mustafa Sarniç.

Angazhimi i shtetit turk dhe shteteve të tjera mike për Kosovën, siç edhe prezantohet në medie, nuk ndalet vetëm me njohjen, por ato vazhdojnë edhe me kërkesën drejtuar institucioneve të Kosovës për gjetjen e lokacioneve për ndërtimin e ambasadave. Duke qenë se ambasadat do të ndërtohen në kryeqendrën e Kosovës në Prishtinë, Ambasadori i Turqisë në Kosovë Mustafa Sarniç kishte lenë takim me Kryetarin e atëhershëm të Komunës së Prishtinë z. Isa Mustafa, prej të cilit kishte kërkuar në mes të tjerash edhe mundësinë për gjetjen e një lokacioni të përshtatshëm në Prishtinë, për ndërtimin e objektit të Ambasadës Turke. Në lidhje me këtë takim, shtypi shkruante se “*Turqia kërkon lokacion për ambasadë*”.[16]

Në fund të javës, pas ngjarjes së Shpalljes së Pavarësisë me 17 shkurt 2008, njëra nga të përditshmet e vendit tonë, botonte edhe rubrikën e rregullt në fundjavë, të cilën e titullonte: ”Plusi i javës” dhe sipas kësaj të përditshmeje, e arritur e javës ishte edhe “*Njohja e shtetit të Kosovës*”[17] nga disa shtete të botës. E në mesin e këtyre shteteve bënte pjesë dhe Turqia.

Përballë kësaj gatishmërie të disa shteteve që kishin njohur, që në ditët e para shtetin e Kosovës, nuk mund të mos ishin falënderuese institucionet e Kosovës. Përkitazi me këtë, Kryetari i atëhershëm i Parlamentit të Kosovës z. Jakup Krasniqi, në një deklaratë zyrtare do të shprehë falënderimet e tij edhe në emër të institucioneve të Kosovës. “*Falënderime shteteve që njohën Kosovës*”, shkruante njëra nga të përditshmet dhe citon z. Jakup Krasniqin, i cili veçondisa shtete me emër në falënderimet e tij si: “ ShBA-në, Birmaninë e Madhe, Francën, Italinë, Belgjikën dhe Turqinë...,”.[18]

Ajo që duhet potencuar është se diplomacia e shtetit turk ende vazhdon të jetë e angazhuar për njohje të reja të shtetit të Kosovës. Këtë fakt e tregon me së miri edhe ish-presidenti i Shqipërisë Bamir Topi, gjatë takimit të tij zyrtar në Ankara, në muajin tetor të vitit 2011me homologun e tij turk Abdullah Gyl. Gjatë qëndrimit në Ankara ish-presidenti Topi, jep një intervistë për të përditshmen turke “Zaman” dhe në mes të tjerash ishte shprehur me fjalë



Kryeparlamentari Jakup Krasniqi ka pershendetur te gjitha shtetet që e kanë njohur shtetin e Kosoves

**Falënderime shteteve që e njohën Kosovën**

**Prishtinë, 19 shkurt** - Kryetari i Kuvendit të Republikës se Kosovës, Jakup Krasniqi, ka përshëndetur të martën te gjitha shtetet që e kanë njohur tashmë shtetin e Kosovës dhe ka kërkuar nga vendet e tjera, që akoma nuk e kanë bërë këtë, që mos të hezitojnë meqë pavarësia e Kosovës, siç ka thënë ai, ndihmon edhe Serbinë që të dalë nga politika e së kaluarës.

Kryeparlamentari Krasniqi i ka bërë këto komente në një fjalim që ka mbajtur para ligjvënësve kosovarë në mbledhjen e parë të punës që legjislativi kosovar ka mbajtur pas shpalljes së pavarësisë.

Kryetari i Kuvendit, fillimisht ka falënderuar qytetarët për festimin dinjitoz të ditës së pavarësisë, po ashtu ka përshëndetur edhe mediat vendore e ndërkombëtare për mbulimin dhe raportimin korrekt të ngjarjes më të madhe të historisë së re të Kosovës.

"Gjithashtu përshëndes edhe qytetarët serbë të cilët nuk morën pjesë në manifestimet e pavarësisë, pasi që nuk u ndien mirë në Republikën e Kosovës. Ky akt (shpallja e pavarësisë) nuk e dëmton asnjë interes të qytetarëve. E drejta e pronës dhe lira e lëvizjes garantohen edhe në deklaratën e pavarësisë", ka thënë Jakup Krasniqi.

Kryeparlamentari kosovar me theks të veçantë ka përshëndetur shtetet që e kanë pranuar tashmë shtetin e Kosovës apo që janë në njohje e sipër, SHBA në, Britaninë e Madhe, Francën, Italinë, Belgjikën, Izraelin, Turqinë etj. Po ashtu, ai ka kërkuar edhe nga vendet e tjera të BE-së dhe OKB-së që ta njohin sa më parë pavarësinë e Kosovës.

"Ne jemi të bindur se njohja e Kosovës shtet i pavarur nga BE-ja dhe OKB-ja i ka dy anë pozitive dhe nuk duhet të hezitohet. E para përmbyll procesin e statusit të Kosovës si proces i veçantë në botë dhe hap perspektivën e zhvillimit dhe e dyta, ndihmon politikën serbe që të dalë nga politika e së kaluarës", ka thënë Krasniqi. (ksl)

*(Epoka e re, Prishtinë, 22 shkurt 2008)*

miradije edhe për rolin e shtetit turk në lobimin për njohje nga shtetet e tjera të shtetit të Kosovës. Një pjesë e intervistës e ish-presidentit Topi, u botua edhe në të përditshmen e vendit tonë "Kosova sot" më datë 13 tetor të vitit 2011, me titull: "*Turqia lobon për njohje të Kosovës*".[19]

## Përfundim

Duke shfletuar shtypin e përditshëm në Kosovë, rezulton se Turqia ishte ndër të parat shtete që e njohu Pavarësinë e Kosovës.

Diplomacia turke e asaj kohe, pothuajse ishte vënë në lëvizje që në orët e para pas Shpalljes së Deklaratës së Pavarësisë së Kosovës nga ana e institucioneve të Kosovës për ta njohur zyrtarisht këtë shtet. Kjo njohje u bë zyrtarisht me datën 18 shkurt 2008, që i bie një ditë pas Shpalljes së pavarësisë nga institucionet e Kosovës, konkretisht Parlamenti i Kosovës.

Dy të përditshmet në vendin tonë " Koha ditore" dhe "Epoka e re", nga data 16 shkurt 2008 kur filluan të njoftonin opinionin për njohjet e mundshme të Kosovës, duke vazhduar dhe disa javë me pas, vazhdimisht e potenconin Turqinë dhe njohjen e saj të shtetit të Kosovës.

Përderisa te disa shtete kishte në fillim dilema se a duhet ta njohin shtetin e Kosovës apo jo, e disa shtete akoma vazhdojnë të hezitojnë në këtë aspekt, për Turqinë dhe udhëheqësit e para dhjetë vjetëve nuk kishte dilema fare në këtë aspekt, ata vepruan në mënyrën me të mirë duke e njohur shtetin e ri.

Rolin e diplomacisë turke në këto ditë për Kosovën, e cila diplomaci kulmoi duke e njohur edhe pavarësinë e vendit tonë, më së miri e shpreh edhe përmes deklaratës së tij Ministri i Jashtëm i atëhershëm i Turqisë kur e arsyeton veprimin e shtetit turk për njohjen e pavarësisë së vendit tonë, kur potencon se " Pavarësia e Kosovës do të jetë një mundësi për forcimin e stabilitetit dhe mirëbesimit ndërmjet vendeve të rajonit. Turqia beson se sundimi i ligjit dhe vlerat universale të të drejtave të njeriut, demokracia dhe pluralizmi do të promovohen në Kosovë. Turqia beson që lidhjet e gjata historike, kulturore dhe njerëzore me Kosovën do të forcohen edhe më shumë. Turqia do të vazhdojë ndihmën dhe kontributin e saj për zhvillimet në Kosovë".

Për miqtë, falënderimet nuk duhet të jenë vetëm momentale, por ato duhet të jenë të vazhdueshme, thonë latinët e vjetër.

Andaj, shteteve që kanë kontribuar për të mirën e vendit tonë, por edhe që akoma vazhdojnë me politika konstruktive nga këtij vendi, Kosova dhe populli i saj duhet t'u jenë mirënjohës në vazhdimësi.

*(1) Ahmet Davutogllu, Qytete dhe qytetërime, (Përktheu nga turqishtja: Rubin Hoxha), Logos-A, Shkup, Prishtinë, Tiranë, 2017, f. 10. (2) Epoka e re, Prishtinë, 16 shkurt 2008, f. 1. (3) Epoka e re, Prishtinë, 16 shkurt 2008, f. 1. (4)"Bac, po kryhet!", Kosova sot, Prishtinë, 16 shkurt 2008, f. 1. (5) Agustin Palokaj "Njohja nis të hënën", Koha ditore, Prishtinë, 16 shkurt 2008, f. 1. (6) "Turqia, ndër të parat do ta njoh Pavarësinë e Kosovën", Epoka e re, Prishtinë, 16 shkurt 2008, f. 2. (7) HajroLimaj, Midis Ankarasë dhe Tiranës, Emal, Tiranë, 2012, f. 180. (8) Koha ditore, Prishtinë, 16 shkurt 2008, f. 1. (9) "Tasher sjell letrën origjinale nga Turqia",Kosova sot, Prishtinë, 20 shkurt 2008, f. 4. (10)"Deklerata e ministrit të Jashtëm të Turqisë, Ali Babacan, për njohjen e Kosovës ngaTurqia", Koha ditore, Prishtinë, 19 shkurt 2008, f. 7. (11) Kosova sot, Prishtinë, 19 shkurt 2008, f. 1. (12) Express, Prishtinë, 19 shkurt 2008, f. 1. (13) Lajm, Prishtinë, 19 shkurt 2008, f. 2. (14) Epoka e re, Prishtinë, 19 shkurt 2008, f. 1. (15) "Marrëdhënie diplomatike me ShBA-në, Birtaninë, Francën dhe Turqinë", Epoka e re, Prishtinë, 19 shkurt 2008, f. 7. (16) Koha ditore, Prishtinë, 22 shkurt 2008, f. 1. (17) Koha ditore, Prishtinë, 25 shkurt 2008, f. 2. (18) Epoka e re, Prishtinë, 22 shkurt 2008, f. 9. (19) "Turqialobon për njohje të Kosovës",Kosova sot, Prishtinë, 11 tetor 2011, f. 4.*

Refik Gërbeshi

# Shqiptarët ofrojnë vlera për integrim

Atribuimi i Islamit si i Lindjes, dhe krishterimit si i Perëndimit është i vonshëm dhe politik, që i bënë padrejtësi vetë krishterimit, duke e kufizuar vetëm në Evropë.

## Hyrje

Çështja e integrimit te shqiptarët, ka përfshirë preokupim dhe hapësirë të madhe, jo vetëm të politikanët, akademikët, por edhe te qarqet tjera të shoqërisë sonë në përgjithësi. Përderisa dikush e sheh integrimin evropian si "tokën e premtuar", që do të na shpëtojë nga gjendja e rëndë kaotike drejt prosperitetit e zhvillimeve, ka edhe prej atyre që nuk e shohin si shpresëdhënëse. Jo integrimin si fenomen, por mundësinë për ta realizuar një gjë të tillë qoftë nga qarqe të brendshme apo të jashtme. Mirëpo shqiptarët kanë ditë të integrohen në shoqëritë e më hershme, por edhe në vendet ku ata migruan që mund të jenë sinjale të mundësisë së këtij realizimi, vetëm se kërkon një angazhim më serioz. Historikisht integrimi i shqiptarëve në shoqëritë dominante, si tek ato ardhëse, ashtu edhe tek ato që kanë shkuar, ka qenë i suksesshëm. Akulturacioni është fenomen i njohur për shoqërinë shqiptare, por gjithsesi edhe elementi i integrimit pa asimilim, pra duke ruajtur gjuhën traditën dhe kulturën e tyre autoktone. Janë të kota pretendimet e verbëta se integrimi në Islam apo perandorinë Osmane ndikoi në humbjen e identitetit shqiptarë. Ngase pikërisht në ato kohëra u bënë Lëvizjet Kombëtare Shqiptare për alfabetin, gjuhën, shkollat, librat, e deri te Pavarësia me reflektime pikërisht nga Stambolli.

## Atë që e kërkon ky integrim ne e kemi në fe

Nuk është e arsyeshme, shkencore dhe e nevojshme që të rajonizohen fetë apo civilizimet, ngase siç dihet shkencërisht të tri fetë e mëdha vijnë nga Lindja. Evropa nuk është vendlindje autoktone e asnjë prej religjioneve monoteiste botërore: judaizmi, krishterimi dhe islami kanë ardhur nga Lindja. Qytetet dhe vendet e shenjta të të tri religjioneve nuk gjenden në Evropë, por në Lindje. Atribuimi i Islamit si i Lindjes, dhe krishterimit si i Perëndimit është i vonshëm dhe politik, që i bënë padrejtësi vetë krishterimit, duke e kufizuar vetëm në Evropë.[1] Shoqëria bashkëkohore dhe edukimi global kërkon integrime pa ndarje racore, gjuhësore e identitare. Me fjalë tjera prej trendëve bashkëkohore më i kërkuari është multietniciteti. Këto të drejtat të respektimi të tjetrit janë porositur nga mësimet hyjnore, andaj respektimi i gjithë njerëzimit është obligim i kahershëm. Kurse



**Detyrë e prijësve fetarë duhet të jetë përqendrimi në parimet fetare, që nëpërmjet predikimeve te masa e gjerë e popullit të mbjellin ndjenjën e dashurisë, respektit e mirëqenies së përgjithshme, të cilat në parim janë vlera të të gjitha besimeve qiellore.**

shqiptarët si popullatë masive myslimane janë të vetëdijshëm se islami është mësim hyjnor i shtrirë botërisht. Madje te shqiptarët, ky civilizim ka sjellë harmonizim te elementeve brenda kombit, por jo vetëm kaq. Harmonizimi i shumë elementeve jo vetëm fetare por edhe nacionale, rajonale është dukuri e kamotshme e këtyre trojeve dhe popujve. Gjithashtu është e kotë dhe e pa kuptueshme që problemit ballkanik apo shqiptarë në veçanti t'ia mveshin elementin fetar. Ngase kjo është dëshmuar në të kaluarën, por edhe në ditët e sotme se këto ngatërresa (ballkanike) janë përgjithësisht me origjinë raciale dhe jofetare, apo edhe balancimi i fuqive.[2]

Prandaj përçarjet, ndarjet, e madje edhe luftërat nuk vijnë nga mësimet hyjnore, por nga interpretimet e devijuara apo të ndikuara nga qarqet jofetare, në këtë rast jo islame, edhe nëse thirren në fe. Një numër i madh problemesh akute të botës së sotme zanafillën e tyre e kanë edhe në mosmarrëveshjet fetare ose edhe në keqinterpretimin e fesë për qëllime politike, ekonomike e të ngjashme. Andaj studimi i këtyre problemeve në aspektin fetar, mund të ndihmojë për eliminimin e disa keqkuptimeve, të cilat kohë pas kohe shfaqen, jo vetëm në rajonin ballkanik e në opinionin kosovar, por edhe më gjerë. Për shkak të mosnjohjes së rolit dhe misionit që duhet të luajnë fetë në shoqërinë njerëzore. Jo vetëm në të kaluarën, por edhe në qarqet bashkëkohore kontributi i prijësve gjithnjë është në funksion të mënjanimit të ndarjeve, përçarjeve dhe urrejtjeve ekstreme. Detyrë e prijësve fetarë duhet të jetë përqendrimi në parimet fetare, që nëpërmjet predikimeve te masa e gjerë e popullit të mbjellin ndjenjën e dashurisë, respektit e mirëqenies së përgjithshme, të cilat në parim janë vlera të të gjitha besimeve qiellore.[3]

Parulla "No racizëm" gjendet kudo nëpër Evropë, gjë të cilën ne si besimtarë nëse jemi të integruar në islam e kemi të gatshëm realizimin e këtij standardi. Shumë kohë më herët Kosova përbëhej prej disa bashkësive fetare, edhe pas Luftës së Dytë Botërore gjegjësisht vitit 1945, e deri te fillimi i viteve të 90-ta kishte Bashkësinë Fetare Islame si dominante, pastaj atë ortodokse dhe atë katolike. Si rajon, por edhe si populli ka larushinë, ylberësinë, shumëllojshmërinë e kulturave fetare. Kosova është karakteristike edhe me heterogjinitetin e madh.[4]

## Prijësit nën shërbime të qarqeve

Islami është fe hyjnore sikurse fetë tjera monoteiste e botërore, hebraizmi e krishterimi, dhe njohuria bazike origjinale ka afirmuar bashkëpunimin, mirëkuptimin, tolerancën fetare dhe harmonin gjithënjerëzore. Është racionale, unike dhe plan program që ka shpallur Zoti për të gjitha sferat e jetës. Por dobësi ka vetëm një element, myslimanet të cilët fshihen vetëm pas emrit me kuptim islam, pasi është bërë shkëputje e gjatë e saj nga dija dhe modeli ekzistues. Vetëm njohësit jo të mirë të islamit mund të jenë racist apo fanatik dhe ekstrem. Ngase thirrjet kuranore me kohë kanë pastruar shoqërinë nga këto ndarje. "O ju njerëz, vërtetë Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se tek Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është i ruajtur (nga të këqijat), e Allahu është i dijshëm dhe hollësisht i njohur për çdo gjë."[5]

Hytbeja e lamtumirës e Muhamedit a.s. gjithashtu ka lënë këto gjurmë që vetëm duhen të praktikohen. "O ju njerëz: gjaku juaj, pasuria juaj, nderi juaj, janë të shenjta e të ndaluara në mes jush (haram), sikurse shenjtëria e ditës së sotme, në këtë muaj të bekuar tuajin, në këtë qytetin tuaj të bekuar... nuk i lejohet askujt të derdhë gjakun e tjetrit, të cenojë jetën e tjetrit, të përvetësojë pasurinë e të tjerëve, të prekë në nderin e askujt… O ju njerëz, kini parasysh se Zoti juaj është Një, se babai juaj është një (Ademi), pra, nuk është më me vlerë arabi ndaj joarabit, as joarabi ndaj arabit, e as i bardhi ndaj të ziut, e as i ziu ndaj të bardhit, përveç me devotshmëri…"

Përsëritja dhe praktika e këtyre dy citateve e ngrit besimtarin në piedestalin e lartë të respektit gjithënjerëzorë, e të tilla porosi na sjellin mjaft Kurani dhe Suneti. Pa u hamendur se ka islam tradicional apo jo, islami është islam si tërësi, por mbetët ai që është vetëm nëse nuk njolloset me ideologji politike, rajonale apo nacionale. Andaj detyrë e jona mbetët që të distancohemi nga ata që islamin e shpjegojnë sipas lëvizjeve politike të vendeve të ndryshme. Hoxha i diasporës shqiptare në Amerikë, Vehbi Ismaili shprehet: "Nuk ka konflikte, pasi të gjitha fetë në botë këshillojnë për paqe, drejtësi e

dashuri për njerëzimin. Konfliktin midis feve nuk e sjell feja, cilado qoftë, e sjellin klerikët gjysmakë, të cilët e përdorin fenë si armë përçarëse.[6]

## Debatet për dhe kundër integrimit

Tendencat që paraqesin hamendësimin e integrimeve evropiane vije nga komunikimi historik për të kaluarën popullit tonë dhe identitetin islam që e ka, duke pretenduar se ky popull i takon prejardhjes evropian-perëndimore, e jo asaj lindore. Ky pretendim i pa argumentuar nuk ka studime të mjaftueshme sa i përket civilizimeve fetare, e pikërisht pretendimet se krishterimi është evropian, kurse islami i takon Lindjes. Këto debatet e polemika shterpe janë jashtë materies së kësaj teme të kërkuar për integrim në BE. Ky diskutim bije kur marrim për bazë filozofinë perëndimore bashkëkohore në të cilën nuk gjejmë se kjo filozofi bie ndesh me atë çfarë kërkon feja. Përkundrazi prej standardeve është edhe e drejta e praktikimit të saj, gjegjësisht bëhet thirrje për respektimin e të drejtave të njeriut. Pra, kërkohet e drejta dhe nuk zbatohet detyrimi. Por, ne duhet të jemi të qartë dhe njerëzit duhet ta kuptojnë, se vetëm atëherë kur ke kryer detyrimin, ke ruajtur dhe respektuar të drejtën.[7] Dihet se standardet e integrimit janë tërësia e rregullave që duhet të përmbushin e të plotësojnë qeveritë dhe popujt e vendeve që aspirojnë anëtarësimin dhe pjesëmarrjen në të. Këto standarde kërkojnë angazhime në shumë fusha, duke filluar që nga lufta kundër korrupsionit, krimit të organizuar, respektimin e të drejtave dhe lirive themelore të njeriut, nxitjen e reformave në sistemin e drejtësisë, arsimit, ekonomisë, shëndetësisë etj.

## Harmonia fetare shembull i rrallë

Shqiptarët i ofrojnë shoqërisë vlerat e tyre të familjes, bujarisë, moralit, si dhe ato të bashkëjetesës ndërfetare, të tolerancës e të mirëkuptimit. Sidomos në këndin fetar, shqiptarët nëpër histori kanë dhenë mesazhin e qartë familjes së tyre evropiane, se islami i shqiptarëve nuk ishte pjesë e zgjatimeve të huaja gjeografike e nacionaliste. Myslimanët autokton evropian nuk janë vetëm shqiptarët, por edhe shumë gjerman, zviceran, francez, italian, anglez etj. Pra, edhe shqiptarët janë popull i lashtë evropian me identitet shpirtëror islam dhe me identitet të qartë kombëtar e kulturor.

Duke qenë se i përkasin të tri feve të cilave u kanë dhënë kontribut dhe kanë ditur t'i harmonizojnë ato, që në kohërat e lashta shqiptarët ishin të përzier fetarisht. Në paganizmin e hershëm nuk adhuronin vetëm një që quhej hyjni, por disa adhuronin fenomene natyrore, disa hënën, disa diellin, disa gjarprin etj. Me ardhjen e krishterimit dhe ndarjen e kishave shqiptarët prapë kishin besimin e përzier, shpesh edhe në të njëjtën kishë praktikonin të dyja ritet. Edhe me ardhjen e Islamit dhe dominimin e tij, shqiptarët dinin t'i harmonizonin bindjet e ndryshme fetare. *"Modeli shqiptar i harmonisë ndërfetare është një nga thesaret* më të vyer të kulturës e *të trashëgimisë sonë kombëtare, të krijuar nga kombi ynë në shekuj, nëpërmjet manifestimit, zhvillimit dhe përcjelljes ndër breza të një tolerance fetare, të denjë për një komb të lashtë."*[8] Në historinë e kombit tonë nuk gjen asnjë konflikt të brendshëm me bazë fetare, andaj harmonia fetare ndër shqiptarë është vlerë dhe shërbim i çmuar ndaj qytetërimit botërore dhe në veçanti atij evropian. Shqiptarët jetojnë në një hapësirë ku gjatë tërë historisë janë gërshetuar nga interesat e Lindjes e Perëndimit, në një vend ku janë takuar shumë elemente kulturore, fetare e politike dhe vazhdon të jetë i pranishëm edhe sot e kësaj dite në trojet shqiptare."[9]



*(1) Nexhat Ibrahimi, Historia dhe kultura Islame Shqiptare, Logos A 2009, f. 25. (2) Edith Durham, 20 vjet ngatërresa Ballkanike, Tiranë, 2001, fq 21. (3) Naim ef. Tërnava, Ligjërime për Fe e Atdhe 2, Prishtinë 2015, f.52. (4) Dr. Haki Kasumi, BASHKËSITË FETARE NË KOSOVË 1945-1980, Instituti I Historisë së Kosovës, Prishtinë 1988, f. 23. (5) Kurani, surja El Huxhurat: 13. (6) Imam Vehbi Ismaili, Vepra 1, logos A, Prishtinë, 2009, f. 136. (7) Muhamed Hoxha Të drejta e njeriut në Islam. Në, F.M.Sh."Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami i përcjell në këtë integrim", Tiranë, 2008, f. 32. (8) Xhavit Shala, "Ruajtja dhe promovimi i tolerancës fetare në Shqipëri është investim për sigurinë tonë kombëtare", Op. Cit., f. 92. (9) Qemajl Morina, " Rroli i fesë në edukimin e rinisë ",Në:"Edukata Islame", nr. 66, f. 5.*

# Myftiu Tërnava mori pjesë në manifestimin kulturor kushtuar Israsë dhe Miraxhit

Prishtinë, 7 prill 2018

Në vigjilje të ndodhisë së Israsë dhe Miraxhit, Këshilli i Bashkësisë Islame në Mitrovicë, organizoi program kulturo-artistik për nder të kësaj ngjarjeje. Programi u mbajt në qendrën e kulturës "Rexhep Mitrovica". Në këtë ngjarje mori pjesë edhe kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të Kryesisë. Programin e hapi imami Kastriot Behrami me leximin e ajeteve nga Kurani i Madhërishëm. Në fjalimin e tij, Myftiu Tërnava duke iu drejtuar të pranishmëve tha se ky takim e ka mesazhin e unitetit, solidaritetit, mirëkuptimit, paqes e të harmonisë në mes të gjithë neve duke e ruajtur bërthamën e Islamit. Myftiu porositi që të ruajmë unitetin dhe ketë trashëgimi me vlerë kaq të madhe që kemi dhe që të jemi të gjithë një. Ai uroi për muajt e mëdhenj në të cilët kemi hyrë dhe për ardhjen e muajit të bekuar të Ramazanit, i cili është në prag, porositi që gjatë kësaj kohe të lexojmë edhe më shumë Kuran dhe të bëjmë edhe më shumë punë të mira në mënyrë që kur të vijë Ramazani të jemi të përgatitur me punë dhe vepra të mira e ta presim këtë begati, e cila është karakteristikë e vetëm ymetit të Muhamedit a.s. Kryesia e Bashkësisë Islame përkundër vështirësive të mëdha me të cilat është ballafaquar dhe po ballafaqohet edhe në aspektin ekonomik, prapëseprapë ka arritur falë ndihmës së besimtarëve që të mbijetojë dhe të zhvillojë aktivitetin e vet në gjithë territorin e Republikës së Kosovës. Ai poashtu porositi të pranishmit që të vazhdojnë të kultivojnë frymën tradicionale të fesë, të trashëguar brez pas brezi deri në ditët tona duke ruajtur frymën e tolerancës dhe mirëkuptimit ndërmjet të gjithë qytetarëve të shtetit tonë pa marrë parasysh besimin dhe etninë të cilave ata u takojnë. Duke vënë në dukje se Allahu i Madhërishëm na ka ftuar që ta përhapim paqen dhe t'i ftojmë edhe njerëzit që ta përqafojnë atë. Poashtu Myftiu u ndal edhe në këshillim edhe të nëpunësve fetarë imamëve që të ruajnë dhe kultivojnë frymën e unitetit mes vete dhe xhematit duke pasur parasysh se BIRK-u në asnjë mënyrë nuk do të tolerojë që dikush të prishë harmoninë dhe unitetin tonë, sepse Allahu i Madhërishëm na ka mësuar që vetëm të bashkuar dhe unikë mund të arrijmë suksese, duke pasur parasysh se, derisa të tjerët po mundohen që në mesin e popullit tonë të mbjellin antivlera, ne duhet që në popullin tonë të kthejmë vlerat morale dhe njerëzore duke respektuar gjithmonë parimin e lirisë së besimit dhe shprehjes si kushte themelore të të drejtave të njeriut.Kryeimami i Këshillit që po moderonte programin, Rexhep Lushta, shpalosi aktivitetet që janë realizuar dhe ato që janë ne realizim e sipër në periudhën 2016-2018, duke veçuar funksionalizimin e kuzhinës popullore në menaxhim të KBI-së në Mitrovicë, në të cilën çdo ditë ushqehen afro 300 persona, pastaj ndihmat humanitare të shpërndara për nevojtarët në bashkëpunim me shoqatën humanitare "Bereqeti", si dhe ndërtimin dhe meremetimin e xhamive ne qytetin e Mitrovicës, numri i të cilave arrin në 24 nga 17 sa kishte më parë.

Një fjalë rasti mbajti edhe Kryetari i KBI-së në Mitrovicë, Burim ef. Veliu, i cili mori fjalën përshëndetëse duke përshëndetur Myftiun e BIK-ut Naim Tërnava dhe kabinetin e tij që e shoqëronte, si dhe falënderoi Nderin e Kombit Mirush Kabashi, i cili enkas për këtë ngjarje erdhi në qytetin e Mitrovicës dhe me performimin e tij i ngriti në këmbë publikun me poezinë "U nda hëna".

Myftiu falënderoi KBI-në në Mitrovicë për punët që i ka bërë dhe po vazhdon që t'i bëjë. Nxënësit e Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë i dhanë një gjallëri këtij programi. Me zërin e tyre të bukur u paraqitën dhe performuan disa ilahi, të cilat u mirëpriten nga publiku. Në këtë takim u promovua edhe hafizi i ri nga Mitrovica, Abdurrahman Rama, i cili vijon mësimet në vitin e 3-të në medrese dhe i cili për dy vjet arriti që në medrese ta përfundojë memorizimin e Kuranit të Madhëruar. Me këtë rast KBI-ja e Mitrovicës i dha mirënjohje. Ndërsa nxënësit e Medresesë së Mesme "Alauddin" të Prishtinës u paraqitën me program artistik. (R. Suma & R.Lushta).



# Myftiu Tërnava vizitoi Kamenicën

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të Kryesisë, qëndroi në Kamenicë dhe inspektoi punimet për ndërtesën e re të Këshillit të Bashkësisë Islame të Kamenicës. MyftiuTërnava, pas inspektimit të punëve, u shpreh i kënaqur me ecurinë e punimeve që po bëhen dhe tha se ndërtesa e KBI-së së Kamenicës do t'i ketë të gjitha kushtet dhe standardet më bashkëkohore dhe me këtë infrastrukturë pritet të funksionojë më mirë dhe punët të shkojnë mbarë. Deri më tash KBI-ja e Kamenicës nuk ka pasur hapësirë të mjaftueshme për punë dhe me ndërtimin e objektit te ri ky problem po zgjidhet.



# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Kastriotit (Obiliqit)

Prishtinë, 4 prill 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, sot priti në takim kryetarin e Kastriotit (Obiliqit) z. Xhafer Gashi, me të cilin bisedoi për bashkëpunimin e mirë që ka Bashkësia Islame e Kosovës me komunën e Kastriotit. Nga ana e tij, Myftiu Tërnava përgëzoi kryetarin Gashi për punën që ka bërë në Kastriot, veçoi bashkëpunimin e shkëlqyeshëm dhe praktik me Këshillin e Bashkësisë Islame të Kastriotit (Obiliqit). Ndërsa kryetari i Kastriotit Xhafer Gashi falënderoi Myftiun për pritjen duke shtuar se vazhdimisht mundohet të jetë në shërbim të qytetarëve pa dallim në mënyrë që jeta e qytetarit të jetë sa me e lehtë, si dhe për një mirëqenie të përgjithshme të qytetarëve. (R.S).



# Myftiu Tërnava mbajti mbledhje me kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame

Prishtinë, 10 prill 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava mbajti sot mbledhje me kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës, me të cilët ka bashkëbiseduar për përgatitjet për muajin e bekuar të Ramazanit, për gjendjen nëpër këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës, për punët, për projektet dhe për prioritetet e këshillave të BIK-ut. Paraprakisht Myftiu Tërnava falënderoi dhe përgëzoi kryetarët e këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës për punën që janë duke bërë në shërbim të fesë dhe të vendit. Ai u rikujtoi atyre përgjegjësinë që kanë në organizimin dhe udhëheqjen e jetës fetare në këshillat e Bashkësisë Islame.“Nëse ju jeni të përkushtuar ndaj detyrës e misionit që keni marrë, jeta fetare, duke filluar nga xhamatet nëpër xhami, do të njohë vetëm rezultate dhe kjo do të reflektohet pastaj në të gjitha aktivitetet e BIK-ut”, – tha Myftiu Tërnava.

“Falë Zotit dhe pastaj falë angazhimi tonë në përgjithësi, në këto vitet e fundit janë shënuar rezultate të mira, sidomos në ndërtimin e infrastrukturës, si të xhamive ashtu edhe të objekteve të tjera, siç janë ndërtimi i selive nëpër këshillat e Bashkësisë Islame, ndërtimi i godinave të medreseve, pastaj godina e FSI-së, si dhe ndërtimi i objekteve për vakëfe, të cilat janë një bazë e mirë për funksionimin e Bashkësisë Islame të Kosovës,- u shpreh Myftiu Tërnava. Në fund, Myftiu Tërnava u kërkoi që të bashkëpunojnë edhe më shumë mes vete, të shkëmbejnë përvoja me njëri-tjetrin në mënyrë që aktivitetet të jenë në të mirë të xhemateve. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim grupin parlamentar të miqësisë kuvajtiane – kosovare

Prishtinë, 11 prill 2018

Në kuadër të vizitës së tyre në Kosovë, grupi parlamentar kuvajtian, të kryesuar nga Waleed Musaid Al Tabtabei, sot vizituan Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, ku u pritën përzemërsisht nga vetë Myftiu Tërnava dhe zhvilluan një takim shumë të ngrohtë. Myftiu i falënderoi anëtarët e grupit parlamentar të miqësisë kuvajtiane-kosovare për vizitën dhe për kontributin e tyre për ngritjen e nivelit të marrëdhenieve mes dy shteteve mike, falënderoi shtetin dhe popullin kuvajtian për ndihmën që i kanë ofruar Kosovës në ditët e vështira, nëpër të cilat kaloi kombi shqiptar dhe për përkrahjen diplomatike që po japin për anëtarësimin e Kosovës në mekanizmat dhe organizatat ndërkombëtare.



Nga ana e tij, z. Waleed Musaed al Tabtabaei, falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë vëllazërore dhe theksoi rëndësinë e zhvillimit të marrëdhënieve mes dy popujve dhe rolin e grupit parlamentar të dy parlamenteve për ngritjen e marrëdhënieve mes dy shteteve mike në nivele edhe më të larta. (R.S.)

# Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion nga Turqia

Prishtinë, 18 prill 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava sot priti në takim një delegacion nga Drejtoria e Arsimit të Bursës së Turqisë. Në këtë takim Myftiu Tërnava i njohu mysafirët me punën dhe aktivitetet e Bashkësisë Islame si dhe me organizimin e jetës fetare. Ai falënderoi presidentin turk, qeverinë turke, si dhe Dijanetin që kanë ndihmuar vazhdimisht popullin e Kosovës gjatë dhe pas luftës dhe që kanë bashkëpunim të shkëlqyeshëm. Myftiu Tërnava po ashtu theksoi se një numër i madh i studentëve tanë studiojnë në universitetet turke dhe për këtë i janë falënderues shumë qeverisë turke, si dhe qytetit të Bursës që po ofron ndihmë në këtë aspekt.Nga ana tjetër, delegacioni nga Bursa të cilit i printe Musa Ajaz drejtor i Arsimit të Yenishehir Bursa falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe çmoi kontributin e tij për jetën fetare të vendit dhe shprehu besimin se edhe më do të shtohet bashkëpunimii ndërsjellë.



# Përurohet xhamia e re në Pozheran

Prishtinë, 19 prill 2018

Në mënyrë solemne, me praninë e strukturave më të larta të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës (BIRK-ut), përfaqësuesve të Këshillit të Bashkësisë Islame të Vitisë, përfaqësuesve të qeverisjes lokale, mysafirëve nga Arabia Saudite, përfaqësuesve të këshillave të Bashkësisë Islame të qyteteve të tjera të Kosovës, kënduesit të mirënjohur të Kuranit Xhelal Kaloshi që kishte ardhur nga Gjermania, imamëve e shumë besimtarëve; u bë përurimi i xhamisë së re në Pozheran. Duke kënduar tekbiret dhe lutje të tjera, u bë prerja e shiritit inaugurues të kësaj xhamie. Pasi mori fjalën, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim Tërnava uroi xhematin e këtij fshati për xhaminë e re kaq të bukur dhe njëherit bëri thirrje për ruajtjen dhe kultivimin e tolerancës fetare dhe të besimit tradicional në vend. Ai tha se kjo shtëpi e Zotit do të shërbejë si një derë më shumë për lumturinë shpirtërore. ”Xhamia gjithmonë ka reflektuar paqe, dritë dhe ardhmëri të sigurt. Xhamia ka edukuar dhe do të edukojë breza të shumtë deri në Kiamet. Allahu në Kuran thotë: “Xhamitë janë të Allahut dhe askush nuk meriton të adhurohet në xhami përpos Allahut”. Po ashtu në një ajet tjetër thotë: “Xhamitë e Allahut i ndërtojnë vetëm ata që be-



sojnë në Allahun Një dhe në Ditën kur do të dalin para Tij për ta dhanë llogarinë përfundimtare”, theksoi Myftiu Tërnava. Me ndërtimin e këtyre xhamive ne jemi duke prodhuar paqe, dashuri, respekt për njëri-tjetrin dhe respekt për besimet e tjera. Askush nga ne nuk kontribuon të prodhojë ndasi, urrejtje, vëllavrasje, ekstremizëm, terrorizëm etj. Feja jonë islame na mëson që njerëzit të jetojnë në marrëdhënie të mira me njeri-tjetrin dhe të kenë respekt reciprok. Islami asgjë nuk ka të përbashkët me këto që po i veshen Islamit si fe nga njerëz të cilët nuk e njohin Islamin. “Islami është fe e paqes, ata që mundohen t’i veshin Islamit se kinse paska diçka të përbashkët me ekstremizëm, radikalizëm e terrorizëm, ata e thonë të pavërtetën, sepse Islami i lufton të gjitha këto dukuri dhe ne si BIRK vazhdimisht kemi qenë të angazhuar që në mesin tonë të mos lejojmë indoktrinimin dhe të luftojmë çdo gjë të keqe që është prezente në mesin tonë. Ai tha se ne do të vazhdojmë të ndërtojmë atje ku ka nevojë xhemati për xhami. Fjalë përshëndetëse mbajti edhe kryetari i KBI-së së Vitisë Husamedin ef.Hoxha. Ai foli përkitazi me rolin e xhamisë në edukimin e brezave, duke thënë se kur vendi po përballet me tendenca për përçarje, xhamia është vendi ku afrohen njerëzit dhe duhen për hir të Zotit, mësojnë dituri dhe kulturë dhe këtu formohet personaliteti i drejtë njerëzor dhe fetar. Në emër të fshatit foli z. Adem Pira, i cili i falenderoi të gjithë pjesëmarrësit dhe falenderoi edhe të gjithë ata që ndihmuan për ngritjen e kësaj xhamie. Për xhaminë e re uruan edhe imam i fshatit Muhamet ef.Zuka, nënkryetari i komunës së Vitisë Hasan Aliu, kryesuesi i i Kuvendit Komunal të Vitisë Naim Pira. Edhe komuniteti i Pozheranit u shprehën tepër të gëzuar që më në fund lokaliteti i tyre u bë me një xhami të madhe e të re, ku do të kryejnë adhurimet fetare islame. (R.S).

# Myftiu Tërnava priti në takim këshilltarin për medie në Organizatën Botërore të Kuranit dhe Sunetit

Prishtinë, 19 prill 2018

Kryetari i Bashkësisë islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava priti në takim këshilltarin për medie në Organizatën Botërore të Kuranit dhe Sunetit, dr. Abdulaziz Muhamed Kasimin, i cili është gazetar nga Arabia Saudite. Myftiu Tërnava njohu mysafirin me të arriturat e Kosovës dhe me organizimin e BIRK-ut, si dhe me aktivitetet që i bën në nivel vendi. Myftiu Tërnava po ashtu shprehu falënderime për popullin dhe mbretërinë saudite që kanë ndihmuar vazhdimisht në të kaluarën Kosovën dhe që po e ndihmojnë edhe tash në integrimet rajonale dhe ndërkombëtare. Nga ana e tij, mysafiri u nda i kënaqur me pritjen nga Myftiu Tërnava duke çmuar kontributin që po jep Myftiu Tërnava dhe BIRK-u në të mirë të zhvillimeve dhe proceseve pozitive në vend. (R.S).



## Përurohet xhamia e fshatit Zhazhë

Sot, më datë 20.04.2018, ditë e premte, një delegacion i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në krye me Myftiun Tërnava, bëri hapjen e xhamisë së fshatit Zhazhë të komunës së Mitrovicës. Ndërtimi i xhamisë ishte rezultat i kontributit të banorëve të kësaj ane. Gjatë fjalës së tij të rastit, Myftiu Tërnava përveçqë uroi dhe përgëzoi banorët e fshatit, premtoi edhe finalizimin e punimeve në këtë xhami, si dhe rregullimin e oborrit. Hutben e xhumasë e mbajti kryeimami i BIK-ut, Sabri Bajgora, i cili foli për rolin dhe vlerën e ndërtimit të xhamive dhe shpërblimet e mëdha që pasojnë për ata që kontribuojnë në ndërtim. Këtë tubim me prezencën e tyre e nderuan edhe përfaqësues të komunës së Mitrovicës, ndër ta edhe nënkryetari Faruk Mujka. Fshati Zhazhë nga qyteti i Mitrovicës është larg 10 km, ndërsa nga komuna e Zveçanit 7 km. Kulla e Hajzer Ahmet Pecit që gjendet në këtë fshat, është ndërtuar në fillim të shek. XX. Dikur ishte ndër fshatrat më të mëdhenj të banuar me popullsi shqiptare në komunën e Zveçanit me gjithsej 107 shtëpi, ndërsa sot thuhet se jetojnë vetëm 24 familje. (F.Iljazi)



## U hapën garat e Kuranit në nivel të medreseve të Ballkanit

Prishtinë, 20 prill 2018

Nën patronazhin e kryetarit të Republikës së Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, Medreseja e Mesme Alauddin organizon garat e Kuranit në nivel të medreseve të Ballkanit. Në amfiteatrin e Medresesë Alauddin në Prishtinë, sot u bë hapja zyrtare e këtyre garave. Në hapjen solemne mori pjesë kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetarë të këshillave të BI-së, përfaqësues të Dijanetit nga Turqia, Arabia Saudite, Maqedonia, Shqipëria, Sanxhaku, Mali i Zi, Kroacia, Bullgaria dhe shumë mysafirë të tjerë. Këto janë garat e para që po mbahen në nivel të këtillë dhe në të po marrin pjesë medresetë nga këto shtete: Kosova, Shqipëria, Turqia, Maqedonia, Mali i Zi, Kroacia, Bullgaria dhe Sanxhaku. Në hapje, Myftiu Tërnava tha: “Kam kënaqësinë, nderin e respektin e veçantë që, sonte në këtë amfiteatër të bukur të Medresesë “Alaudin”, me rastin e mbajtjes së garave të para të Kuranit në nivel ballkanik, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame dhe në emrin tim t’ju dëshiroj mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm në këtë objekt, i cili pavarësisht furtunave që e goditën gjatë shekullit që shkoi dha



kontribut shumë të madh në kultivimin e ndjenjës së leximit dhe mësimit përmendësh të Kuranit, fjalës së Allahut xh.sh., e mbajti gjallë atë edhe atëherë kur ishte shumë vështirë të mbahej gjatë sistemit të dhunshëm komunisto - ateist. Kjo medrese me personelin e saj dhe ky amfiteatër dhanë shumë për lirinë e vendit tonë dhe për bërjen e shtetit".

Ai duke i uruar pjesëmarrësit në këtë garë tha: "Tradita e mësimit dhe leximit të drejtë e të saktë të Kuranit ka ekzistuar te ne në mënyrë të organizuar e institucionale dhe ajo ka vazhduar dhe vazhdon deri më sot dhe do të vazhdojë edhe në të ardhmen. Këtë e garanton, përveç të tjerash, edhe respekti që lexuesve të mirë të Kuranit u ka dhënë shoqëria jonë, ata kanë një vend të merituar në shoqëri", tha myftiu Tërnava, duke shtuar se prandaj, të dashur nxënës dhe ju pjesëmarrës të garave, me shumë bindje ju them se ju si edhe moshatarët tuaj anekënd botës, jeni dëshmitarë të garancisë hyjnore për vazhdimësinë e leximit të Fjalës së Allahut xh.sh. Ju jeni të privilegjuar nga moshatarët tuaj, sepse krahas mësimeve të shkencave të tjera, ju qysh në rininë tuaj të hershme absorboni në zemrat dhe shpirtrat tuaj nektarin e pastër të marrë nga leximi e mësimi përmendësh i Kuranit, dhe me këtë jetoni e garoni kudo ku gjendeni".

Drejtori i medresesë Alauddin mr. Jakup ef. Çunaku në fjalën e tij duke u dëshiruar mirëseardhje mysafirëve tha: "...duke u mbështetur në osinë kuranore "bashkëpunoni në punë të mira dhe të mbara.." , edhe ky organizim i sivjetmë, që llogaritet i pari i këtij lloji–niveli në historinë e medresesë Alauddin, është në vazhdën e bashkëpunimit të mirë e të ndërsjellë ndërmjet medreseve të mesme të Ballkanit. Pa dyshim se përgjigjja pozitive e medreseve nga vendet si: Shqipëria, Maqedonia, Turqia, Kroacia, Bullgaria, Mali i Zi dhe Sanxhaku, e ka bërë edhe më madhështore këtë garë. Unë këtë takim tonin, mes mësimdhënësve, njohjes mes nxënësve nga medresetë e ndryshme, e konsideroj si ngjarje të suksesshme dhe pa dyshim vepër të mirë të regjistruar te Zoti i Gjithëmëshirshëm. Dua t'ju siguroj se do të punohet edhe më shumë që kjo ngjarje të jetë tradicionale dhe të organizohet edhe në vitet në vazhdim".

Këto gara i përshëndetën edhe përfaqësuesit e Arabisë Saudite,Turqisë, Maqedonisë, Shqipërisë, Bullgarisë dhe Sanxhakut. Këtë mbrëmje e mbylli me këndim të bukur të disa ilahive imami nga Gjermania, Xhelal Kaloshi.

Në kategorinë me tre xhuza do të marrin pjesë shtatë nxënës, me pesë xhuza dhjetë nxënës, në kategorinë leximi i bukur i Kuranit do të marrin pjesë 12 nxënës dhe për xhuzin e 30-të 15 nxënës .

Garata do t'i vlerësojë komisioni vlerësues i garave në këtë përbërje: hfz. Safet Hoxha (Kosovë), hfz. Osman Egin (Turqi), Abdullah Al Muhib (Arabi Saudite), hfz. Shafi Osmani (Maqedoni) dhe hfz.Irfan Maliq (Novi Pazar).

Garat do të zhvillohen gjatë dy ditëve të ardhshme.

## Përfunduan garat e Kuranit në nivel të medreseve të Ballkanit

Prishtinë, 22 prill 2018

Garat e Kuranit në nivel të medreseve të Ballkanit, të cilat u mbajtën nën patronazhin e kryetarit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiut Naim Tërnava, dhe të organizuara nga Medreseja e Mesme "Alauddin", përfunduan sot. Gjatë këtyre ditëve në këto gara morën pjesë nxënës dhe nxënëse të medreseve të Ballkanit nga Kosova, Shqipëria, Turqia, Maqedoni, Mali i Zi, Kroacia, Bullgaria dhe Sanxhaku dhe patën rastin të shfaqin talentin dhe performancën e tyre në leximin-këndimin e Kuranit.

Kjo është gara e parë që u organizua në nivel ballkanik dhe nga të gjithë pjesëmarrësit e falënderuan BIK-un, Myftiun Tërnava dhe medresenë ja si nikoqire për këtë organizim kaq madhështor. Në përmbyllje të kësaj gare mori fjalën Myftiu Tërnava i cili falënderoi të gjithë pjesëmarrësit në këtë garë duke theksuar se ishte një garë e fortë dhe nuk ka asnjë humbës. Ai është shprehur i mahnitur me paraqitjen dhe leximin e këtyre nxënësve, të cilët janë argument i qartë se Islami në këto troje është i fortë dhe i qëndrueshëm dhe myslimanët kanë identitet me të cilin krenohen. Ai ka veçuar se kjo traditë do të vazhdohet edhe në vitet e tjera dhe ky është vetëm një hap i mbarë drejt afrimit dhe organizimit të përvjetshëm të garave kuranore në nivel të medreseve në Ballkan. Ai ka falënderuar drejtorin e Medresesë Jakup Çunaku dhe stafin e tij për këtë organizim shumë të mirë të garave kuranore. Ai ka falënderuar për pra-



ni mysafirin nga Arabia Saudite dr. Abdulaziz Muhamed Kasimi nga Organizata Botërore e Kuranit dhe Sunetit, dhe përfaqësuesin e Dijanetit të Turqisë Omer Faruku.

Më pas, drejtori i Medresesë "Alauddin" Jakup Çunaku në fjalën e tij përmbyllëse falënderoi të gjithë pjesëmarrësit në këtë garë duke i falënderuar edhe shkollat të cilat kanë dërguar nxënësit në këtë garë kuranore "bashkëpunoni në punë të mira dhe të mbara.." , edhe ky organizim i sivjetmë, që llogaritet i pari i këtij lloji – niveli në historinë e Medresesë "Alauddin", është në vazhdën e bashkëpunimit të mirë e të ndërsjellë ndërmjet medreseve të mesme të Ballkanit. Ai ka falënderuar anëtarët e komisionit vlerësues, të cilët bën një punë shumë të mirë dhe kryen me përpikëri këtë përgjegjësi.

Këto gara i nderoi me pjesëmarrje edhe imami nga Gjermania Xhelal Kaloshi, i cili gjatë këtyre ditëve performoi me këndim të Kuranit dhe të disa ilahive duke impresionuar të pranishmit.

Me fjalë përshëndetëse u paraqitën edhe dr. Abdulaziz Muhamed Kasimi nga Organizata Botërore e Kuranit dhe Sunetit, përfaqësuesi i Dijanetit nga Turqia Omer Faruku, Abdullah Al Muhibi nga Arabia Saudite, ishte kryetar i komisionit për vlerësimin e garave dhe i cili në fjalën e tij iu drejtua të pranishmëve duke shprehur falënderim për BIK-un, në krye me Myftiun Tërnava që bën një organizim kaq të mirë të këtyre garave kuranore. Ai po ashtu ka falënderuar edhe shkollat e rajonit, të cilat ofruan një shembull të shkëlqyeshëm se si duhet të kujdesemi për fjalën e Allahut.

Garuesit i vlerësoi komisioni profesional me këtë përbërje: hfz. Safet Hoxha (Kosovë), hfz. Osman Egini (Turqi), Abdullah Al Muhibi (Arabi Saudite), hfz. Shafi Osmani (Maqedoni) dhe hfz. Irfan Maliqi (Novi Pazar).

Fituesit e tri vendeve të para në nivelin e garës për lexim të lirë janë sipas kësaj radhitjeje:

Muhamet Bilal Demirel (Stamboll),
Uvejs Haxhi (Prishtinë) dhe
Ismet Selimi (Maqedoni)

Në garën për hifz në pesë xhuza fituesit janë:







Yunus Emre Yanaz (Stamboll)
Jasin Abdullai (Shkup) dhe
Mustafa Dalku (Kosovë)

Në garën për tre xhuza fituan:

Uvejs Haxhi (Prishtinë)
Burim Amdiu ( Shkup)
Alen Bala (Shkodër)

Në garën për hifz të xhuzit të 30-të fituan:

Enes Latifi (Prishtinë)
Besar Latifoviç (Novi Pazar)
Muhamed Musa Durlu (Bulgari)

Kurse në kategorinë e vajzave në nivelin e garave për lexim të lirë, fituan:

Aisha Mekiq (Noviz Pazar)
Fatime Nitaj (Prishtinë) dhe
Anisa Xhaferi (Shkodër)

Në nivelin e garës në hifz për 5 xhuza, radhitja ishte kjo:

Edina Baçevac (Novi Pazar)
Hatixhe Kadriu (Prishtinë)
Elvira Halimi (Shkup)

Në kategorinë për 3 xhuza fituan:

Medina Bardhi (Shkodër)
Maida Haliloviq (Novi Pazar)
Blerina Gashi (Prishtinë).

Ndërsa në nivelin e garës hifz në xhuzin e 30-të, u renditën kështu:

Aisha Mekiq (Novi Pazar)
Arta Asllani (Prishtinë) dhe
Selma Asani (Shkup)

Në fund iu dhanë mirënjohje dhe fletëfalënderime përfaqësuesve të medreseve pjesëmarrëse, anëtarëve të komisonit vlerësues, si dhe shpërblimet fituesve të këtyre garave.

Krejt në fund, për pjesëmarrësit e kësaj gare u organizua një vizit në varrezat në Kompleksin Përkujtimor "Adem Jashari" në Prekaz dhe qytetin e Prizrenit. (R.S.)

# Përurohet Instituti i Hivzit "Emin Pasha" në Prizren

Prishtinë, 23 prill 2018

Në mënyrë solemne dhe me tekbire u bë hapja e Institutit të Hivzit "Emin Pasha" në Prizren. Në këtë ngjarje mori pjesë Myftiu i BIK-ut, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, përfaqësues nga DiJaneti i Turqisë, konsulli turk në Prizren, kryetari i KBI-së së Prizrenit Besim Berisha me bashkëpunëtorë , imamë dhe të interesuar të tjerë. Një fjalë rasti mbajti kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, i cili, pasi uroi për këte godinë kaq të bukur të Institutit të Hivzit, falenderoi popullin turk dhe Dijanetin e Turqisë që kanë ndihmuar për ndërtimin e kësaj godine. Ai po ashtu tha se populli shqiptar përgjatë historisë fjalën e Zotit e ka lexuar, mësuar dhe mbajtur mend (bërë hifz). "Ne kemi idetitet me të cilin krenohemi. Ne kemi ruajtur fenë me tërë qenien tonë. Tashmë kemi hapur disa institute të hivzit anekënd Kosovës dhe jemi në proces të hapjes edhe të të tjerave. Falenderoj Dijanetin dhe popullin turk për ndihmën që na ofrojnë në vazhdimësi, besimtarët janë vëllëzër kudo ku janë"- tha myftiu Tërnava duke I uruar stafit punë të mbarë dhe që nxënësit sa më lehtë ta mësojnë Kuranin.

Fjalë rasti mbajtën edhe përfaqësuesi i Dijanetit turk, Faruk Omeri, si dhe kordinatori i Dijanetit në Kosovë Mustafa Tombashi, të cilët uruan dhe falenderuan BIK-un dhe Myftiun Tërnava për mbështetje dhe bashkëpunim duke vlerësuar se ky institut do te jetë në shërbim të Kosovës dhe të kuadrove të ardhshme fetare dhe se këta filiza do të jenë kandil ndriçues për Kosovën.

Në fund u dhanë disa mirënjohje, një ndër të cilat për Myftiun Tërnava.Në fund nxënësit e këtij instituti shfaqën një program duke performuar me këndim të disa ilahive. (R.S)



# Myftiu Tërnava priti kryetarin e komunës së Fushë Kosovës z. Burim Berisha

Prishtinë, 26 prill 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, sot priti kryetarin e komunës së Fushë Kosovës z. Burim Berisha. Në takim, Myftiu Tërnava dhe kryetari Berisha e njohën njëri-tjetrin me zhvillimet e reja të interesit të përbashkët në institucionet përkatëse. Myftiu Tërnava çmoi raportet dhe bashkëpunimin që kanë komuna e Fushë Kosovës dhe Këshilli lokal i Bashkësisë Islame në Fushë Kosovë. U bisedua edhe për mundësitë e thellimit të bashkëpunimit ndërinstitucional.. (I.Rexhepi)



# Myftiu Naim Tërnava priti z. Serge Fornerod-in

Prishtinë, 26 prill 2018

Myftiu Naim Tërnava priti z. Serge Fornerod-in, drejtor i Marrëdhënieve me Jashtë i Federatës së Unionit të Kishave Protestante të Zvicrës

Kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, priti sot z. Serge Fornerod-in drejtor i Marrëdhënieve me Jashtë i Federatës së Unionit të Kishave Protestante të Zvicrës, i cili po qëndron për vizitë zyrtare në vendin tonë. Myftiu Tërnava çmoi lart ndihmën e madhe dhe përkrahjen e shtetit zviceran dhe të popullit të Zvicrës dhënë Kosovës dhe e njohu mysafirin me Bashkësinë Islame të Kosovës, me institucionet e saj, me jetën fetare në Kosovës në përgjithësi, si dhe me harmoninë ndërfetare që mbretëron në vend. Nga ana e tij, z. Serge Fornerod-i falenderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe vlerësoi kontributin e Bashkësisë Islame për kultivimin e traditës së bashkëjetesës dhe tolerancës ndërfetare si një shembull model që duhet ndjekur nga të tjerët dhe për integrimin e shkëlqyer të shqiptarëve në shtetin zviceran.



# Myftiu Tërnava vizitoi Kaçanikun

Prishtinë, 26 prill 2018

Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim Tërnava, bashkë me një pjesë të kabinetit të Kryesisë, sot qëndroi në Kaçanik, ku vizitoi Këshillin lokal të Bashkësisë Islame dhe u prit nga kryetari i këtij Këshilli Mendu Rexha, i cili e njohu Myftiun Tërnava me aktivitetet që është duke i bërë Këshilli si dhe me përgatitjet që janë bërë e po bëhen për pritjen sa më mirë të muajit të bekuar të Ramazanit. Ai po ashtu falenderoi Myftiun Tërnava që po e mbështet KBI-në në Kaçanik për realizimin e projekteve jetike.

Myftiu më pas vëzhgoi punimet në vakëfin e dhuruar nga Al Maktumi nga Dubai dhe vizitoi edhe xhaminë te senatoriumi, e cila po ndërtohet nga donatori nga Katari. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti z. Erdal Atalain

Prishtinë, 30 prill 2018

Myftiu Tërnava e z. Erdal Atalai dakordohen:

SA MË PARË TË NISË NDËRTIMI I XHAMISË QENDRORE NË PRISHTINË.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava priti sot një delegacion nga DIJANET-i, të prirë nga drejtori i përgjithshëm për Marrëdhënie me Jashtë, z.Erdal Atalai.

Myftiu Tërnava, pasi u dëshiroi mirëseardhje delegacionit të lartë nga DIJANET-i, i falënderoi për vizitën, për kontributin dhe për mbështetjen që DIJANET-i jep për Bashkësinë Islame të Kosovës. Ai e vlerësoi si të shkëlqyer dhe në ngritje të vazhdueshme bashkëpunimin me DIJANET-in.

Ndërsa drejtori i përgjithshëm për Marrëdhënie me Jashtë, z. Erdal Atalai, pasi përcolli përshëndetjet e kryetarit të DIJANET-it për Myftiun Tërnava, tha se kjo vizitë është e një rëndësie të veçantë, ngase është në funksion të njohjes nga afër për procedurat rreth fillimit të ndërtimit të Xhamisë Qendrore në Prishtinë.

Ai më tutje tha se ndërtimi i xhamisë do të bëhet nga Drejtoria për Menaxhimin e Vakëfeve të DIJANET-it.

Myftiu Tërnava dhe mysafiri nga Ankaraja u dakordauan që sa më parë të nisë ndërtimi i Xhamisë Qendrore në Prishtinë. (Vedat Shabani)



# Kryetari i Kuvendit të BIRK-ut Ajni Sinani mori pjesë në tribunën e organizuar nga QShIKR-ja në Lozanë

Me ftesë të kryesisë së Qendrës Shqiptare për Integrim, Kulturë dhe Religjion në Lozanë, Kryetari i Kuvendit të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës Ajni Sinani mori pjesë më 28 prill në tribunën familjare, të organizuar për nder të ardhjes së muajit të bekuar të Ramazanit. Në këtë tribunë me karakter fetar dhe kombëtar morën pjesë një numër i madh i bashkatdhetarëve që jetojnë dhe veprojnë në Zvicër. Të ftuar specialë në këtë tribunë ishin: Dr. Ajni Sinani - kryetar i Kuvendit të BIRK-ut, Prof.dr.Musa Musai, Hafiz Xhelal Kaloshi, z.Mirush Kabashi - artist, dhe shumë personalitete të rëndësishme që jetojnë dhe veprojnë në Lozanë, si: dr.Gëzim Dushi, - kirurg, Musa Kamenica - këshilltar në KK Lozanë, xhemati i xhamisë "Dituria" në Gjenevë me imamin Rijad ef. Aliu dhe njëherit nënkryetar i Unionit të Qendrave Islame Shqiptare në Zvicër, mr. Zijadin ef. Mustafi - Imam në xhaminë në Fribourg së bashku me kryesinë e xhamisë dhe Emin ef. Mirsini - Imam në xhaminë në Byl dhe sekretar i BISHZ=it. Në fjalën e tij përshëndetëse kryetar i QShIKR në Lozanë Fehim ef. Abazi në fillim përshëndeti të pranishmit me një fjalë rasti dhe uroi të pranishmit për ardhjen e muajit të madhërishëm të Ramazanit.

Z. Ajni Sinani mbajti fjalimin qëndror në këtë tribunë, dhe ndër të tjera përcolli edhe selamet e Myftiut të Republikës së Kosovës Naim Ternava. (Fehim Abazi)



# Kryeimami Bajgora mban hutben e xhumasë në xhaminë "Mulla Sherif Ahmeti" në Lipjan

Më 13 prill 2018, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës Sabri Bajgora ligjëroi dhe mbajti hutben e xhumasë në xhaminë qendrore në Lipjan. Temë bosht e kësaj ligjërate ishin porositë madhështore të ngjarjes së Israsë dhe Miraxhit. Në ndërlidhje me detyrat, porositë e mësimet që dalin nga ngjarja-mrekullia e Israsë dhe Miraxhit, kryeimami Bajgora shtjelloi më gjerësisht detyrën për namaze që kemi, rëndësinë dhe të mirat që na vijnë prej namazit në botën tjetër, po edhe në këtë jetë. (F.Iljazi)



# Promovimi i librit "T'i kthehemi Krijuesit"

Këshilli Bashkësisë Islame në Rahovec, më (14 prill 2018), në shtëpinë e kulturës "Mensur Zyberaj" organizoi promovimin e librit "T'i kthehemi Krijuesit", libër i autorit hafiz Sulejman Bugari, njërit prej thirrësve më të mëdhenj islamë në hapësirat ballkanike, njëherit këshilltar për çështje fetare i Myftiut të Malit të Zi Rifat Fejziç. Ky libër, siç dallohet edhe nga titulli, u kushtohet tërësisht etikës fetare islame, vlerave përballë antivlerave, së vërtetës, sinqeritetit, ndershmërisë, dashurisë dhe mirëkuptimit në raport me Krijuesin dhe krijesat në përgjithësi. Kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Sabri Bajgora, si një nga panelistët e promovimit të librit në fjalë, ndër të tjerash tha: "Është një fakt i njohur botërisht se librat që shkruhen nga zemra, për hir të arritjes së kënaqësisë së Allahut janë libra që u mbijetojnë kohëve dhe mbesin në kujtesën e njerëzve si margaritarë, shkëlqimi i të cilëve nuk venitet e as nuk zbehet kurrë. I tillë është edhe ky libër, i cili qysh në faqet e para të tij të përvetëson dhe të ngjall shumë emocion. Lexuesi vazhdimisht mbetet i etshëm që, sapo ta përfundojë leximin e një flete, të kalojë në fletën tjetër, prej një hutbeje në tjetrën, për të kënaqur shpirtin e tij me këto vërshime shpirtërore të autorit. Ky libër, që shpreh dhe reflekton në një masë të madhe shpirtin e autorit, na bën të thellohemi edhe më tepër në botën e Thirrjes apo Daves, për të kuptuar esencën e saj dhe për të kuptuat drithërimet e autorit gjatë përsiatjeve të tij në këtë rrugëtim të shenjtë".

Kjo vepër, që në origjinal është shkruar në gjuhën boshnjake, duke përjetuar mbi 20 botime deri më sot, përfshirë këtu edhe atë në gjuhën angleze, gjermane e tash edhe në shqipe, përmban gjithsej 53 hutbe, me përkthim brilant në gjuhën shqipe nga z. Qerim Hondozi dhe redakturë të z. Namik Dokle. Ky libër paraqet vetëm një segment të paktë të veprimtarisë shumëvjeçare të autorit hafiz Sulejman Bugari si imam dhe vaiz në Bosnjë, Mal të Zi dhe Kosovë. (F.Iljazi



# Në Fakultetin e Studimeve Islame diplomoi studenti i parë në nivelin master

Më datë 04.04.2018, studentja Artë Gorçaj mbrojti temën e masterit me titull: “Dialogu ndërfetar në Kosovë dhe sfidat bashkëkohore të tij” para komisionit në përbërje:

Prof. dr. Nazmi Maliqi, kryetar

Prof. ass. dr. Zija Abdullahu, anëtar

Prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi, mentor

Punimi “Dialogu ndërfetar në Kosovë dhe sfidat bashkëkohore të tij” i kandidatës Artë Gorçaj është i përbërë nga 104 faqe me paragrafe të renditura në rreshta dhe përfshin 4 kapituj.

Pas përfundimit të vlerësimit nga ana e komisionit, ekspozesë së kandidates dhe pyetjeve të parashtruara nga komisioni dhe audienca, komisioni u tërhoq për një kohë të caktuar dhe më pastaj vlerësoi se punimi “ Dialogu ndërfetar në Kosovë dhe sfidat bashkëkohore të tij ”, i kandidates Artë Gorçaj i plotëson të gjitha kriteret dhe standardet e parapara sipas Statutit dhe Rregullores për Studime Pasdiplomike të FSI-së dhe merr vlerësimin me notën dhjetë (10).

(V. Shabani)



# Dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi merr pjesë në konferencën shkencore “Novacioni, arsimi, kërkimi dhe shkenca në funksion të zhvillimeve globale”

Me 06.04.2018 me ftesë të Institutit për Hulumtime Shkencore dhe Zhvillim, dekani i FSI-së mori pjesë në konferencën shkencore të organizuar në Ulqin, ku morën pjesë një numër i konsiderueshëm i studiuesve nga Ballkani, Evropa dhe SHBA-ja. Në këtë konferencë dekani prezantoi temën mbi zhvillimin e arsimit shqip në Mal të Zi, shtjelloi hapjen e shkollave shqipe në Mal të Zi por edhe sfidat dhe vështirësitë nëpër të cilat ka kaluar arsimi shqip. Para të pranishmeve dekani theksoi segregacionin dhe padrejtësitë që edhe sot po i bëhen arsimit shqip në Mal të Zi, pavarësisht raporteve relaksuese që sot kanë dy shtetet amë shqiptare me Republikën e Malit të Zi. Dekani gjithashtu në prani të përfaqësuesve shtetërorë të Malit të Zi theksoi se kurrikulat, veçmas të lëndës së historisë dhe kulturës muzikore të shkollave fillore dhe të mesme, nuk përfshijnë historinë dhe kulturën kombëtare shqiptare, të drejta këto të garantuara edhe me kushtetutën e Malit te Zi. Po ashtu gjatë referimit vuri theksin në nevojën e ndihmës dhe përkrahjes me literaturë dhe libra në gjuhën shqipe nga ana e Kosovës dhe Shqipërisë për arsimin shqip në Mal të Zi. Në fund të fjalës së tij, publikisht kërkoi nga organet kompetente shtetërore të Malit të Zi që sa më parë të hapet edhe ndonjë institucion i arsimit të lartë në gjuhën shqipe në këtë republikë, po ashtu theksoi kontributin profesional, akademik dhe shkencor që mund ta japin institucionet politike dhe akademike-shkencore të Kosovës dhe Shqipërisë në këtë drejtim. Pas përfundimit të kumtesës, dekani bëri një prezantim të shkurtër të Fakultetit të Studimeve Islame dhe organizatorit i dhuroi një monografi të FSI-së. (V. Shabani)



# Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame dhe sekretari vizituan Fakultetin e Shkencave Humane në Budapest

Më datë 13-14 prill 2018, dekani i FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi dhe sekretari i Fakultetit mr. Vedat Shabani qëndruan për një vizitë zyrtare në Budapest të Hungarisë.

Qëllimi i udhëtimit ishte vizita në Fakultetin e Shkencave Humane të Universitetit shtetëror "Eötvös Loránd University" dhe takimi me udhëheqjen e këtij Fakulteti. Vizita u realizua nga ora 14.00 në zyrën e prodekanes për Marrëdhënie me Jashtë, Krisztina Károly.

Dekani i FSI-së, Fahrush Rexhepi fillimisht e falënderoi nikoqiren për mirëpritjen e saj dhe e informoi për historikun e FSI-së, stafin akademik, numrin e studentëve të cilët studiojnë në këtë institucion dhe për programet e studimit të cilat i ofron FSI-ja. Edhe prodekanja Károly e falënderoi dekanin Rexhepi për vizitën duke e informuar për historikun e Universitetit "Eötvös Loránd University" dhe për fakultetet të cilat janë në kuadër të këtij universiteti. Në fund të takimit palët u dakorduan për përgatitjen e një draftmarrëveshjeje për bashkëpunim akademik e shkencor mes dy institucioneve dhe pas përcaktimit të pikave të përbashkëta të bëhet edhe zyrtarizimi i saj. Krejt në fund, dekani Rexhepi edhe një herë e falënderoi nikoqiren dhe i dorëzoi asaj dy botime të FSI-së (Epitafet në gjuhën osmane dhe Monografinë e FSI-së).

Ajo që më së shumti na la përshtypje gjatë kësaj vizite ishte funksionimi i Departamentit të Gjuhës arabe dhe Sektorit për historinë e lashtë të Egjiptit, historinë e Persisë, Mesopotamisë dhe për historinë islame. Të gjithë profesorët e këtyre lëndëve ishin studiues dhe njohës të mirë të gjuhës arabe.

Gjatë kësaj vizite, dekani Rexhepi dhe sekretari Shabani vizituan edhe Ambasadën e Republikës së Kosovës në Budapest, ku u pritën nga konsulli, z. Korab Mushkolaj. Konsulli Mushkolaj e vlerësoi to dobishme këtë vizitë dhe njëherit e informoi dekanin për bashkëpunimin e Republikës së Kosovës me atë të Hungarisë, veçmas bashkëpunimin në fushën akademike e shkencore dhe për 160 studentët e Kosovës që studiojnë në universitete të ndryshme të Hungarisë. Dekani Rexhepi e falënderoi Konsullin për mirëpritjen e tij dhe në shenjë mirënjohjeje i dorëzoi dy botimet e FSI-së. (V. Shabani)



# Konferenca me temë "Arsim për të ardhmen"

Dekani i FSI-së Fahrush Rexhepi dhe sekretari Vedat Shabani morën pjesë në konferencën me temën "ARSIM PËR TË ARDHMEN, fuqizimi i bashkëpunimi në mes të institucioneve të arsimit të lartë të Kosovës, qeverisë dhe sektorit privat", e cila u mbajt më datë 26-27 prill 2018 në ambientet e hotelit "Sirius" në Prishtinë, organizuar nga Kosova United States Alumni dhe Ambasada e SHBA-së në Prishtinë.

Në këtë konferencë, përveç fjalimeve përshëndetëse nga ana e ambasadorit të SHBA-së në Kosovë, z. Greg Delawie, zëvendësministrit të Arsimit të Republikës së Kosovës, z. Heset Sahitit dhe përfaqësuesit të biznesit, z. Visar Ramajlit, ishin paraparë këto sesione shkencore. Sesioni I: Hartimi i kurrikulës në bazë të nevojave të tregut të punës. Sesioni II: Aftësi të reja për punë të reja. Sesioni III: E Drejta pronësore intelektuale në kontekst akademik. Sesioni IV: Rritja e bashkëpunimit në mes të universitetit dhe bizneseve.

Ndërsa në ditën e dytë gjithashtu ishin paraparë katër sesione shkencore. Sesioni I: Tranzicioni i të diplomuarve nga universiteti në tregun e punës. Sesioni II: Mësimnxënia me studentin në qendër, mësimnxënia dhe vlerësimi. Sesioni III: Integrimi i teknologjive të reja në procesin e mësimdhënies dhe mësimnxënies. Sesioni IV: Zhvillimi i vazhdueshëm i programeve të studimit bazuar në nevojat e ekonomisë.

Gjatë këtyre dy ditëve patëm rastin të dëgjojmë nga një ligjëratë nga përfaqësues të universiteteve të Amerikës. Ligjërata e parë nga dr. Jason Lane nga Universiteti i New York-ut në Albany me temën: "Universitetet dhe kolegjet private si shtyllë të zhvillimit ekonomik", dhe ligjërata e dytë nga dr. Sheila Offman Gersh, Kolegji Mercy, me temën: "Përshtatja e kurrikulës së Mercy College me tregun e punës". (V. Shabani)

# Xhamia Shqiptare e Regensdorfit të Zvicrës shënoi 20-vjetorin e themelimit të Bashkësisë Islame

Prishtinë, 1 prill 2018

Drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, qëndroi në Zvicër, ku Xhamia Shqiptare e Regensdorfit të Zvicrës shënoi 20- vjetorin e themelimit të Bashkësisë Islame. Në këtë shënim përvjetori, përveç drejtorit Simnica, merrnin pjesë edhe kreu më i lartë i BFI-së, Reisi Sulejman ef.Rexhepi me bashkëpunëtorë. Po ashtu, në këtë tubim morën pjesë edhe bartës të jetës fetare islame nëpër qendra të ndryshme në mërgatë si: Haf. Mehas ef.Alija, krytar i Unionit të Bashkësive Islame Shqiptare në Zvicër, përfaqësuesi i Unionit të Bashkësive Islame Shqiptare në Gjermani, Salahudin ef.Ibra, imamë dhe udhëheqës të xhamive nga mbarë Zvicra. Po ashtu, prezantuan edhe teologë të ftuar nga Maqedonia, Shqipëria, Presheva etj. Kënaqësi të veçantë për të pranishmit ishte edhe prezenca e përfaqësuesit të lartë të pushtetit lokal të Regensdorfit, z. Bruno Veder-it. Nën udhëheqjen e programit nga ana e imamit të kësaj xhamie mr. Ferid ef. Zekiri, fillimisht mysafirët i përshëndeti imami dhe kryetari i xhamisë z. Mevludin Ashiku, kurse fjalë rasti mbajti edhe drejtori për Diasporë Ekrem ef. Simnica, i cili, pas përshëndetjes dhe urimit në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, organeve udhëheqëse të saj dhe në emrin e Myftiut Tërnava, theksoi sidomos virtytin e shqiptarëve gjithandej në shtetet e Perëndimit, kujdesin e veçantë në shprehjen e ndjenjave të tyre fetare islame, gjë që po e dëshmojnë më së miri edhe ndërtimi dhe themelimi i kësaj qendre-xhamie madhështore para 20 vjetëve dhe funksionimi i saj, gjithnjë duke pasur parasysh rrethanat, kohën dhe vendin ku jetojnë dhe veprojnë mërgimtarët tanë. Drejtori për Diasporë z. Ekrem Simnica ftoi vëllezërit shqiptarë që të vijojnë edhe më që, me kulturën shqiptare, me fenë, respektin dhe me të gjitha vlerat e mrekullueshme kulturore e civilizuese, të lënë përshtypje të mirë e pozitive te banorët vendës si dhe tek autoritetet e shteteve perëndimore, njëherit shprehu falënderimet e sinqerta për popullin dhe qeverinë zvicerane për kushtet dhe mundësinë që u ofroi komuniteteve si në aspektin fetar edhe në atë kombëtar. Islami është fe e paqes, tolerancës, mirëkuptimit, respektit të ndërsjellë, larg çdo ekstremizmi e radikalizmi. Kushdo që mundohet ta paraqesë Islamin ashtu siç nuk është ai, ia bën dëmin më të madh vetë fesë së Allahut, myslimanëve, si dhe kombit të vet. Duke uruar 20-vjetorin e themelimit të kësaj qendre, uroi që kjo qendër si dhe të gjitha xhamitë e tjera në diasporë të kultivojnë vlerat madhështore të islamit. (Ekrem Simnica & R.Suma)



# Drejtori për Diasporë Ekrem Simnica vizitoi Konsullatën e Republikës së Kosovës në Cyrih

Prishtinë, 3 prill 2018

Ekrem Simnica, drejtor për Diasporë në Bashkësisë Islame të Kosovës, i shoqëruar nga anëtari i xhamisë "Ikra" në Cyrih, z.Labinot Ibrahimi, vizituan Konsullatën e Republikës së Kosovës në Cyrih të Zvicrës. Ata u pritën nga z. Islam Spahiu, ministër këshilltar/udhëheqës i Konsullatës, i cili, pas shprehjes së mirëseardhjes, bisedën e shtroi rreth koordinimit mes qendrave shqiptare me Konsullatën, si dhe rreth koordinimit të punëve me qendrat shqiptare dhe kontrollimin e mbarëvajtjes së tyre. Nga ana e tij, drejtori Simnica uroi z. Spahiun për punën që bën në bashkëpunim me Bashkësinë Islame të Kosovës, duke i dëshiruar shëndet, suksese e mbarësi në krye të Konsullatës dhe shprehu gatishmërinë e tij që edhe në të ardhmen të koordinohen për aktivitetet e diasporës. (Ekrem Simnica)



# Drejtori për Diasporë Ekrem Simnica qëndroi në Mannheim dhe Ludwigshafen

Më 07 prill 2018, drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, Ekrem ef. Simnica, qëndroi në Gjermani, ku mori pjesë në shënimin e inaugurimit të xhamisë shqiptare "DAI" dhe objekteve përcjellëse të saj. Në këtë inaugurim, përveç drejtorit Simnica, morën pjesë edhe kryetari i Komunës së Preshevës, Shqiprim Arifi me bashkëpunëtorë, imami Ahmet Kalaja nga Shqipëria, përfaqësuesi i Unionit të Bashkësive Islame Shqiptare në Gjermani, z. Salahudin Ibra, si dhe imamë dhe udhëheqës të xhamive nga mbarë Gjermania dhe Zvicra. Këtë tubim e madhështuan edhe më shumë me prezencën e tyre edhe lexuesit e Kuranit, imami në Ingelshtad, z. Xhelal Kaloshi dhe hafëz Aziz Alili nga Kroacia, të cilët para të pranishmëve lexuan pjesë nga Kurani, duke bërë kështu këtë manifestim edhe më të begatë. Kënaqësi e veçantë për të pranishmit ishte edhe prezenca e përfaqësuesit të lartë të pushtetit lokal në Mannheim. Nën udhëheqjen e programit nga moderatori z. Agim Avdiu, fillimisht iu dha fjala kryetarit të xhamisë, z. Amir Abdiu, i cili përshëndeti mysafirët, e më pastaj me nga një fjalë rasti të pranishmit i përshëndetën edhe kryetari i Komunës së Preshevës, Shqiprim Arifi, imami nga Shqipëria, Ahmet Kalaja, si dhe drejtori për Diasporë, Ekrem ef. Simnica. Drejtori Simnica pas përshëndetjes dhe urimit në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, organeve udhëheqëse të saj, dhe në emrin e Myftiut Tërnava si dhe të popullit mysliman të Kosovës, foli për rolin dhe rëndësinë e xhamive në përgjithësi, e në veçanti në diasporë. Ai theksoi virtytin e shqiptarëve gjithandej në shtetet e Perëndimit, si dhe kujdesin e veçantë në shprehjen e ndjenjave fetare islame, gjë që po e dëshmojnë më së miri edhe me ndërtimin dhe themelimin e këtyre qendrave-xhamive madhështore dhe funksionimin e tyre, gjithnjë duke pas parasysh rrethanat, kohën dhe vendin ku jetojnë dhe veprojnë mërgimtarët tanë. Drejtori për Diasporë, z. Ekrem Simnica ftoi vëllezërit shqiptarë që të vazhdojnë edhe më tutje të lënë përshtypje të mirë e pozitive te banorët vendës, si dhe tek autoritetet e shteteve perëndimore, me kulturën shqiptare, fenë, respektin, dhe mbi të gjitha me vlerat e mrekullueshme kulturore e civilizuese, njëherësh shprehu falënderimet më të sinqerta për popullin dhe qeverinë gjermane për kushtet dhe mundësitë që u ofrojnë komuniteteve, si në aspektin fetar ashtu edhe në atë kombëtar. Islami është fe e paqes, tolerancës, mirëkuptimit, respektit të ndërsjellë, larg çdo ekstremizmi dhe radikalizmi. Kushdo që mundohet ta paraqesë islamin ashtu siç nuk është ai, ia bën dëmin më të madh vetë fesë së Allahut, myslimanëve, si dhe kombit të vet.Duke përshëndetur themelimin e kësaj qendre, uroi që kjo dhe të gjitha xhamitë-qendra tjera në diasporë të kultivojnë vlerat madhështore të islamit. Drejtori Simnica, ftoi të pranishmit që gjithnjë të përcjellin mesazhin e paqes, mirësjelljes, mirëkuptimit dhe vlerat kulturore e civilizuese. Ai duke vlerësuar pjesëmarrjen në këtë inaugurim si një nder dhe privilegj, shfrytëzoi rastin që në emrin e BIK-ut, t'i dhuroi mirënjohje kryetarit të nderuar të Xhamisë Shqiptare "DAI" në Mannheim z. Amir Abdiut, dhe kryesisë së Bashkësisë Islame Shqiptare në Mannheim. Ky manifestim u përmbyll me një program kulturo-fetar, ku me këndimin e disa ilahive dhe pjesëve nga Kurani u paraqitën imami në Bashkësinë Islame "Asr", Xhelal Kaloshi, hfz. Aziz Alili dhe Nusret Kurtishi. (Ekrem Simnica)



# Kryhet umreja e tretë nën organizimin e BIK-ut

Prishtinë, 9 prill 2018

Grupi i tretë i umrexhive tanë, të cilët, nën organizimin e Bashkesisë Islame të Republikës së Kosovës, ishin nisur për në vendet e shenjta, Mekë dhe Medinë; më datë 09.04.2018, janë kthyer në Kosovë të gjithë shëndoshë e mirë. Ata gjatë qëndrimit në vendet e shenjta, së pari vizituan Medinën e Ndritshme, qytetin e Pejgamberit a.s., ku qëndruan 4 ditë rresht, pastaj vazhduan drejt Mekës së Bekuar për të kryer umren dhe atje qendruan 7 ditë. Gjatë qëndrimit në Medinën e Pejgamberit a.s. ata vizituan Kodrën e Uhudit, Mesxhid Kibletejn-in, Mesxhid Kuba-në dhe shtatë xhamitë (seba mesaxhid). Po ashtu gjatë qëndrimit në Mekën e Bekuar vizituan: Arefatin, Kodrën e Mëshirës, Muzdelifen, xhemeratet, kodrën Thevr dhe kodrën Nur. Udhëheqës i grupit të tretë të umrexhive ishte mr. Fitim Gashi nga Drejtoria e Haxhit dhe e Umres. (Fitim Gashi).



# U mbajt takimi i rregullt vjetor i përfaqësuesve të degëve të departamenteve rinore të këshillave përkatës të Bashkësisë Islame të Kosovës

Prishtinë, 26 prill 2018

U mbajt takimi i radhës i përfaqësuesve të departamenteve rinore nga këshillat e ndryshëm. Ky takimi u hap me leximin e disa ajeteve kuranore nga Izedin Krasniqi, përfaqësuese i degës së departamentit në Obiliq. Në këtë takimi ishin të pranishëm 14 përfaqësues nga 14 komuna të ndryshme të vendit, të cilëve iu drejtua zëvendëskryeimami i Republikës se Kosovës Fatmir Iljazi, i cili, në emrin e tij dhe të zyrës së kryeimamit dhe në emër të Myftiut të Kosovës Naim Tërnava, shprehu gatishmërinë për përkrahje dhe ndihmë. Në takim u diskutuan raportet e punës vjetore nga vitet e kaluara si dhe, me propozime nga përfaqësuesit e degëve, u hartua një plan i përbashkët disapikësh i veprimit gjatë vitit 2018, nga ku nuk do të përjashtohen aktivitetet e pavarura te degëve në koordinim me këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës. (Fejsal Spahiu)



# Dua hatmeje në Han të Elezit

Më 28 prill në "Xhaminë e Vjetër" të Hanit të Elezit u mbajt duaja e hatmes së Kuranit për nxënëset vijuese të mësmibesimit, e organizuar nga KBI - Dep. i Gruas në Han të Elezit. Ishin 47 nxënëse që vijuan mësimbesimin dhe mësuan leximin e Kuranit nga mësuesja e tyre znj. Xhevrije Dërguti Vila, e cila pa kursyer nga koha dhe mundi i saj, për 2 vjet arriti që këtyre nxënëseve të moshave të ndryshme t'ua mësojë leximin e Kuranit rrjedhshëm.

Përveç numrit të madh të të pranishmeve që kishin ardhur ta ndiqnin programin, ishte prezent edhe udhëheqësja e DG të BIK-ut znj. Vaxhide Bunjaku me bashkëpunëtoret e saj, gjithashtu znj. Mevlude Qerkezi dhe psikologia Gyltene Dërguti.

Në emër të DG-së përshëndeti znj. Vaxhide, e cila falenderoi znj. Xhevrije Derguti–Vila për kontributin e dhënë ndaj nxënëseve, po ashtu përgëzoi nxënëset për suksesin e tyre të treguar.

Po ashtu me një fjalë rasti të pranishmet i përshëndeti edhe psikologia Gyltene Dërguti dhe znj. Mevlude Qerkezi, të cilat shprehën knaqësinë e tyre për prezencën në ngjarjen e organizuar dhe çmuan lart kontributin e mësueses dhe suksesin e nxënëseve.

Ky program ishte i pasur me pika të ndryshme artistike, si ilahi, monologje, evokime për çastet e mira dhe për vështirësitë në ndjekjen e mësimeve nga vetë nxënëset etj. Organizatoret nuk kishin harruar të mendonin si ti nderonin të pranishmet, të cilave u dhanë dhurata. Në fund nxënëset u pajisen me diploma. (Vaxhide Bunjaku)



# Me rastin e duasë së hatmes në fshatin Bresanë

Më 19 prill 2018, në një atmosferë të bukur, në xhaminë "Mehmet Kuklibegu" në fshatin Bresanë, me rastin e Duasë së hatmes, u mbajt manifestim madhështor.

Pas namazit të ikindisë u paraqitën 42 nxënës në xhami me një veshje solemne dhe me një gëzim të papërshkruar.

Programin e hapi imami i xhamisë Xhevat ef. Fetahi, i cili, pasi prezantoi vijuesit e mësimbesimit, shkurtimisht foli për të sukseset dhe të arriturat e nxënësve.

Pas përfundimit të programit, në emër të KBI të Dragashit përshëndeti kryetari Osman Mehmeti, i cili ndër të tjera tha: "Jam i nderuar që gjendem sot para jush dhe para këtyre fëmijëve që lexuan Kuranin, falë punës së imamit tuaj është bërë traditë Duaja e hatmes në xhematin e fshatrave Bresanë dhe Kuklibeg.

Pastaj fjalën e mori përfaqësuesi i Kryesisë së BIK-ut z. Fitim Flugaj. Ai përshëndeti të pranishmit në emër të Myftiut të BIRK-ut dhe përgëzoi imamin e xhamisë për këtë punë duke shtjelluar rëndësinë e Librit të Allahut xh.sh.

Ai në fund përgëzoi nxënësit dhe uroi për suksese të tjera në të ardhmen. Vlen të theksohet se gjatë këtyre dhjetë vjetëve në mekteb kanë bërë hatme 25 grupe me gjithsej 682 nxënës.

Në emër të KBI të Dragashit, Nail ef. Halimi bëri shpërndarjen e certifikatave për nxënësit, kurse duan e hatmes e bëri kryeimami Xhafer Fejziu. Nxënësit që kryen hatmen:

Ahmed Qazimi, Anesa Vehbiu, Anisa Lutfiu, Arlind Salihu, Aurora Ademi, Dijana Lutfiu, Edi Muhamedi, Elifa Sinani, Furkan Vehbiu, Harbin Ahmeti, Ilhan Ahmeti, Isa Ramadani, Kaltrina Muhamedi, Merjeme Rysheni, Milot Ajeti, Muadh Rysheni, Muhela Hajdari, Sanije Maliqi, Sumeja Ademi, Uvejs Rysheni, Gresa Ymeti, Hatixhe Shaqiri, Anela Ramadani, Semine Muharremi, Alberina Xhabiri, Amar Sylejmani, Amin Miftari, Anisa Sinani, Arlind Rysheni, Blenora Milaimi, Edvin Rysheni, Elbein Hajdari, Elsan Rysheni, Eriola Milaimi, Esra Hajredini, Ezana Ramadani, Fluarta Aliu, Hamza Rexhepi, Ismail Asllani, Semina Miftari, Suhejb Ramadani, dhe Sumeja Rysheni. (Xhafer Fejziu)



**Këshilli i Bashkësisë Islame i Rahovecit**
Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

Imam, hatib, mual-lim në xhaminë Sylejman ef. Kollarit në Rahovec;

Arkëtar

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe regullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe ajo e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Rahovec.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Pejës**
Shpall:

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të liratë punës:

Imam, hatib, mual-lim në xhaminëe fshatit Raushiq

Imam, hatib, mual-lim në xhaminëe fshatit Kryshec

Imam, hatib, mual-lim në xhaminë e fshatit Jabllanicë e madhe

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe regullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe ajo e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Pejë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Gjilanit**
Shpall:

## KONKURS

Për plotësimin e vendeve të liratë punës:

Imam, hatib, mual-lim në xhaminëe lagjen e "Zabelit" në Gjilan,

Imam, hatib, mual-lim në xhaminë "Kodra e Dëshmorëve" në Gjilan

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e vërtetuar nga Kryesia).
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe regullores e vendimeve të Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. T ë mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenëtë punësuar;
6. Të ndërmarrin iniciativë dhe të kenë kreativitet në punë;
7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës

Dokumentet e kërkuara:

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe ajo e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;
* Letërnjoftimi (fotokopje)

Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!

Vërejtje:

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Gjilan.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursiështëi hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".

# Ramazani dhe Jusufi a.s.

*Dymbëdhjetë muaj ka viti*
*Aq sa djem që Jakupi pati*
*Jusufin donte ai më së shumti*
*Siç po e duam ne Ramazanin*

*S'ia hoqën babait njëmbëdhjetë*
*E verboi për djalin Jusuf malli*
*Për kaq muaj dhe zemrat tona*
*Vrer e hile po i mbush mëkati*

*Dhe porsi syve të Jakupit alejhisselam*
*Aroma e këmishës së më të dashurit*
*Zemrave tona po ua kthen dritën*
*Shija e ibadetit të Ramazanit*

*Ilmi Rexhepi*



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës




Të interesuarit për Haxh
mund të paraqiten
nëpër Këshillat vendorë
deri më:

**18.06. 2018**

**Aranzhmani për këtë vit është**

**3800 €**

UDHËTIMI ME AEROPLAN,
DUKE PËRFSHIRË
EDHE PRERJEN E KURBANIT

**Dokumentet e nevojshme:**
Pasaporta biometrike e Kosovës.
Afati i pasaportës së paku 6 muaj.
Dy foto të formatit të pasaportës.

Për më shumë informata lidhur me Haxhin 2018 drejtohuni në Departamentin e Haxhit pranë Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës në numrat e telefonit: **038 224 001, 038 224 022, 038 224 024** ose në zyrat e këshillave të BIK në komunat tuaja.